# Xhamia e fshatit Marec

Fshati Marec është vendbanim i vjetër antik dhe i madh me sipërfaqe (7270.6 hektar;), zona më e madhe kadastrale në komunën e Prishtinës. Ky vendbanim përfshin disa lagje, të cilat pothuajse janë fshatra në vete, si: Vitia, Gërbeshi, Bullajt, Canajt, Pacajt, Vakofci, Mudripotoku, Nishnakollë, po edhe lagjet Bucoll, Vrella, Vrajaj, Llapashtica, Brahovit, Smajlajt, Jasharajt, Hoxhajt, Golemivadë (Vada e Golemit) etj..

Xhamia është ndërtuar në fund të periudhës osmane, në kohën e sulltan Abdul Hamidit të Dytë (1876-1909), më 1880 (1287 H) në lagjen e Mudripotokut.

Xhamia e sotme është pjesërisht një rindërtim i dytë i ndërtesës ngritur në vitin 1880. Xhamia kishte mbijetuar të gjitha luftërat, por e kishte dërmuar shumë dhëmbi i kohës. Në vitin 2009 xhamia e vjetër u rrënua pjesërisht: hajati, çatia dhe disa pjesë të tjera, kurse u ruajtën muret mbështjellëse të sallës së faljes dhe minarja. Rindërtimi ruajti përmasat e sallës së faljes, sikurse dhe muret e saj, por ato u mbështollën nga jashtë me themele, pilastra dhe trarë të rinj për përforcim si dhe u ndërtua kupola qendrore dhe e hajatit.

Tipologjia : E vjetra nga periudha osmane ishte xhami e tipit të hershëm osman, xhami me çati druri dhe tjegulla, njëhapësinore dhe pa minare. Më vonë, rreth viteve '80 të shekullit të kaluar ishte ngritur minarja. Rindërtimi i dytë, siç u njoftuam, ndryshoi edhe stilin arkitekturor, nga stili i hershëm osman - në një xhami të tipit me sallë të mbuluar me kupolë (kube) - xhami sulltanore.

Projektimi, financimi dhe ndërtimi i xhamisë: Xhamia në gjendjen e tashme u projektua dhe u ndërtua nga kompania projektuese dhe ndërtuese "Mabetex Project Engineering". Rindërtimi u financua nga fondacioni "Behgjet Pacolli". Nuk e dimë kuh kishte qenë ndërtuesi i parë i xhamisë së vjetër, kurse meremtimin e mëvonshëm të hajatit dhe të minares e bënë xhemati i fshatit.

*(Pjesë të shkëputura nga monografia ende e pa botuar "Xhamitë e komunës së Prishtinës" 01, autorë: Mr. Sc. Sami Isufi Arch. dhe MA Esat Ramadani Arch. Prishtinë, 2011)*





PËRMBAJTJA:






# Deklaratë për opinion

*Kryesia e BIK-së mbetet e përkushtuar që të realizojë të drejtën e shkollimit dhe të punësimit të femrës muslimane në institucionet publike edhe me mbulesë, si një e drejtë e panegociueshme. Zgjidhja për këtë çështje, dhe çështje të tjera duhet kërkuar në kuadër të Kushtetutës së vendit dhe shembullit të vendeve të Bashkimit Evropian, atje ku pretendojmë të integrohemi, larg çdo politizimi e polarizimi për interesa politike e klanore.*

*Partitë politike, le të merren më punët dhe programet e tyre, ndërsa Bashkësia Islame do të kryejë misionin e saj kushtetues. Kryesia e BIK-së fton të gjitha partitë politike që të mos provojnë të bëjnë fushatë në xhamitë dhe objektet e tjera të BIK-së, sepse xhamitë nuk janë vend për platforma politike, por për ibadete e kryerje të obligimeve fetare. Kjo, ngase xhemati ynë është heterogjen dhe u përket të gjitha partive politike, pra për ne të gjitha partitë politike janë të barabarta.*

*Kryesia e BIK-së në të njëjtën kohë shpreh shqetësimin dhe mospajtimin e saj për marshin e sotëm në Prishtinë, kundër homofobisë. Marshin e sotëm e konsiderojmë fushatë, me të cilën po tentohet të promovohet homoseksualiteti si vlerë civilizuese. Bashkësia Islame e Kosovës, edhe një herë, distancohet publikisht nga kjo dukuri, e cila është degjeneruese, denigruese dhe nuk përkon me natyrshmërinë e llojit njerëzor, si dhe është kundër mësimeve të Zotit, parimeve fetare, traditës së shëndoshë të shoqërisë dhe familjes së shëndetshme.*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Mr. Isa Bajçinca / Korrektor: Dr. Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $
/ Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Agjërimi është Imi dhe Jam Unë që do të shpërblej për të



*"Atij që bën ibadet (lutje) Natën e Kadrit, me besim e duke shpresuar për shpërblimin (që do t'i japë Allahu xh.sh.), do t'i falen ato që i kanë paraprirë prej mëkateve".*

*(hadith)*



*Ramazani për muslimanët paraqet një periudhë që karakterizohet nga një sërë detyrimesh, të cilat kryhen prej tyre me devotshmërinë e duhur. Allahu xh.sh., u jep besimtarëve kënaqësinë më të madhe shpirtërore kur kujtojnë fjalët e Allahut: "Agjërimi është Imi dhe Jam Unë që do të shpërblej për të." Kalimi i njeriut nga një jetë e zakonshme në atë mbushur me përkushtim e ibadet të veçantë e me sakrifikime sublime trupore, - kjo është e veçanta e këtij muaji mubarek. Një gjë jo fort e lehtë. Duke u bazuar në filozofinë e muajit të Agjërimit (Ramazanit) dhe në vlerën e madhe të tij, besimtari, me bindje më të thellë e me vullnet, i përgjigjet thirrjes hyjnore që, në emër të Tij, të heqë dorë nga jeta normale dhe kërkesat e ulëta e të përditshme, duke synuar jetën shpirtërore e shpërblimet e panumërta, që janë përgatitur për agjëruesin. Agjërimi është një shkollë dhe qendër e edukimit dhe skalitjes shpirtërore dhe morale, pse jo... Ditën agjërojmë, pak pas iftarit falim bashkërisht namazin e teravive, një përjetim shpirtëror ky shumë i rrallë. Dëgjohen ajete nga kaptina të ndryshme kuranore; bile në disa xhami ky namaz vjetor falet edhe me hatme. Ato lutje, ato dua e salavate që këndohen nga qindra e qindra xhematlinj, rrisin imanin dhe e forcojnë atë në zemrën e besimtarit.*

*Në këtë muaj mubarek nafilja është në rang të farzit, kurse farzi që kryhet në muajin e Ramazanit, shpërblehet sa 70 farze që ke kryer jashtë muajit të Ramazanit. Pra, vlerësohet dhe shpërblehet, po nuk i zëvendëson farzet e tjera që na kanë mbetur.*

*Muhamedi a.s., në një rast u tha ashabëve se një umre në Ramazan ka vlerën e një Haxhi, po nuk e zëvendëson Haxhin kurrsesi. Në këtë muaj hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe lidhen shejtanët, që ata me veset e tyre të mos na shqetësojnë dhe ne të mos i zgjidhim me gibet e të shara dhe cigare.*

*Ramazani është muaji kur muslimanëve iu shpall kushtetuta hyjnore (Kurani), që të drejtojë dhe fuqizojë zhvillimet jetësore, të kanalizojë veprimtarinë e njeriut, t'i japë kuptim kësaj jete dhe jetës tjetër, të rregullojë raportet Krijues dhe i krijuar (krijesë), nga njëra anë, si dhe, nga ana tjetër, krijesë me krijesë. Në këtë muaj është edhe nata më e vlefshme e gjithë vitit: "Ne e zbritëm atë (Kuranin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre (atë natë) zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit". (El Kadr, 1-5) Pra, me një matematikë të thjeshtë një mijë muaj janë të barabartë me 83 vjet e 4 muaj. Duke ditur se jeta mesatare e njerëzve në këtë botë nuk i kalon 74 vjetët, do të thotë se kjo natë është më me vlerë se tërë jeta e njeriut. Kurse Pejgamberi a.s. thotë : "Atij që bën ibadet (lutje) Natën e Kadrit, me besim e duke shpresuar për shpërblimin (që do t'i japë Allahu xh.sh.), do t'i falen ato që i kanë paraprirë prej mëkateve". (Buhariu, Muslimi).*

*Pra, agjërimi është një rast tepër i volitshëm që muslimanëve duhet t'u japë edhe më shumë kurajë, pasi Muhamed Mustafaja a.s. ka garantuar se Agjërimi dhe Kurani bëjnë shefat për të devotshmit dhe Ymetin e Pejgamberit a.s..*

*Në fund të Ramazanit besimtari, i vetëdijshëm e me përulje të plotë, jep nga pasuria e tij sadekatul-fitrin, një sadaka që populli ynë tradicionalisht e ka adresuar në institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës, për t'i mbajtur dhe për të funksionuar institucionet që ajo drejton - medresenë e mesme "Alauddin" me paralelet e saj në Gjilan e Prizren, dhe Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës.*

*Allahu na e pranoftë agjërimin tonë dhe për hajr Fitër-Bajrami të gjithë Ymetit të Muhamed Mustafasë!*

*Mr. Rexhep Suma*

# BASHKËJETESA - URDHËR HYJNOR*






*E nderuar zonja Presidente Jahjaga*
*Të nderuar udhëheqës të komuniteteve fetare,*
*Të nderuar pjesëmarrës*
*Të nderuar zonja dhe zotërinj*

Kam nderin dhe respektin e veçantë që sonte në qytetin e bukur të Prizrenit, qytet në të cilin edhe praktikisht mund të shijojmë e përjetojmë bukurinë e bashkëjetesës e diversitetit të njerëzve e të besimeve dhe kulturave të ndryshme;

Në këtë qytet ku xhamitë, kishat dhe objektet e tjera të kulteve, janë dëshmi faktike e historike, që dëshmojnë katërçipërisht për bashkëjetesën krah për krah të besimeve dhe besimtarëve për shekuj me radhë;

Për popullin e Kosovës, është një nder i madh që njerëzit e vullnetit të mirë, njerëzit që kultivojnë, diskutojnë dhe shpërndajnë mesazhe paqeje, respekti e mirëkuptimi, mesazhe dashurie e harmoni, të jenë mysafirë në sofrën dhe në vendin e tyre. Dhe jo vetëm kaq, po këto mesazhe hyjnore e fisnike t'i ndajnë edhe me ne, dhe njëkohësisht edhe të marrin nga përvojat, historia dhe tradita jonë e begatë.

*Të nderuar të pranishëm,*

Historikisht, populli ynë njihet për të kaluarën e tij të ndritur në kultivimin e tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar dhe ndërnacional, vlerë kjo e kultivuar me shumë kujdes e finesë nga të parët tanë brez pas brezi, aq sa na bën të dallueshëm dhe na veçon nga shumë popuj të tjerë, dhe njëkohësisht na bën vend në mesin e popujve të qytetëruar që shquhen për këto virtyte.

*Të nderuar pjesëmarrës,*

Më lejoni të theksoj faktin se brenda dy muajve të fundit kam pasur rastin të marrë pjesë, qoftë me kontribute, qoftë si pjesëmarrës në tri konferenca ndërkombëtare, të cilat kishin për temë bosht përafërsisht të njëjtën temë sikurse kjo konferencë, e organizuar nga Qeveria e Kosovës.

Më lejoni të theksoj po ashtu edhe se ndër konkluzat e këtyre konferencave, ishte edhe fakti se

bota sot ka nevojë më shumë se kurrë për kultivimin dhe praktikimin e mësimeve hyjnore, për kultivimin dhe praktikimin e Fjalëve të Zotit, të cilat urdhërojnë për paqe, qetësi, dashuri, mirëkuptim, dialog e respekt, pa bërë dallime etnike, racore e fetare.

E, pikërisht këta urdhra e këto porosi, na detyrojnë ne besimtarët e këtyre mësimeve e porosive, dhe sidomos e në radhë të parë ne prijësit fetarë, që me fjalët dhe veprat tona, të jemi shembull në zbatimin dhe jetësimin e këtyre urdhrave hyjnorë.

Në anën tjetër, mosmarrëveshjet, konfliktet, dhuna e luftërat, fetarisht janë të dënueshme dhe vijnë si rezultat i urrejtjes, mosdurimit dhe mostolerancës, vese këto që njerëzimit i kanë sjellë shumë vuajtje, pasoja, dëme e shkatërrime të mëdha.

*Të nderuar të pranishëm,*

Feja islame është fe e paqes, parimet e së cilës pranojnë, njohin dhe bashkëjetojnë me të tjerët. Madje vetë emri "islam" domethënë "paqe". Kurse një nga Emrat e bukur të Allahut është "Selam", që ka po këtë domethënie.

E, në Kuranin fisnik, ndër të tjera, thuhet:

"Ju keni fenë tuaj (së cilës i përmbaheni), e unë kam fenë time"! (El Kafirun, 6)

Askush nuk mund të thotë diçka më shumë se kjo, ngase kjo thënie është hyjnore. Kjo duhet pranuar, besuar dhe praktikuar në jetën tonë të përditshme.

Kurse, në shumë vende në Kuran, Zoti i Madhëruar i përmend pasuesit e librave të tjerë të shpallur, dhe u bën thirrje atyre që të bashkohen që të gjithë dhe të jenë të bashkuar rreth parimeve themelore dhe porosive hyjnore.

Allahu xh.sh. thotë: "Thuaju (o i Dërguar): "O ithtarë të librit, ejani të bashkohemi rreth një fjale të drejtë mes nesh dhe mes jush: Të mos adhurojmë askënd pos Allahut, të mos i bëjmë Atij asnjë shok, dhe të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër pos Allahut". (Ali Imran, 64)

*Të nderuar të pranishëm,*

Zoti i krijoi njerëzit të ndryshëm, si në besim, në adete e zakone, në racë e gjuhë etj., me qëllimin e vetëm që të njihen, të bashkëpunojnë e të respektohen në mes tyre dhe jo të luftojnë njëri-tjetrin.

Në Kuran thuhet:"Sikur të dëshironte Zoti yt, do t'i bënte njerëzit të një lloji, por nuk dëshiroi, Ai e di pse. Ata (njerëzit) vazhdimisht do jenë të ndryshëm në mes tyre".(Hud, 118)

Përderisa është kështu, atëherë nuk mund ta gjykojmë dhe nuk duhet ta gjykojmë fenë islame, nga veprimet e disa grupeve, qofshin ata edhe prej atyre që fshihen nën petkun islam.

Dhuna, vrasjet dhe gjakderdhja nuk kanë lidhje dhe nuk dalin nga mësimet e fesë islame. Ato nuk janë të pranueshme në fenë islame. Kurse ata që i bëjnë këto, duke vrarë njerëz të pafajshëm, nuk e kanë razinë e Zotit dhe as miratimin e muslimanëve.

Prandaj, duhet ta themi dhe këtë duhet ta përsërisim, se feja islame është e pastër nga ajo që po ia mveshin ata që fenë islame po e keqpërdorin për qëllimet e tyre antihumane dhe antifetare.

Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës është e vetëdijshme për sfidat që po kalon Ymeti islam sot, prandaj ajo është e angazhuar dhe do të angazhohet në vazhdimësi, me të gjitha kapacitetet e saj, për të mos lejuar që feja të shfrytëzohet dhe të manipulohet për interesa sektarë, medhheborë, politikë e klanorë, kushdo qofshin pjesëtarët e tyre dhe ngado që të vijnë ata.

*Të nderuar të pranishëm,*

Jam këtu që, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj, imamëve dhe xhemateve të saj, të shpreh edhe një herë përkushtimin tonë, gatishmërinë, vendosmërinë, mirëkuptimin dhe vizionin tonë, që, së bashku me Kishën Katolike të Kosovës si dhe me Kishën Ortodokse Serbe në Kosovë, të japim kontributin tonë për afrimin, pajtimin dhe bashkëjetesën midis besimtarëve tanë, me qëllim që të jetojmë në paqe, të lirë, në harmoni, me dinjitet e mirëkuptim të ndërsjellë.

Fundja, këtë e kemi mision, me të cilin na ka ngarkuar Krijuesi ynë.

Njerëzimi ka nevojë për ne, për aq sa ne jemi interpretues dhe zbatues të drejtë e korrektë të mësimeve hyjnore.

Lus Zotin që e ardhmja e njerëzimit të jetë sa më e mirë, më e lumtur, më e begatshme, ku të mbizotërojë paqja, lumturia, dashuria, dialogu, harmonia e mirëkuptimi.

Zoti na udhëzoftë dhe na drejtoftë në gjërat me të cilat Ai është i kënaqur! Amin!

*Fjala e Myftiu të Kosovës, Naim Tërnava , në hapjen e Konferencës së Dytë Ndërfetare në kuadër të javës së pajtimit dhe tolerancës ndërfetare, Prizren, 23 maj 2014

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf" – (10)



## Mbrojtja nga prova e pasurisë

*"(Kujto) Ditën kur Ne i shkulim kodrat, dhe tokën e sheh të sheshtë (të zbuluar) e Ne i tubojmë ata e nuk na mbetet asnjë prej tyre pa e tubuar. Dhe ato do të prezantohen para Zotit tënd të rreshtuar (e atyre u thuhet): "Na erdhët ashtu, si ju krijuam ju herën e parë, por ju patët menduar se Ne nuk kemi caktuar për ju ringjallje". Dhe vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të dhe thonë: "Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa përfshirë"?, dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën të padrejtë askujt". (El-Kehf, 47-49)*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake (45-46)

Pasi në ajetet paraprake, Allahu xh.sh. sqaroi vogëlsinë e kësaj bote, duke e konsideruar si hiçgjë dhe të pavlerë në krahasim me Ahiretin e përhershëm, Ai po ashtu na njoftoi se për mburrje nuk janë as pasuria dhe as fëmijët, por veprat e mira e të përshpirtshme, fryti i të cilave është i përhershëm (El-Bakijatu-s-Salihatu), - në ajetet vijuese (47-49) flet për disa momente trishtuese të Ditës së fundit-Kiametit. Pas shkatërrimit total të kësaj ekzistence, Allahu xh.sh. ringjall të gjitha krijesat për t'i marrë në pyetje dhe llogari. Atë ditë, të gjithë do të dalim para Krijuesit Fuqiplotë. Mëkatarët dhe kriminelët do të mbeten gojëhapur nga habia, kur t'u paraqitet Libri i veprave, në të cilin është shënuar çdo vepër e tyre e shëmtuar. Ndërkaq, besimtarët do ta shohin frytin e veprave të tyre të mira e të përshpirtshme (El-Bakijatu-s-Salihatu). Atë ditë, nuk do t'i bëhet e padrejtë askujt, por secili do të marrë atë që meriton...



### Koment:

وَيَوْمَ نُسَيِّرُ الْجِبَالَ وَتَرَى الْأَرْضَ بَارِزَةً وَحَشَرْنَاهُمْ
فَلَمْ نُغَادِرْ مِنْهُمْ أَحَدًا ﴿47﴾

***47. "(Kujto) Ditën kur Ne i shkulim kodrat, dhe tokën e sheh të sheshtë (të zbuluar) e Ne i tubojmë ata e nuk na mbetet asnjë prej tyre pa e tubuar".***

Një nga pamjet më trishtuese e të llahtarshme të Ditës së Kiametit, është kur fillon të shkatërrohet Toka. Kodrat e mëdha e të larta, të cilat na duken shumë të forta e stabile, atë ditë do të humbin fortësinë dhe ekuilibrin, e do të fluturojnë sa andej sa këndej. Ato do të bëhen sa ora copa e thërrmija. Në Kuran hasim në ajete që përshkruajnë këtë gjendje të brishtë e jostabile të kodrave, në Ditën e fundit të kësaj bote, si p.sh.: "E kodrat shkapërderdhen e bëhen copë e thërrmija, dhe bëhen pluhur i shpërndarë". - (El-Vakiatu, 5-6) dhe: "Dita kur qielli të bëhet si kallaji i shkrirë, e kodrat të bëhen si leshi i lënurur" - (El-Mearixh, 8-9), etj.

***"... dhe tokën e sheh të sheshtë (të zbuluar)".***

Pasi të jemi ringjallur e të kemi dalë nga varret, të gjithë do të drejtohemi tek vendtubimi i madh "El-Hashr". Por atëherë Toka do të duket më ndryshe nga ç'jemi mësuar ta shohim gjatë jetës në këtë botë. Peizazhet e bukura, lumenjtë, liqenet, detet e oqeanet më nuk do të ekzistojnë. Në këtë Tokë nuk do të ketë më as kodër, as mal e as ndonjë luginë, në të cilën mund të strehohemi, po vetëm hapësirë të rrafshët, të sheshtë e të pafund...

Pikërisht për këtë pamje të Tokës, kur kodrat do të bëhen thërrmija, flasin edhe ajetet 105-107 të kaptinës 'Ta-Ha': "Ty të pyesin edhe për kodrat, thuaj: "Zoti im mund t'i bëjë thërrmija të shpërndara". Dhe vendin e tyre ta bëjë rrafsh pa farë bime e ndërtese. E nuk do të

shohësh në të as ultësirë e as lartësirë”.

***“...dhe Ne i tubojmë ata e nuk na mbetet asnjë prej tyre pa e tubuar”.***

Pjesa e fundit e ajetit 47 na flet për faktin se Allahu do të na tubojë të gjithë në “Mahsher”, madje edhe jobesimtarët, të cilët e kishin mohuar me ngulm ringjalljen dhe tubimin para Allahut xh.sh., dhe, pas marrjes në pyetje, secilit do t’i jepet vendimi final, se ku do ta ketë vendqëndrimin e përjetshëm.

Në lidhje me këtë jep shenjë edhe ajeti 103 i sures “Hud”: “Ajo është ditë e tubimit të njerëzve dhe ajo është ditë dëshmuese”.

“Mahsheri” apo “Hashri” nënkupton çastin dhe vendin, ku dhe kur njerëzit pas ringjalljes do të tubohen dhe do të rreshtohen të gjithë në një vend, në pritje të gjykimit. Ringjallja dhe tubimi i mbarë njerëzimit, prej të parit-Ademit a.s. e deri tek i fundit, të cilët do të gjykohen para Drejtësisë absolute të Allahut xh.sh., do t’i shtangë e do t’i lërë pa fjalë idhujtarët dhe jobesimtarët. Ata nuk mund të imagjinonin dot se, pas vdekjes dhe shndërrimit të trupave dhe eshtrave të tyre në dhe e pluhur, do të ringjalleshin sërish. Por ja që kjo tashmë ka ndodhur, ashtu siç thotë I Lartmadhërishmi në këto ajete kuranore: “... A, pasi të vdesim, të bëhemi dhé e eshtra të kalbur, njëmend do të ringjallemi? A edhe prindërit tanë të hershëm”? Thuaj: “Edhe të parët edhe të fundit”! Keni për t’u tubuar në një ditë të caktuar”!- (El-Vakiatu, 47-50)

Besimi në “Hashr”-”Vendtubim” është një prej parimeve bazë të besimit tonë. Përveç ajeteve kuranore që flasin për “Hashrin-Vendtubimin”, ky moment është përmendur edhe në shumë hadithe të Pejgamberita.s.. Në një hadith të tij, teksa u fliste njerëzve për Ditën e Gjykimit, Pejgamberi a.s. tha: “Në Ditën e Gjykimit njerëzit do të ringjallen të zbathur, të zhveshur dhe të pabërë synet. Aishja r.a. e kishte pyetur: “O i Dërguari i Allahut, a thua meshkuj e femra bashkë, do të shikojnë njëri-tjetrin”? Ndërsa Resulullahu s.a.v.s. ishte përgjigjur: “Oj Aishe, situata do të jetë aq e rëndë, saqë askujt nuk i bie ndërmend të shikojë tjetrin”.[1]

وَعُرِضُوا عَلَىٰ رَبِّكَ صَفًّا لَّقَدْ جِئْتُمُونَا كَمَا خَلَقْنَاكُمْ أَوَّلَ
مَرَّةٍ بَلْ زَعَمْتُمْ أَلَّن نَّجْعَلَ لَكُم مَّوْعِدًا ﴿48﴾

***48. “Dhe ato do të prezantohen para Zotit tënd të rreshtuar (e atyre u thuhet): “Na erdhët ashtu, si ju krijuam ju herën e parë, por ju patët menduar se Ne nuk kemi caktuar për ju ringjallje”.***

Ky ajet dëfton se i gjithë njerëzimi do të paraqitet para Zotit të tyre, të rreshtuar. Trishtimin e këtij momenti do ta ndiejnë të gjithë njerëzit, sidomos ata që kishin mohuar me ngulm këtë ditë të Tubimit të madh. I Lartmadhërishmi do t’u drejtohet atyre: “Na erdhët ashtu, si ju krijuam ju herën e parë, por ju patët menduar se Ne nuk kemi caktuar për ju ringjallje”.

Në lidhje me këtë ditë kur do të tubohemi para Krijuesit Absolut, jep shenjë edhe ajeti 94 i sures “El-En’am”: “Në të vërtetë ju na erdhët një nga një (të vetmuar), ashtu si ju krijuam së pari; keni lënë prapa shpinës atë që ju patëm dhënë, e nuk po shohim se i keni me vete ndërmjetësit tuaj, të cilët i mendonit se për ju janë ndihmëtarë (ia shoqëronit Allahut). S’ka dyshim, është këputur lidhja në mes jush, dhe mbaroi ajo çka mendonit (ndërmjetësues a zota të tjerë)”.

Këto fjalë të Allahut të Madhërishëm janë një qortim publik për të gjithë mohuesit e Ringjalljes e të Llogarisë, dhe nuk kanë të bëjnë me besimtarët e sinqertë. Ata që patën mohuar, këtë ditë do të qëndrojnë të turpëruar e kokulur. Sa përfundim i keq e i shëmtuar do t’i presë ata, sepse veprat e tyre janë mbështjellë me velin e kufrit e të mohimit. Dëshpërimi dhe llahtaria do t’i gllabërojë zemrat dhe trupat e tyre, sapo të ketë përfunduar Gjykimi.

وَوُضِعَ الْكِتَابُ فَتَرَى الْمُجْرِمِينَ مُشْفِقِينَ مِمَّا فِيهِ وَيَقُولُونَ يَا
وَيْلَتَنَا مَالِ هَٰذَا الْكِتَابِ لَا يُغَادِرُ صَغِيرَةً وَلَا كَبِيرَةً إِلَّا
أَحْصَاهَا وَوَجَدُوا مَا عَمِلُوا حَاضِرًا وَلَا يَظْلِمُ رَبُّكَ أَحَدًا ﴿49﴾

***49. Dhe vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të, e thonë: “Të mjerët ne, ç’është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa përfshirë”?, dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën të padrejtë askujt.***

Meqë Allahu xh.sh. e ka cilësuar Veten me cilësinë e drejtësisë “El-Adl”, Ai në këtë ditë nuk i bën padrejtësi askujt, as sa grima.

Ai na ka njoftuar se në krahët tanë, në të djathtin dhe të majtin, i kemi si bashkëshoqërues gjatë tërë jetës dy melekë të ndershëm-”Kiramenkatibin”, të cilët shënojnë çdo vepër tonë, qoftë e mirë, qoftë e keqe. Me vdekjen tonë, mbyllen kapakët e këtij Libri shënimesh, dhe këto shënime do të hapen vetëm në ditën e Gjykimit e të Llogarisë. Secili do të jetë dëshmitar i bëmave të tij në këtë botë. Allahu xh.sh. në Kuranin fisnik thotë: “Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është (vepra) sa pesha e një kokrre të melit Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës”.

Mëkatarët kriminelë do të shastisen nga faktet e pamohuara që kanë tashmë para vetes. Ata, të frikësuar deri në palcë, do të vajtojnë mjerimin e tyre, duke thënë: Çfarë është ky libër që nuk paska lënë asnjë mëkat pa përmendur? Mirëpo, Allahu xh.sh. nuk i bën të padrejtë askujt. Secili njeri do të gjykohet dhe,varësisht nga veprat që ka bërë, ose do të ndëshkohet ose do të shpërblehet.

I Lartmadhërishmi, për të na larguar nga gremisja në këto humnera të Xhehenemit, na ka dërguar pejgamberë



të shumtë, Libra të shenjtë dhe fletushka, që njerëzimi të mos e humbë rrugën e udhëzimit. Megjithatë, ka shumë prej atyre që nuk arritën t'u rezistonin lakmive të kësaj bote, dhe ranë në pellgun e mëkateve, nga i cili nuk arritën të dalin kurrë. Sigurisht që pasuria e kësaj bote, po edhe vetë jeta në këtë botë, është e tillë, tunduese dhe sprovuese.

-Transmeton Hafidh ebul Kasim Abdurrahmanbin Mendeh nga Muadh ibn Xhebeli e ky nga Pejgamberi a.s. të ketë thënë: "Allahu i Lartmadhërishm në Ditën e Gykimit, me një zë kumbues, po jo të frikshëm, do të thërrasë: O robërit e Mi! Unë jam Allahu. Nuk ka zot (hyjni) tjetër që meriton të adhurohet përveç Meje, më i Mëshirshmi Mëshirues, Gjykatësi më i Drejtë dhe Llogaritësi më i shpejtë. O robërit e Mi! Për ju sot nuk ka frikë e as që do të dëshpëroheni. Paraqitni argumentet tuaja dhe lehtësoni përgjigjet. Ju jeni duke u marrë në pyetje dhe në Llogari. O melekët e Mi! Rreshtojini robërit e mi në rreshta (safa) duke i barazuar gishtërinjtë e këmbëve të tyre për llogari".[2]

Gjithashtu, në lidhje me këtë ditë, transmetohet që Omer ibnul Hattabi i kishte thënë, Ka'bel,Ahbarit: "O Ka'b! Na trego diçka nga hadithi i Ahiretit. Siurdhëron, o i pari i muslimanëve! tha Ka'bi dhe vazhdoi: Në ditën e Gjykimit do të ngrihet Levhi Mahfudhi dhe nuk do të mbetet asnjë krijesë e të mos shohë veprat e veta. Pastaj do të sillen fletushkat në të cilat janë regjistruar veprat e njerëzve, Ato do të shpërndahen (përhapen) përreth Arshit. Ky është momenti për të cilin bën fjalë ajeti: "Dhe të vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të".

Pastaj do të thirret besimtari, e atij do t'i jepet libri i (veprave të) tij në të djathtë, e ai do ta vështrojë dhe të vërejë se të mirat e tij janë të shfaqura edhe për njerëzit e tjerë, ndërsa do të lexojë për të këqijat e tij, në mënyrë që të mos thotë: I kam pasur disa të mira dhe nuk janë përmendur. Allahu dëshiron që atij t'ia shfaqë të gjitha veprat e tij, derisa të përfundojnë të gjitha shënimet që gjenden në atë Libër, ndërsa në fund të Librit të tij do ta gjejë të shkruar: Ti je i falur dhe je prej banorëve të Xhenetit. Pas kësaj, ai, i gëzuar, kthehet tek shokët e tij duke thënë fjalët për të cilat sinjalizojnë ajetet 19-20 të sures "El-Hakatu": "Kujt t'i jepet libri i vet nga e djathta e tij, ai do të thotë: "O ju, qe, lexojeni librin tim! Unë kam qenë i bindur se do të jap llogarinë time".

Pastaj do të thirret jobesimtari dhe atij do t'i jepet libri i (veprave të) tij në të majtë. Pastaj ai libër do t'i vërtitet e do t'i dalë prapa shpine, e pastaj do t'i mbështillet rreth qafës. Për këtë moment sinjalizojnë ajetet 10-11 të sures "El-Inshikak": "E për sa i përket atij të cilit libri i vet i jepet pas shpinës, ai do t'i ndjellë vetes shkatërrim". Jobesimtari do ta shikojë librin e tij, dhe do ta vërejë se të këqijat e tij u janë shfaqur haptazi njerëzve. Ai do të shohë të mirat e tij, në mënyrë që të mos thotë: A do të ndëshkohem vetëm për të këqijat"?[3]

**Porosia e këtyre ajeteve: (47-49)**

- Këto ajete dëftojnë për momentet e fillimit të Ditës së Kiametit, deri në përfundim të Llogarisë.
- Fillimi i këtyre ajeteve me përshkrimin e disa pamjeve të Ditës së Kataklizmit, vjen si përkujtim për besimtarët që t'i nxisë ata për vepra të mira, që të mos shijojnë asnjë ndëshkim të kësaj dite të tmerrshme, kurse frikësohem për të gjithë ata të cilëve nuk u bën dobi kurrfarë përkujtimi a argumenti, po vazhdojnë me inat e kryeneçësi në kufrin e tyre.
- Çdo gjë në këtë ekzistencë do të shkatërrohet, duke filluar nga kodrat, të cilat neve na duken aq të larta, të mëdha e stabile. Ato këtë ditë do të fluturojnë si të ishin shtëllunga leshi të shprishur.
- Në Ditën e Llogarisë, Toka do të jetë e sheshtë, e rrafshët pa asnjë kodër, luginë apo ultësirë. Madje nuk do të ketë asnjë pemë a gjelbërim që të bëjë hije.
- Pas kësaj do të fillojë Tubimi-"Hashr" dhe rreshtimi i njerëzve për të dhënë Llogarinë e fundit. Secili Ymet do të jetë i rreshtuar në një rresht të vetëm.
- I tërë njerëzimi që do të ringjallen, prej të parit e deri tek i fundit, do të vijnë në vendtubimin e Llogarisë dhe të Gjykimit, zbathur, lakuriq dhe të pabërë synet, ashtu siç i kanë lindur nënat e tyre.
- Xhenetlinjve do t'u jepet libri ishënimeve në të djathtë të tyre, dhe ata do të kthehen të gëzuar tek familjet e tyre, ndërsa xhehenemlinjve do t'u jepet libri pas shpine dhe ata do të tmerrohen e do të këlthasin nga lemeria, për shkak se Xhehenemi do të jetë vendbanimi i tyre i përhershëm.
- Në këtë Ditë të vështirë, Allahu xh.sh. "El-Adl-I Drejti", nuk i bën padrejtësi askujt. Ne do të shpërblehemi ose të ndëshkohemi vetëm në bazë të veprave tona.
- Njerëzit shpeshherë shpërfillin veprat e vogla, që në sytë tanë duken të parëndësishme dhe nuk u kushtojmë rëndësi, qofshin të mira apo të këqija... (Vijon)

1) Sahihul Muslim (2859). 2) Imam Sujutiu"Ed-DurrulMenthur…" v. 9 f. 562-563, Kajro 2003 3)Tefsiri i Kurtubiut. v. 13 f.298, Bejrut 2006; Shih edhe: "Et-TefsirulMunir" v. 15, f. 293.



Prof. asoc. Dr. Fahrush Rexhepi

# Në pritje të muajit të bekuar të Ramazanit

"Muaji i Ramazanit, në të cilin filloi të shpallej Kur`ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë". (El Bekare, 185)

Ky ajet kuranor, sipas shumicës së dijetarëve islamë, e bën të detyrueshëm agjërimin e muajit të Ramazanit. Ndërsa nga hadithet e shumta për obligueshmërinë e Ramazanit, kemi edhe këtë thënie të Pejgamberit a.s.: "Islami ngrihet mbi pesë shtylla, që janë: të dëshmuarit se Zoti është një dhe se Muhamedi (a.s.) është i dërguari i Tij, falja e naazit, zekati, agjërimi i Ramazanit dhe haxhi në Mekë".[1]

## Përmbledhje

Muaji Shaban që i paraprin muajit të bekuar të Ramazanit, sidomos pjesa e dytë e këtij muaji, kur bie Nata e Madhe e Beratit, për muslimanët krijon mundësinë maksimale për arritjen dhe fitimin e shpërblimeve të përjetshme për kryerjen e veprave të mira dhe për adhurimin që I bëhet Krijuesit të gjithësisë. Pejgamberi a.s. e dallonte muajin Sha-ban duke shtuar adhurimin në të, duke kërkuar edhe nga pasardhësit e tij më shumë devotshmëri dhe përkushtim në punë e vepra të mira. Ndërlidhur me këtë, Allahu xh.sh. në Kuran ka thënë: "Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote, kurse veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë shpërblimi më i mirë tek Zoti yt dhe janë shpresa më e mirë". ( El Kehf, 46.) Përgatitjet për pritjen e muajit të madhërishëm të Ramazanit muslimanët duhet t'i fillojnë që nga mesi i muajit Shaban. Këto përgatitje duhet të jenë në aspektin shpirtëror, fizik, psikik, social, shoqëror, moral e human. Këtë e argumenton edhe lutja që bënte zakonisht në fillim të muajit Rexheb Pejgamberi a.s.. Ai i drejtohej Allahut xh.sh. me këto fjalë: "O Zot, na beko në Rexheb e në Shaban dhe na mundëso ta presim Ramazanin". (Taberaniu). Transmetohet se Usame ibn Zeidi i kishte thënë Pejgamberit a.s.: "O i Dërguari i Allahut! Nuk të kam parë të agjërosh në asnjë muaj si në muajin Shaban? Pejgamberi a.s. i ishte përgjigjur: "Ky është muaji që e kanë lënë anash njerëzit, edhe pse është në mes Rexhebit e Ramazanit. Ky është në të cilin ngrihen veprat e njerëzve tek Zoti i gjithë botëve, ndërsa unë më së shumti dëshiroj që veprat e mia të shkojnë derisa jam duke agjëruar".[2] Siç kuptojmë nga hadithet e Pejgamberit a.s., në muajin Shaban veprat e njerëzve ngrihen tek Allahu xh.sh. dhe në këtë muaj caktohet exheli i atyre që vdesin gjatë vitit. Është e natyrshme që njerëzit preferojnë të jenë agjërueshëm kur u caktohet afati i vdekjes.

## Nata e madhe e Beratit

Ndërsa, Nata e madhe e Beratit që bie në mes të muajit Shaban, është ndër netët e lavdëruara dhe të dobishme, sepse sjell tek besimtarët mëshirë dhe falje të mëdha. Në këtë natë, hapen dyert e qiellit, lutjet nuk kthehen prapa, po pranohen. Melaiket në këtë natë zbresin në Tokë dhe i vizitojnë njerëzit, duke bartur me vete mëshirën e Allahut xh.sh., e cila për shumë njerëz është shpëtim nga zjarri i Xhehenemit, sepse Allahu xh.sh. i sheh me përkujdesje robërit e Vet dhe i fal ata që kërkojnë falje nga ai, e i mëshiron ata që kërkojnë mëshirën e Tij. Pejgamberi a.s. në Natën e Beratit e zgjaste namazin e i shtonte duatë, i zgjaste rukutë, sexhdet, kiamin (qëndrimin në këmbë në namaz), dhe shumonte përmendjen për Allahun xh.sh..

Në lidhje me këtë, transmetohet se Aishja r.a ka thënë: "Një natë Pejgamberi a.s. u ngrit për t'u falur dhe e zgjati sexhden, sa që mendova se ishte habitur (hutuar), dhe, kur e pashë në këtë gjendje, u ngrita dhe e shkunda për krahu e, pasi lëvizi, e dëgjova të thoshte gjersa ishte në sexhde: "Falna- ruajna Zot nga dënimi Yt, dhe na bëj që Ti të jeshë i kënaqur me ne e na mbro nga gabimet, dhe të mos (japim cilësi të tjera përveç atyre që ia ke përshkruar Vetes Sate)". Dhe, kur e ngriti kokën nga sexhdja, pasi pushoi nga namazi, tha: "Oj Aishe! A e di se cila natë është kjo?" Aishja r.a tha: "Allahu dhe Pejgamberi i Tij e dinë".Tha : "Kjo është nata e mesit të muajit Shaban, me të vërtetë Allahu xh.sh. u sjell të mira robërve të Vet në këtë natë, i fal

ata që kërkojnë falje prej Tij, i mëshiron ata që kërkojnë mëshirën e Tij, kurse njerëzit zullumqarë dhe ngatërrestarë i lë ashtu si janë, pa falje dhe pa mëshirën e Tij".[3] Në këtë natë të bekuar vijnë të mirat gjithëpërfshirëse nga Allahu i Madhërishëm dhe këto nimete nuk i ndalohen askujt që t`i shfrytëzojë, përveç mohuesve të Fjalës së Allahut xh.sh. dhe mynafikëve e zullumqarëve si dhe kriminelëve dhe atyre që vazhdojnë të ndjekin rrugën e ferrit. Pejgamberi a.s. ne hadithin vijues thotë: "Allahu i Lartmadhëruar u ofron ndihmë dhe i shpërblen Natën e madhe të Beratit të gjitha krijesat, dhe i fal të gjithë përveç mushrikëve".[4] Në hadithin tjetër Pejgamberi a.s. thotë: "Më erdhi Xhibrili dhe tha: "Kjo natë e muajit Shaban, pasha Zotin, është shpëtim nga zjarri i Xhehenemit, dhe në këtë natë Allahu nuk i shikon politeistët, ata që e ndërpresin mëshirën, mendjemëdhenjtë, ata që nuk i respektojnë prindërit, përdoruesit e alkoolit dhe ata që vrasin vetveten". Në aspektin historik, Nata e Beratit shënon një ngjarje shumë të rëndësishme në zhvillimin e përgjithshëm të rrjedhave të Islamit. Në mesin e muajit Shaban, të vitit të dytë të Hixhretit, Natën e Beratit, me Urdhrin e Allahut të Madhëruar është bërë ndërrimi i kibles nga Mesxhidul-Aksaja në drejtim të Qabesë. Deri në këtë periudhë Muhamedi a.s. falej në drejtim të Kudsit dhe jehudinjtë thoshin se Muhamedi po falej në drejtim të kibles së tyre, ndonëse kundërshtonte fenë e tyre. Ndërrimin e kibles pejgamberi a.s. e priste me dëshirë të madhe dhe, gjersa ai ishte duke u lutur me fytyrë nga qielli, nga Allahu xh.sh. në namazin e drekës të ditës së mesit të muajit Shaban, i zbriti shpallja mbi ndërrimin e kibles. Pejgamberi a.s., brenda namazit- duke qëndruar në këmbë (kiam), filloi të ndërronte drejtimin dhe u kthye në drejtim të Qabesë, dhe pas tij ndërruan drejtimin edhe muslimanët e tjerë- për t`u kthyer edhe ata drejt Qabesë. Në lidhje me këtë, në Kur`anin famëlartë zbriti ajeti: "Ne shumë herë po shohim kthimin e fytyrës sate nga qielli, e Ne gjithqysh do të të drejtojmë në drejtim të një kibleje (Qabeja), që ti e do. Pra, kthehuni anës xhamisë së shenjtë (Qabesë), dhe, kudo që të jeni (o besimitarë), kthehuni nga ajo anë". ( El Bekare, 144.) Nëse shtrojmë pyetjen se cila ishte arsyeja e ndërrimit të kibles nga Kudusi në drejtim të Qabesë, -përgjigjja është se ndërrimi i kibles, në radhë të parë, është bërë për t`i sprovuar njerëzit se cilët janë me të vërtetë musliman të vendosur, që ndjekin rrugën e Muhamedit a.s., dhe cilët janë ende të luhatshëm në besim që, në fakt, pas ndërrimit të kibles, u larguan nga besimi islam.

### Këshilla e Pejgamberit a.s. në vigjilje të Ramazanit

Në ditën e fundit të muajit Shaban, në prag të muajit të madhërueshëm të Ramazanit, Pejgamberi a.s. iu drejtua ashabëve dhe xhematit tjetër me këto këshilla: "O njerëz, e keni kaq afër muajin e madhërishëm të mëshirës, të fatit e të përparimit, muajin në të cilin është nata e Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj! Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni Ramazanin (ditën), ndërsa netët e Ramazanit t`i kaloni në ibadet vullnetar. Kush fal nafile gjatë Ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër; e kush e kryen farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë Ramazanit". "Ramazani është muaji i durimit, e shpërblimi për durimin është Xhenneti. Ky është muaji i solidaritetit të ndërsjellë në mes muslimanëve, muaji në të cilin shtohen të ardhurat e pasurisë së besimtarëve. Kush i shtron iftar një agjëruesi, për këtë do të ketë shpërblim sikur të kishte liruar një rob, dhe do t`i falen të gjitha mëkatet e vogla që ka bërë ndaj Allahut"[5]. Ky fjalim i Pejgamberit a.s. drejtuar ashabëve të tij në ditën e fundit të muajit Shaban, kishte qëllim urimin, përgëzimin dhe mirëseardhjen për këtë muaj të bekuar. Arritja e muajit të Ramazanit për muslimanët sjell shpresë për fitore dhe shpërblime të reja si dhe shton imanin tek besimtarët e forcon lidhjet e solidaritetit. Për këtë arsye muslimanët duhet t`i gëzohen ardhjes së muajit të Ramazanit dhe duhet të përgatiten që ta shënojnë e ta presin në gjendjen më të mirë e më të gëzueshme. Nuk duhet lëshuar rasti për të mos shfrytëzuar begatitë e të mirat e shumta që sjell ky muaj. Besimtarët duhet ta dinë se ai që shfrytëzon muajin e Ramazanit për punë e vepra të mira, dhe me devotshmëri më të madhe, këtë muaj e agjëron vetëm për Allahun, duke braktisur fjalët e liga dhe punët e papëlqyeshme, -do të fitojë shumë sevape dhe do të arrijë shpërblime të mëdha.

### Si ta begatojmë muajin e Ramazanit

Para se t`i përgjigjemi kësaj pyetjeje, është mirë që t`i shtrojmë pyetje vetes sonë: Nëse kemi një shok shumë të dashur apo një të afërm a një mik e dashamirës që na ka munguar për njëmbëdhjetë muaj të tërë, pa u çmallur asnjëherë me të, si do të ishte ndjenja e kënaqësisë dhe e mikpritjes për të, sikur ai të rikthehej tek ne pas njëmbëdhjetë muajsh mungese! Me siguri që gëzimi, mikpritja dhe kënaqësia do të ishte e pa përshkruar. Prandaj shtrohet pyetja se si duhet të gëzohemi dhe si dhuhet ta respektojmë në rast se mysafiri i rikthyer pas njëmbëdhjetë muajsh është muaji i madhërishëm i Ramazanit! Me siguri, ardhja e këtij mysafiri të nderuar duhet të jetë një gëzim i madh dhe një sihariq i mirë për të gjithë muslimanët. Madje këtij muaji i gëzohen edhe të rinjtë, për të cilët nuk është obligim ende agjërimi i tij. Muaji i Ramazanit është muaji i nëntë me radhë nga dymbëdhjetë muajt, sipas kalendarit hënor. Allahu



xh.sh. në Kuranin famëlartë ka thënë: "Tek Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas Hënës), ashtu si është në Librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe Tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj në ata (katër muaj)". ( Et-Tevbe, 36). Sipas këtij ajeti kuranor, kuptojmë se katër nga dymbëdhjetë muajt e vitit janë të shenjtë. Në mesin e tyre është edhe muaji i Ramazanit. Nëpërmjet këtij ajeti Allahu xh.sh. na e tërheq vërejtjen që të mos e ngarkojmë veten me mëkate në ata katër muaj. Muslimanët duhet të ruhen nga mëkatet sidomos në muajin e Ramazanit, sepse qëllimi kryesor i këtij muaji nuk është vetëm agjërimi i tij dhe tërheqja nga të ngrënët dhe pija, po Ramazani ka për synim që të jemi të kujdesshëm edhe për gjuhën tonë - që ajo të mos e thotë të pavërtetën, për syrin tonë - që ai të mos e shikojë të ndaluarën, për duart, këmbët dhe veshët- këto gjymtyrë të jenë larg veprimeve të liga dhe të ndaluara.

### Vlera e leximit të Kur`anit në Ramazan

Muajin e Ramazanit besimtarët mund ta begatojnë edhe më shumë duke i falur namazet farz, duke i falur synetet, namazin e teravisë, duke dhënë sadaka dhe ndihma të tjera solidare. "Agjërimi dhe Kur`ani janë dy ndërmjetësues të robit tek Allahu ditën e gjykimit. Agjërimi do të thotë: "O Zot! unë e ndalova nga ushqimi dhe dëshirat e tij gjatë ditës, më lejo të ndërmjetësoj për të". Kurani do të thotë: "Unë e ndalova nga gjumi i natës. Më lejo të ndërmjetësoj për të". Kështu, ndërmjetësimi i tyre do të pranohet. (Muhamedi a.s.)

Këtë muaj e begatojmë veçanërisht duke lexuar Kuran, sepse pikërisht në këtë muaj ka filluar zbritja e tij. Allahu xh.sh. në muajin e ramazanit e ka dekoruar Ymetin islam me dhuratën më të madhe, duke i zbritur librin madhështor, Kur`anin famëlartë, në natën më madhështore- Natën e Kadrit, për Ymetin më të zgjedhur- Ymetin islam, dhe për pejgamberin më të madh -Muhamedin a.s., vulën e pejgamberisë dhe udhëzuesin e dritës hyjnore, i cili solli shpresë në zemrat e thyera e të dëshpëruara të idhujtarëve kurejshitë dhe të mbarë njerëzve në botë. Duke pasur parasysh se muaji i Ramazanit është muaj i Kuranit, muaj i diturisë, muaj i leximit dhe qytetërimit, besimtarët islamë duhet të respektojnë këtë muaj duke lexuar Kur`an dhe duke i nxitur edhe familjet e tyre të mobilizohen në kryerjen e veprave të mira, sepse kështu vepronin Pejgamberi a.s dhe të gjithë muslimanët e mirë gjatë këtij muaji. Në një hadith, të cilin e transmeton Abdullah ibn Amr, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Agjërimi dhe Kur`ani janë dy ndërmjetësues të robit tek Allahu ditën e Gjykimit. Agjërimi do të thotë: "O Zot! unë e ndalova nga ushqimi dhe dëshirat e tij gjatë ditës, më lejo të ndërmjetësoj për të". Kur`ani do të thotë: "Unë e ndalova nga gjumi i natës, më lejo të ndërmjetësoj për të". Kështu, ndërmjetësimi i tyre do të pranohet. (Ahmedi). Nga Kur`ani besimtarët përfitojnë shpërblime të shumta. Ata shpërblehen për leximin e Kuranit, për dëgjimin e tij, shpërblehen për mësimin dhe studimin e Kur`anit dhe për praktikimin e për programimin e jetës së tyre në përputhje me udhëzimet e Kuranit. Muhamedi a.s., në një hadith tjetër, ka thënë: "Kush flet me Kur`an, e flet të vërtetën. Kush punon sipas tij, do të jetë i shpërblyer. Kush gjykon sipas tij, gjykon drejt. Kush thërret për të besuar, ai është i udhëzuar në rrugë të drejtë".(hadithin e transmeton Termidhiu). Ndërsa për këtë shpallje (libër) Allahu xh.sh. ka thënë: "Ky libër në të cilin nuk ka dyshime aspak, është udhëzim për të devotshmit". (El Bekare, 2). Kur`ani, pra, është Fjalë e Allahut xh.sh., mrekulli dhe libër i përjetshëm, materie e Islamit, bazë dhe sistem i jetës. Muslimanët e parë kështu e kishin kuptuar librin e Allahut dhe, duke pasur konsideratë të lartë për të, e kishin pranuar si udhërrëfyes të përhershëm në jetën e tyre. Kur`ani arriti t`i çlironte mendjet e tyre dhe të avanconte idetë e tyre si dhe të plotësonte moralin e tyre.

1) Sejid Sabik , Fik-hus-sunneh, 1985-1405 h. 2) Abdurrahman Isa , El-Hutubat ed-Dinije fi ed-Da`veti el-Islamijje, Damask, 1405 h., f.78. 3) Po aty. 4) Po aty, f.81. 5) Abdurrahman Isa, El-Hutubat ed-Dinije fi ed-Da`veti el-Islamijje, Damask,1405 h., f.85.



Prof. ass. Dr. Musa Vila

# Ramazani dhe roli i tij në jetën e muslimanit

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ مَسْعُودٍ رضي اللهُ عنه قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم وَ قَدْ أَهَلَّ رَمَضَانُ
يَقُولُ: لَوْ يَعْلَمُ الْعِبَادُ مَا فِي رَمَضَانَ لَتَمَنَّتْ أُمَّتِى أَنْ تَكُونَ السَّنَةُ كُلُّهَا رَمَضَانَ

Transmetohet nga Abdullah ibn Mes'udi r.a. të ketë thënë: "Kam dëgjuar Pejgamberi a.s. - (E muaji i Ramazanit kishte filluar) duke thënë: "Sikur ta dinin besimtarët e umetit tim se çfarë (dobie) ka në Ramazan, do të dëshironin që tërë viti të jetë Ramazan". [1]

Vërtet Ramazani është muaji i dritës dhe i shkëlqimit, muaji i agjërimit e adhurimit, është shkollë e diturisë, lexim i Kuranit, muaji i dhënies dhe i mirësisë. Me hyrjen e tij, tërë ymeti islam shijon një afërsi të veçantë tek Allahu xh.sh.. Me të hyrë të Ramazanit, Pejgamberi a.s. iu drejtua ymetit të tij me këto fjalë: "Ju erdhi Ramazani, muaji i bereqetit, jeni nën mbulesën e Allahut xh.sh.. Ai zbret mëshirë, i shlyen mëkatet, në të lutjet janë të pranueshme, Allahu i shikon garat tuaja në të, me ju krenohet tek melaiket e Tij. Bëni punë të mira tek Allahu, se vërtet është i pafat ai që ndalon mëshirën e Allahut xh.sh".[2] Në këtë muaj Allahu xh.sh. i hap dyert e mirësisë për kërkuesit e saj, zgjeron faljen dhe bamirësinë për të dashurit e Tij. Pejgamberi a.s. thotë: "Për çdo ditë e natë (të Ramazanit) tek Allahu shpëtojnë njerëz prej zjarrit. Për çdo besimtar në çdo ditë e natë pranohen lutjet".

Bazuar në këtë, secilit besimtar i rekomandohet që gjatë tërë Ramazanit, të bëjë përpjekje e angazhim që t'i përkushtohet Allahut xh.sh. dhe këtë përkushtim ta shoqërojë me nijet të sinqertë e me modesti, duke u lutur sa më shpesh. Pejgamberi a.s. thotë: "Lutja që bën agjëruesi në kohën e iftarit, nuk refuzohet". Ky hadith i Pejgamberit a.s. tregon se Allahu xh.sh. nderon dhe respekton agjëruesin, lutja e të cilit nuk kthehet prapa, kur ai plotëson një ditë agjërim, e këtë lutje jo që nuk e kthen prapa, por si respekt dhe krenari, e pranon. Kjo tregon për pozitën e lartë të agjëruesit tek Allahu xh.sh.. Bazuar në disa thënie të tjera, shohim se lutja e agjëruesit ka epitet edhe më të gjerë. Pejgamberi a.s. thotë: "Tre personave nuk u refuzohen lutjet e tyre: agjëruesit deri në iftar, udhëheqësit të drejtë dhe atij që i është bërë padrejtësi".[3]

Allahu xh.sh. e bëri detyrim Ramazanin për urtësi të mëdha, dobi të ndryshme, të cilat njerëzit i ngrenë në shkallë të lartë, u mundësojnë udhëzim dhe stabilitet. Agjërimi është mjekimi më adekuat i shpirtit dhe i mposhtjes së epshit. Ai njeriun e shtyn të ketë shpirt të devotshëm, të druajtshëm dhe nënshtrues. Edukon njeriun me durim, i jep forcë dëshirash, ia përtërit vullnetin e punës, i mundëson t'i përballojë vështirësitë e t'i kryejë zotimet. Në agjërim, ka bukuri që i shijojnë shpirtrat, ka kënaqësi që e njohin zemrat, ka dhunti që robin e lartësojnë në shkallën më të lartë. Agjërimi pastron mendjet, filtron mendimet, dëshirat i shtyn në lëvizje, i ndriçon dituritë. E lartëson shpirtin për të shijuar dritën hyjnore. Pra, për të qenë agjëruesi në kënaqësinë e Allahut xh.sh. dhe në faljen e Tij duhet t'i ngjallë netët e muajit Ramazan me namaz të natës. Pejgamberi a.s. thotë: "Vërtet Allahu xh.sh. e ka bërë obligim agjërimin e Ramazanit, ka urdhëruar për falje gjatë natës, e kush e agjëron Ramazanin dhe ngrihet për falje gjatë natës me besim të sinqertë dhe përkushtim të denjë, pastrohet nga mëkatet sikurse ka qenë i pastër ditën kur e ka lindur nëna e tij".[4]

### Përgatitja për dhjetë ditshin e fundit të ramazanit

Pejgamberi a.s. angazhohej që ta priste Ramazanin sa më mirë. Nga fundi i tij bënte shumë vepra, që nuk i bënte në netët e tjera, e këtë e bënte për hir të Natës së madhe (Natës së Kadrit). Transmeton Aishja, gruaja e Pejgamberit a.s.: "Pejgamberi a.s., kur vinin dhjetë ditët e fundit të Ramazanit, e ngjallte natën me namaz duke e zgjuar familjen e tij dhe duke u angazhuar dhe duke shtuar me të madhe në ibadet".[5] Mu për këtë Pejgamberi a.s. gjatë dhjetë ditëve të fundit hynte në I'tikaf në xhaminë e tij, e në vitin e fundit kishte shtuar I'tikafin e tij për njëzet ditë, një shtim në punë të mira në fund të jetës së tij. Tregon Ebu Hurejra: "Pejgamberi a.s. për çdo Ramazan hynte në I'tikaf dhjetë ditë, ndërsa në Ramaz-



anin e tij të fundit ka qëndruar 20 ditë".[6] Gjatë Ramazanit njerëzit nxitojnë të bëjnë punë të mira, besimtarët afrohen njëri me tjetrin, jetojnë në një atmosferë përplot tolerancë, harmoni dhe bujari. Ibni Abasi r.a. tregon: "Pejgamberi a.s. ka qenë njeriu më bujar, bujarinë më së shumti e tregonte gjatë Ramazanit kur Xhibrili takohej me të dhe ia mësonte Kuranin". Agjërimi është ibadet i shpirtit, i shoqëruar me ndjenja dhe emocione, ai e ngre njeriun në shkallë të pastërtisë shpirtërore dhe e nxit të veprojë vetëm mirë, të shpërndajë ushqim dhe gjëra materiale për të varfrit, jetimët, të vobektët etj.. Sa prej të pasurve që janë shpirtmirë, kur janë të uritur në agjërim, kujtojnë dhembjet e urisë së të varfërve, etjen e tyre, sëmundjet, problemet e tyre ekonomike, dhe gjithë kjo i shtyn që t'u ndihmojnë atyre, t'u japin, t'i ushqejnë dhe bujarinë ta vazhdojnë edhe më shumë. Nëse një herë në jetën e tij do të jetë i uritur, i pasuri gjithmonë do ta kujtojë atë që është i uritur përherë, e kjo e nxit për humanitet, dashuri, mëshirë, e nxit të bëjë gara për bamirësi. Bazuar në këtë, ne duhet të jemi dorëdhënës, ndaj të varfërve në muajin e Ramazanit. Shembull më të mirë për këtë kemi Pejgamberin a.s., i cili ka qenë njeriu më bujar, e bujarinë e tij e dyfishonte gjatë Ramazanit. Para se t'i vinte Shpallja, bujaria e tij ishte njerëzore-humane, e pas Shpalljes bujaria e tij ka qenë hyjnore - vetëm për hir të Allahut xh.sh.. A mund të jetë dikush shembull më i mirë se Pejgamberi a.s. për ne me moralin e tij. Andaj, kur të vijë Ramazani, të nxitojmë në bamirësitë më të larta se valët e detit, më të pastra se loti, më të forta se era. Në një version nga Ebu Hurejra, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Luftoni, se do të pasuroheni, agjëroni se do të keni shëndet, udhëtoni se do të përfitoni".[7]

Fjala shëndet në hadith nënkupton shëndetin e trupit, të shpirtit, të mendjes, të shoqërisë. Pra, agjërimi i jep shëndet trupit, i mundëson ecje dhe lëvizje, i jep shëndet shpirtit duke e pastruar prej cilësive negative e i dhuron cilësi dhe virtyte pozitive. I jep shëndet mendjes, duke i ndihmuar në të kuptuar, në të menduar dhe në të planifikuar. E shëndeti shoqëror shprehet duke u ruajtur vendbanimi a shoqëria prej dukurive dhe faktorëve që mund të shkatërrojnë pjesën e shëndoshë të asaj shoqërie. Gjithashtu shoqëria e shëndoshë mbështetet në individë që dinë të logjikojnë dhe të mendojnë shëndetshëm. Nga tërë kjo shihet qartë se agjërimi, gjatë tërë histories, ka luajtur një rol shumë të madh për përparimin e një shoqërie, në aspektin trupor, shpirtëror, social, ekonomik, ushtarak, politik etj.. Pra, muaji i Ramazanit le të bëhet muaj i punës, i aktivitetit në të gjitha proceset e jetës, që ringjallin një popull dhe i mundësojnë të gjejë pozitën e vet në mesin popujve të tjerë.

### Si të jetohet më së miri ky muaj

Muslimanët Ramazanin e jetojnë nën ombrellën e etikës dhe sjelljeve që jetës i japin një sistem me rregulla kulmore, si në fizionominë e tyre të brendshme, ashtu edhe në të jashtmen. Ata të gjithë në këto rregulla janë unikë. Pamja dhe fizionomia e tyre është më e bukur se në çdo muaj tjetër. Brendësia shpirtërore e muslimanit është përplot mirësi, mëshirë, dashuri, entuziazëm dhe afërsi tek Krijuesi i tyre. Ata shpejtojnë të fitojnë kënaqësinë e Allahut xh.sh., e cila i nxit që të jenë sa më të kujdesshëm dhe objektivë në fjalë, në sjellje dhe punë. Moto e tyre janë uniteti, barazia, siguria, toleranca, solidariteti, dhe bamirësia. Transmeton Ebu Hurejra r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të fillojë nata e parë e muajit Ramazan... Një thirrës thërret (nga qielli): "O ti që punon punë të mira, shtoji ato, dhe o ti që punon punë të këqija, ndalohu prej tyre.".[8] Kjo moto tek

muslimanët zbatohet në mënyrë globale gjatë tërë jetës së tyre, po është specifike më tepër gjatë këtij muaji të bekuar, ngase pozicioni i muajit të Ramazanit është shumë më i lartë se i muajve të tjerë të vitit. Ky muaj, në krahasim me muajt e tjerë të vitit, është sikur pozita e zemrës në trupin e njeriut, sikur Pejgamberët tek njerëzit, sikur Qabeja me Tokën. Derisa haremet (e Mekës dhe Medinës) pengojnë hyrjen e Dexhallit, muaji i Ramazanit bën prangosjen e djajve. Derisa Pejgamberët ndërmjetësojnë për ymetet e tyre, muaji i Ramazanit ndërmjetëson për agjëruesit. Derisa zemra zbukurohet me dritën e besimit dhe dijes, muaji i Ramazanit zbukurohet me solidaritet dhe lexim të Kuranit. Ai që nuk pendohet dhe nuk falet në Ramazan, në cilin muaj do të pendohet nga mëkati dhe do të falet nga Zoti?! Njeriu duhet të pendohet para se t'i mbyllet dera e pendimit. E Allahu xh.sh. thotë: "Përse, pra, kur arrin shpirti në fyt, e ju në atë moment vetëm shikoni. E Ne jemi më afër tek ai se ju, po ju nuk shihni". (El Vakia, 83-85). Ai duhet të pendohet tek Allahu xh.sh. para se t'i kalojë koha e kthimit, para se të kryhet koha e të qarit dhe mëshirës. Në kontekst me këtë, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet ymeti im nuk duhet të përbuzë atë që ka fituar në Ramazan". Një njeri i tha: "Cila është përbuzja e tyre"? Ai tha: "Ai që vepron ndonjë haram (në Ramazan), ose ai që bën ndonjë të keqe, ose ai që pi alkool, ose ai që bën prostitucion. Këtij nuk i pranohet ky Ramazan. Atë e mallkon Allahu xh.sh., melekët dhe ç'ka në qiej. E nëse ky (njeri) vdes në mes të veprës së tij dhe Ramazanit, ai mbetet pa asnjë të mirë tek Allahu".[9] Besimtari në këtë muaj është praktikuesi më i denjë i asaj për se bën thirrje Islami, e ky është vetëdijësimi për moral më të lartë, pastrim të zemrës e shpirtit, solidaritet me njëri-tjetrin në bamirësi dhe devotshmëri. Njeriu në këtë muaj mundohet të pengojë mizorinë dhe të keqen ndërmjet njerëzve. Shoqëria trajtohet sikur të jetë një familje, të gjithë angazhohen për prosperitet dhe ardhmëri të lumtur. Ata janë një grusht, një trup, një shtëpi. Këtë e arsyeton thënia e Pejgamberit a.s.: "Shembulli i besimtarit në dashuri, mëshirë dhe solidaritet, është sikurse një trup, nëse një pjesë e tij ankohet nga temperatura dhe lodhja, atë e përjeton tërë trupi". Kjo pamje e bukur dhe rrugë e ndritshme, më së miri mund të realizohet tek ata që vetveten e tyre e frenojnë nga epshet e ndryshme si në vepër, ashtu dhe në fjalë. Muslimanët në këtë muaj ngrihen në shkallën e melekëve, për të cilët Allahu xh.sh. thotë: "Ata nuk i bëjnë mëkate Allahut në atë që i ka urdhëruar, dhe veprojnë atë që u është urdhëruar". (Et-Tahrim, 6)

**Ky muaj krijon afërsi më të madhe tek Allahu se çdo kohë tjetër**

Në këtë muaj gjithçka është e qartë për rolin e Ramazanit në këtë jetë dhe në Botën e ardhshme. Agjërimi është mbështetje dhe mburojë e fortë. Në këtë botë na mbron nga intrigat e djallit dhe të këqijat e njerëzve, e në Botën tjetër na mbron nga zjarri i Xhehenemit. Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Agjërimi është mburojë, kur ndonjëri prej jush agjëron - të mos ofendojë dhe as të bëjë mëkate. E nëse ndonjëri prej njerëzve e nënçmon ose ofendon agjëruesin, le të thotë: Unë jam agjërueshëm". Në këtë hadith shihet se besimtari vetveten e tij duhet ta veshë me moral të lartë, duke frenuar gjuhën nga fjalët të këqija dhe duke e zbukuruar me fjalë të bukura dhe tërheqëse. Ky është virtyt i lartë i besimtarit, me të cilin Allahu i ka veçuar muslimanët dhe i ka lavdëruar në Kuran: "Dhe ata janë që u udhëzuan me fjalët më të mira dhe u udhëzuan në rrugën e lavdishme". (El Haxh, 24)

Se Ramazani është muaj madhështor, këtë më së miri e tregon mbushja e xhamive ditën dhe natën. Besimtarët përqendrohen në leximin e Kuranit, mësimin dhe shpjegimin e tij. Shumë të rinj besimtarë, pleq dhe gra përqendrohen në përkushtimin e agjërimit, ngase ky agjërim dhe Kurani në Ditën e Kiametit do të ndërmjetësojnë për të. Pejgamberi a.s.. thotë: "Me të vërtetë agjërimi dhe Kurani ndërmjetësojnë Ditën e Kiametit (për agjëruesin dhe lexuesin e Kuranit): Agjërimi thotë: O Zot, ia kam ndaluar ushqimin dhe pijen, më mundëso të ndërmjetësoj për të…".

Prej cilësive që duhet t'i ketë besimtari në këtë muaj, është edhe zgjatja e dorës për bamirësi, shpërndarja e ushqimit për skamnorët dhe të nevojshmit. Ai duhet të kujdeset që t'i bashkojë vazhdimisht njerëzit në ushqime, ndenjje dhe punë. Me këtë ai manifeston dhe zhvillon ndjenjën e mëshirës, butësisë, afërsisë, vëllazërisë, solidaritetit dhe ndihmës së ndërsjellë, të cilat në mënyrën më të mirë i bashkojnë muslimanët.

Përmes këtyre veprave, muslimani afron zemrat, ndërsa synimet dhe objektivat e tij i bashkon në shumë fusha të veprimtarisë. Pra, Ramazani le të mbetet nismë dhe pikënisje që vërteton unitetin, bashkon mendimet, rrit kapacitetin e punës për shpërblim e perspektivë dhe kështu mbetet një kurs e një shkollë e madhe që ngre vetëdijen e besimtarëve. Lidhur me këtë, Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Veprat tek Allahu janë shtatë llojesh: dy vepra janë të pashmangshme, dy vepra janë të ngjashme (për nga shpërblimi), një vepër sa dhjetë, një vepër sa shtatëqind vepra, një



vepër për shpërblimin e së cilës nuk di askush tjetër përveç Allahut xh.sh. Dy veprat e pashmangshme janë: Kush E takon Allahun me adhurim të sinqertë pa i bërë rival asgjë, për të Xheneti është i pashmangshëm, e kush e takon Allahun me shirk (duke i bërë rival në vepra), për të zjarri është i pashmangshëm. Kush vepron një të keqe, ndëshkohet vetëm për një të keqe. Kush dëshiron të bëjë një të mirë po nuk e bënë, ai do të shpërblehet për të. Kush bën një të mirë, ai do të shpërblehet me dhjetë të mira. Kush shpenzon pasurinë e tij në rrugën e Allahut, do t'i shumëfishohet një dërhem me shtatëqind, një dinar me shtatëqind. E agjërimi që bëhet për Allahun, shpërblimi i tij nuk ka kufi dhe nuk e di askush përveç Allahut xh.sh..[10]

### Pozita e Kuranit gjatë këtij muaji të bekuar

Nderi më i madh që ka ky muaj, është zbritja e Kuranit. Ky nder nuk mund të krahasohet dhe as të barazohet me ndonjë nderim tjetër. Allahu xh.sh. thotë: "Muaji i Ramazanit është muaji në të cilin ka (filluar) të zbresë Kurani."... (El Bekare, 185)

Kurani është begati dhe kapitali më madhështor që ka zbritur Allahu xh.sh.. Ai është ndarës i së vërtetës nga e pavërteta. Ai është litar i fuqishëm, është rrugë e drejtë. Kush gjykon me të, ka gjykuar drejt, e kush e merr për udhëzim, ai do të udhëzohet. Këtë më së miri e konfirmon Allahu xh.sh., i Cili thotë:(Shih: El Isra, 9)

Ata që lexojnë, studiojnë dhe analizojnë Kuranin, kanë shpërblim të madh tek Allahu xh.sh., bazuar në thënien e Muhamedit a.s.: "Nuk grumbullohen njerëzit në një shtëpi prej shtëpive të Allahut, duke e lexuar dhe duke i mësuar njëri-tjetrit Kuranin, përveçse tek ata të zbresë ndihma, t'i përfshijë mëshira, melekët do të kujdesen për ta dhe ata do të përmenden tek Allahu xh.sh".

Në këtë hadith kuptohet se ai grup njerëzish që lexojnë, mësojnë dhe studiojnë Kuranin, kanë respekt dhe pozitë të konsiderueshme tek Allahu xh.sh.. Përderisa muslimanët e lexonin Kuranin, e mësonin, e studionin, udhëzoheshin me të, lejonin të lejuarën, ndalonin të ndaluarën dhe pasonin porositë profetike, - ata ishin komandues dhe udhëheqës, botës i mësonin të mirën dhe të drejtën. Ata bartën një civilizim që kishte karakter njerëzor e që përmbante mëshirë, stabilitet dhe dritë. Ata gjendeshin nën ombrellën e këtij ajeti kuranor: (Shih: Ali Imran, 110)

Para nesh rruga ende mbetet e hapur për ata që dëshirojnë të jenë udhëheqës të paqes dhe të të drejtave e lirive të njeriut. T'i udhëzojnë shpirtrat e njerëzve në këtë botë, e në Botën tjetër të jenë të shpëtuar. Kjo më së miri do të arrihet nëse gjeneratat e ardhshme dhe njerëzit në përgjithësi, i drejtojmë tek Kurani, zemrat e tyre lidhen me të, i frymëzojnë që përfundimisht t'i marrin parimet islame dhe me to të qarkullojnë në të ardhmen e afërt. Atëherë edhe ne amanetin tonë e kemi kryer me sukses, si dhe kemi krijuar një shoqëri të drejtë e me baza të shëndosha, ku interesi shoqëror zotëron interesin individual. Allahu xh.sh. thotë: (Shih: Ta Ha, 112)

1) "Sahih Ibn Huzejme", v. 2 f. 190, nr. 1886. 2) El-Bejhekiu "Es-sunen", v. 4 f. 364, nr. 20413. 3) "Sunen Et-Tirmidhij", v. 4 f. 672, nr. 2526. 4) "Sunen En-Nesaij", v. 4, f. 158, nr. 2210. 5) "Sahihul Muslim", v. 2, f. 832, nr. 1174. 6) "Sahihul Buhari", v. 2, f. 719, nr. 1939. 7) Et-Taberanij, "El-Mu'xhemulevsat", v. 8. f. 174, nr. 8312. 8) Sunen Et-Tirmidhij", v. 3. f. 66, nr. 682; "Sunen En-Nesaij", v. 4, f. 129, nr. 2107. 9) Et-Taberani, "Es-sagir", v. 1 f. 248. 10) Et-tergib vet-terhib", v. 2 f. 12.



Mr. Qemajl Morina

# Ramazani muaj i Allahut

Shpallja e Kuranit filloi në muajin e Ramazanit. Po ashtu në këtë muaj i kanë zbritur fletushkat Ibrahimit a.s. Po ashtu edhe Tevrati i ka zbritur Musaut a.s., si dhe Inxhili i ka zbritur Isaut a.s.

Allahu xh.sh. në Kur`anin e shenjtë thotë: ***"Muaji i Ramazanit është ai në të cilin filloi të shpallet Kur`ani, udhëzim për njerëzit dhe argument i qartë i rrugës së drejtë dhe dallimit të mirës nga e keqja. Cili prej jush që do të arrijë atë muaj ta agjërojë atë, e kush është i sëmurë ose ndodhet në rrugë, të njëjtin numër ditësh le ta agjërojë më vonë! Allahu ju dëshiron lehtësim e nuk ju dëshiron vështirësi. Por, ditët e caktuara t`i plotësoni dhe Allahun ta madhëroni mbase do të jeni mirënjohës !"*** (El Bekare, 185). Shpallja e Kuranit filloi në muajin e Ramazanit. Po ashtu në këtë muaj i kanë zbritur fletushkat Ibrahimit a.s. Po ashtu edhe Tevrati i ka zbritur Musaut a.s., si dhe Inxhili Isaut a.s. Se ky është muaji i Allahut xh.sh. dhe se ky është muaji më i vlefshëm ndër të gjithë muajt e vërteton Kurani famëlartë. Ajetet japin të kuptohet se Krani famëlartë zbriti në një natë të bekuar e ajo është Nata e Kadrit. Dijetarët thonë se Kurani përnjëherë ka zbritur në qiellin e fundit, pastaj i është zbritur pejgamberit a.s. sipas nevojës gjatë vazhdimit të shpalljes.

Agjërimi veçohet nga ibadetet tjera, sepse ai nuk shihet, ai është sekret në mes robit dhe Krijuesit, për atë thuhet në hadithin Kudsi "Çdo vepër që bëjnë bijtë e Ademit është e tyre, përveç agjërimit, ai është i Imi dhe Unë i shpërblej për të".

Agjërimi u bë farz për muslimanët në vitin e dytë të hixhretit. Ndërsa Muhamedi a.s. edhe para kësaj agjëronte tri ditë çdo muaj. Pasi që agjërimi u bë farz në muajin e Ramazanit, atëherë çdo agjërim tjetër mori formën e agjërimit vullnetar.

Agjërimi i plotë ka disa kushte, imami Gazaliu e sheh se agjërimi ndahet në dy kategori:

1. Agjërimi i të përgjithshmeve, ai ka të bëjë me atë kategori besimtarësh të cilët ia ndalojnë (barkut dhe epshit) përdorimin e gjërave të rëndomta.

2. Agjërimi i njerëzve të posaçëm, e ata janë të cilët ia ndalojnë veshit, syrit, gjuhës, dorës, këmbës si dhe pjesëve tjera të trupit të bëjnë mëkate.

Agjërimi i posaçëm i të posaçmëve, ka të bëjë me agjërimin e zemrës nga të menduarit për çështje fetare si dhe mendimeve të kësaj bote. Ndalimi që të mendojë vetëm për Allahun xh.sh.

Muhamedi a.s. thotë: "Sa të shumtë janë ata agjërues, të cilët në agjërimin e tyre nuk kanë asgjë, përveç urisë dhe etjes"

Pastaj thotë: "Ai i cili nuk ka lënë përgojimin dhe veprimin sipas tij, Allahu xh.sh. nuk ka nevojë që t`ia lërë ushqimin dhe pijen". Pastaj thotë prapë: "Agjërimi i vërtetë është emanet dhe çdo kush duhet tua ruaj emanetin e vet". E pastaj vazhdon e thotë: "Nuk ka mbushur i biri i Ademit ndonjë enë , më keq se sa barkun e vet".

Të dashur vëllezër muslimanë, si do të realizoni qëllimin e agjërimit tuaj, kur iu keni qasur iftarit me plotë shije? Duhet që si në kohën e iftarit ashtu edhe të



syfyrit të hani dhe të pini me maturi, që trupat tuaj të jenë më të lehtë si dhe shpirtrat tuaj më të pastër.

### Të falemi natën

Ashtu siç duhet të kalojmë ditën duke agjëruar, natën duhet ta kalojmë duke u falur.

Vëllezër besimtarë në çdo shtëpi tuajën duhet të ketë shenja të Ramazanit, ato duhet të jenë të hapura për vizitues, për ushqimin e të varfërve nga mysafirët tuaj, si dhe të fqinjëve tuaj. Në to duhet të lexohet Kur`ani dhe të mbahen tubime me karakter fetar. Duhet që në mesin ku jetojmë dhe në lagjen ku banojmë. Le të jetë për ne shembull pejgamberi a.s. Ai ishte më dorëlirë dhe shumë bamirës gjatë muajit të Ramazanit.

Edhe xhamit tona gjatë këtij muaji të bekuar duhet të bëhen tribuna të vërteta dhe shkolla ashtu siç ishin në kohën e Muhamedit a.s. si dhe në kohën e lulëzimit të kulturës dhe civilizimit Islam , të cilit ia kishte lakmi e tërë bota . xhamit përveç asaj janë shtëpi të Allahut xh.sh. ku muslimanët duhet të luten në to, ato gjatë historisë së gjatë islame ishin edhe shkolla ku u edukuan muslimanët dhe prej tyre dolën burra shteti,dijetarë, prijësi luftarak, fama e të cilëve arriti në të katër anët e botës. Duhet ta falënderojmë

Nuk ka më gjatë muajit të Ramazanit mbledhje partie për t`i provuar ata që agjëronin fshehtazi në të kaluarën. Nuk do të ketë më etiketime në -primitivë- (fetarë) dhe me -progresiv- (ateistë). Të gjitha këto pra do ti mbesin historisë si dhe gjeneratave të ardhshme për mësim. Shumë çka ndryshoi rreth nesh e edhe ne ndryshuam vetveten tonë. E ajo më e rëndësishmja është ti kthehemi Allahut xh.sh. në këtë muaj të Allahut.

### Zot, pranoje...

Të nderuar besimtarë, dine se Resulullahu a.s. tregon se Allahu xh.sh. krenohet me agjëruesit e u thotë melaqeve të Tija: “O meleqët e mi, shikojeni robin tim, e ka braktisur epshin, kënaqësinë, ushqimin, pijen për hir Timin!.”

Vëllezër , agjërimi është ushqim shpirtëror, pastrim i zemrës, fizkulturë e trupit për devotshmëri si dhe marrjen e punëve me sinqeritet dhe me qëllime të pastra.

Agjërimi i Ramazanit është i varur në mes të qiellit dhe tokës, nuk ngritët përveç atëherë kur jepet zekatul fitri.

Muaji i Ramazanit, fillimi i tij është mëshirë, mesi i tij falje dhe fundi i tij lirim nga xhehenemi.

Lusim Allahun xh.sh. që ta pranojë agjërimin dhe namazin tonë, të lutemi o Krijues i gjithë botëve që të jesh i kënaqur me të gjitha veprat tona.

Për çdo vit dhe Ramazani na ardhtë me shumë të mira!



Xhafer Fejziu

# Agjërimi ibadet dhe edukim shpirtëror

Muaji i Ramazanit është detyrim dhe kushti i tretë i fesë islame. Ai është një kusht me të cilin ishin të obliguar, së bashku me popujt e tyre, të gjithë të dërguarit e Allahut xh.sh.. Agjërimi është durim, i cili të çon tek durimi i vazhdueshëm, një fitore e cila të çon nga fitorja definitive dhe e plotë.

Nëse agjërimi të bën të jesh i durueshëm, atëherë do të jesh më i aftë dhe më i gatshëm për durim edhe në fatkeqësi, në vështirësi dhe në raste të tjera... Ky pra, është rezultati i devotshmërisë që përmban edukimi i agjërimit. Prandaj muslimanët, me kënaqësinë më të madhe, e presin agjërimin e porositur nga ana e Zotit xh.sh., sepse ai sjell të mirat që ata i shfrytëzojnë dhe për përmbushjen e të cilit ata do të shpërblehen në Botën tjetër. Agjërimi i Ramazanit ofron gjallëri më të këndshme, përjetime të larta duke i liruar agjëruesit nga presionet e përditshme në të cilat dominojnë epshet.

Në anën tjetër, gjatë këtij muaji të bekuar, agjëruesi takohet dhe ballafaqohet me veten e tij, mundohet ta pastrojë vetveten nga intrigat e shejtanit që qarkullon në trupin e tij. Për këtë arsye, muslimanët e falënderojnë Zotin xh.sh., i Cili ua bëri detyrim agjërimin, sikurse ua kishte bërë edhe popujve të tjerë që na kanë paraprirë, me të vetmin qëllim që të jemi të devotshëm dhe të sjellshëm. Shumë dijetarë të fushave të ndryshme kanë shkruar dhe shpjeguar për agjërimin dhe të mirat e tij, dhe kjo është plotësisht e natyrshme, kur dihet se dobitë e agjërimit janë të shumta dhe të natyrave të ndryshme. Agjërimin e kanë trajtuar nga pikëpamja sociale, morale, fetare, pedagogjike, shoqërore, shëndetësore etj..

### Ç’është agjërimi

Sikurse u tha, agjërimi i Ramazanit është nga shtyllat themelore të fesë islame, të cilin duhet ta kryejnë

çdo musliman e muslimane, që janë të rritur dhe që psikikisht e fizikisht janë të shëndoshë. Fjala agjërim në aspektin etimologjik nënkupton largim, abstenim nga veprimi i diçkaje, ndërsa, sipas shpjegimit që na ofron Pejgamberi a.s., këtu qëllimi është të përmbajturit prej çdo ushqimi e pijeje, nga marrëdhëniet seksuale prej agimit e deri në rënien e muzgut, gjatë tërë muajit të Ramazanit. Ky ibadet bazën e ka në Kuranin famëlartë, ku Zoti xh.sh. besimtarëve u drejtohet: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë detyrim sikurse ishte detyrim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm. (Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju. (Ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallej Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun për shkak se ju udhëzoi dhe që të falënderoni". (El Bekare, 183-185). Nga ajetet kuranore shihet qartë obligueshmëria e agjërimit dhe se agjërimi nuk është risi vetëm me dërgimin e Muhamedit a.s., porse ishte njohur dhe ishte praktikuar edhe nga pejgamberët dhe popujt e mëhershëm.

### Qëllimi i agjërimit

Për agjërimin në Islam nuk mjafton të vihet në dukje vetëm ana pasive, materiale, e jashtme, e cila manifestohet me heqjen dorë nga ushqimi dhe pija. Agjërimi në radhë të parë është veprim aktiv shpirtëror, me të cilin ai që e plotëson, ka dëshirë të arrijë qëllimin, cakun që i ka vënë përpara Sheriati islam. Me këtë rast, të rikujtojmë se Allahu xh.sh., me anë të agjërimit, nuk dëshiron vuajtjet dhe mundimet tona, tek Ai nuk arrin lodhja dhe rraskapitja e trupit tonë. Qëllimi kryesor i agjërimit është: "Që të bëhemi të devotshëm". Pra, qëllimi i agjërimit është edukimi i shpirtit të njeriut, ngritja shpirtërore drejt engjëllores, drejt arritjes së shkallës më të lartë të humanitetit islam. Pra, kjo duhet të jetë ajo devotshmëria dhe pasuria shpirtërore që duhet të jetë produkt i agjërimit. Agjërimi duhet të na mësojë të jemi të përmbajtur, që dikush të mos qortohet e të ofendohet, por edhe të mos u përgjigjemi provokimeve nga ana e dikujt. Agjërimi është durim i cili shpie tek durimi i vazhdueshëm, fitore që shpie nga fitorja definitive dhe e plotë. Nëse agjërimi të mëson të jesh i durueshëm në kohën që e karakterizon siguria dhe mirëqenia, do të jesh më i aftë dhe më i gatshëm për durim edhe në fatkeqësi, vështirësi, gjatë sfidave dhe në të gjitha rastet e tjera. Nëse agjërimi të mëson se si ta mposhtësh sot veten, nesër me siguri do ta mposhtësh shejtanin. Ky është rezultati i devotshmërisë që përmban institucioni i agjërimit.

### Të mirat e agjërimit

Po përmendim disa nga format e ndikimit të agjërimit në edukimin shpirtëror dhe ndërgjegjësimin e njeriut, edhe pse, edhe sikur të donim t'i numëronin të gjitha të mirat e agjërimit, nuk do t'ia dilnim dot:

Agjërimi e pajis njeriun me një vetëdije të gjallëruar e të shëndoshë, për arsye se agjëruesi agjërimin e tij e mban edhe fshehurazi edhe publikisht.

Agjërimi është mjet për edukimin e dëshirës, unit, nefsit, egos, sepse agjëruesi nuk dominon vetëm mbi kënaqësitë e lejuara, por edhe mbi atë të ndaluarën.

Agjërimi i mëson njeriut durimin, sepse ai, kur



agjëron, ndien dhembjet e mërzisë dhe të shqetësimit, por duron. Kjo përvojë e bën atë që t'i kuptojë efektet dhe pasojat serioze të dhembjeve të tilla tek të tjerët, të cilët mund të jenë të privuar nga të mirat elementare me ditë, javë, muaj e vite.

Agjërimi ia mëson njeriut burrërinë e vërtetë që dominon mbi instinktet dhe dëshirën e lartë që funksionon vullnetarisht. Sa mirë do të ishte sikur Ramazani t'i bashkonte njerëzit me agjërimin që përmban në vete burrëri të proklamuar dhe dëshirë të lartë.

Agjërimi tek njeriu inicion frymën e vërtetë të përkatësisë sociale, unitetit të vëllazërisë, të barazisë para Zotit.

Agjërimi është një urdhër i Zotit për rivërtetim të së vërtetës dhe për vetëkontroll, për ruajtjen e dinjitetit dhe lirisë njerëzore. Kur njeriu agjëron në mënyrë të duhur, është në gjendje ta kontrollojë vetveten, të ushtrojë një komandë të plotë ndaj epsheve të veta, t'i disiplinojë dëshirat e tij dhe t'u rezistojë presioneve qëllimkëqija.

Gjatë agjërimit, edhe pse njeriu qëndron i uritur, shpirti i tij ushqehet. Besimtari gjen kohë për ta lutur Allahun, për të lexuar Kuran, dëgjon fjalët e Allahut që e ftojnë për bamirësi e adhurim dhe e largojnë nga mëkati dhe e keqja.

Agjërimi është i fshehtë, dhe mbikëqyrës i vetëm i tij është Allahu xh.sh.. Në këtë mënyrë tek agjëruesi duhet të zhvillohet ndjenja dhe bindja e mbikëqyrjes së Allahut xh.sh. dhe që Ai përcjell gjithmonë veprimet e tij. Për këtë arsye, muslimani i drejtë agjërimin e merr si mjet me të cilin e pastron shpirtin e vet. Ndërkaq, nëse e kundërshton këtë të vërtetë të agjërimit dhe nuk e njeh urtësinë e tij, atëherë agjërimi nuk do të sjellë kurrfarë të mire shpirtërore dhe për agjëruesin do të paraqesë vetëm lodhje dhe kotësi.

I Dërguari a.s., lidhur me këtë, ka thënë: "Kush nuk i largohet gënjeshtrës dhe veprimit me të, nuk ka nevojë të largohet nga ngrënia dhe pija". (Buhariu). Të gjitha punët që ndërmerr besimtari, janë për atë, përveç agjërimit dhe pagesa për agjëruesin mbetet ekskluzivisht e Allahut xh.sh.. Këtë më së miri na e vërteton Allahu xh.sh. në një hadith kudsij, ku thotë: "Allahu i Madhëruar ka thënë: Biri i Ademit (njeriu) çdo vepër e bën për vete, përveç agjërimit, që është vetëm për Mua dhe Unë shpërblej për të".

1) Kurani - përkthim me komentim në gjuhën shqipe. Përktheu dhe komentoi: Sherif Ahmeti, i botuar në Medinë, viti 1415 h. 2) Mustafa Ashur, Es-sijam, Kajro 1992. 3)Sejid Sabik, Fikhus-Sunneh, Tiranë, 2005. 4) Mr. Zekerija Bajrami, Agjërimi pse dhe si, Shkup. 1999.



**Isa Tërshani**

# Ramazani muaj i duasë

*"Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem,..". (Gafir, 60 )*

Muaji i madhërishëm i Ramazanit, përveçqë është muaj i zbritjes së Kuranit dhe i agjërimit, është edhe muaj i duasë. Gjatë këtij muaji Allahu xh.sh. i shton shpërblimet dhe dhuron mëshirë për ata që kërkojnë mëshirën e Tij. Gjithashtu gjatë këtij muaji hapen dyert e të mirave për çdonjërin që synon të mirën. Është muaj i mirësisë dhe i bereqetit, muaj i shpërblimeve dhe i dhuratave. Muaj i faljeve të mëkateve (magfiretit) dhe i shpëtimit nga zjarri i Xhehenemit. Me një fjalë, është muaj i mbuluar dhe i shtruar me mëshirën - rahmetin e Allahut xh.sh..

Këtu do të bëjmë fjalë për një ibadet me vlerë mjaft të rëndësishme, që është vlera e duasë. Ibadetet tek Allahu i Lartëmadhëruar dallojnë nga vlera dhe rëndësia. Disa ibadete Allahu xh.sh. i bëri më me rëndësi dhe kërkoi nga njeriu që t'i kryejë patjetër, kurse për disa të tjera rekomandoi dhe e nxiti t'i kryejë. Në vargun e veprave të çmuara dhe me vlerë tek Allahu xh.sh., e gjejmë edhe duanë. Muhamedi. a.s. thotë: "Duaja është ibadet (adhurim)".1 Fjala 'dua' rrjedh nga gjuha arab[e], që në gjuhën shqipe ka këto kuptime: thirrje, ftesë, lutje etj...

Është interesante se fjala salat (namaz) në kuptimin etimologjik nënkupton drejtpërdrejt duanë. Kurani njeriun e drejton të bëj sa më shumë dua, respektivisht



ta lusë Allahun xh.sh.. Kështu, pesë kohët e namazit, që janë obligim i domosdoshëm për çdo musliman e muslimane, në thelb janë dua që ia drejtojnë besimtarët Krijuesit të tyre. Leximi i obligueshëm i Fatihasë në namaz, ka edhe një qëllim, sepse Fatihaja është nga duatë më të mira, ku kërkohen udhëzimi dhe mëshira e Allahut të Madhërishëm. Sipas mësimeve islame, ibadeti nuk mund të kufizohet vetëm në ritualet e caktuara të adhurimit. Përkundrazi, ai përfshin lëvizjen dhe jetën e tërësishme njerëzore.

### Të gjithë njerëzit kanë nevojë për Zotin

A ka ndonjë prej nesh që nuk ka halle dhe probleme? A ka ndonjë prej nesh që nuk ka ëndrra dhe dëshira për t'i realizuar? A ka njerëz që nuk kanë frikë për gjynahet e tyre dhe nuk duan që Zoti t'ua falë? Kujt tjetër do t'i lutemi, nëse nuk i lutemi Zotit? Për kë tjetër do të kishim më shumë nevojë? Në derën e kujt tjetër veç Zotit tonë, mund të trokasim?! Të gjithë ne kemi nevojë të lutemi dhe hallet tona t'ia qajmë Atij që ka në dorë gjithçka. Të gjithë jemi të varfër për mëshirën dhe ndihmën e Tij. Të gjithë kemi nevojë për Zotin, si muslimani ashtu edhe jomuslimani, si vepërmiri i cili E lut Zotin xh.sh. që ta shpërblejë me sevape, ashtu edhe vepërligu, i cili bën dua që t'ia falë gabimin. Si i varfri që bën dua dhe shpreson se do të pasurohet, po ashtu i sëmuri bën dua dhe shpreson se do të shërohet etj Ne ua shtrijmë duart njerëzve për të na ndihmuar, por harrojmë Zotin e njerëzve, që ka në dorë gjithçka.[2] Allahu i Madhëruar në Kuran thotë: "O ju njerëz, ju keni nevojë për Allahun e Allahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari". (Fatir, 15)

Në jetën e përditshme na lind nevoja që të kërkojmë diçka nga njerëzit, qoftë ndihmë materiale, hua apo edhe përkrahje shpirtërore. Në të shumtën e këtyre rasteve gjejmë njerëz të cilëve kur ju kërkojmë diçka, prishin fytyren e tyre apo të ankohen se "nuk kanë as për vete", ose ndihmën ta kushtëzojnë me diçka që nuk ke mundësi ta bësh për të, ose, nëse të ndihmon materialisht, të kërkon edhe kamatë etj..

Ky është një realitet i hidhur në jetën e përditshme, por a thua ndodh kështu edhe me Allahun xh.sh.?

A hidhërohet Allahu xh.sh. nëse njeriu kërkon diçka prej Tij? A ia kushtëzon ndihmën me diçka që ia zbeh imazhin e fesë dhe karakterit të tij njerëzor? Përgjigjja: Kurrsesi, madje Allahu i Lartmadhëruar ka dëshirë që njeriu të kërkojë prej Tij dhe ta lusë Atë. Muhamedi a.s. thotë: "Kërkoni nga Allahu, sepse Allahu ka dëshirë që të kërkohet prej Tij".

Një prej Emrave të bukur të Allahut xh.sh., është edhe emri: 'El-Muxhibu' - 'Pranuesi i lutjeve'. Madje Allahu xh.sh. hidhërohet nëse njeriu nuk kërkon prej Tij. Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Allahu zemërohet me atë që nuk kërkon (asgjë) prej Tij".[3] Kur E lut Allahun, besimtari e ndien se Ai është afër, dëgjon lutjet dhe rënkimet e tij. Madje Vetë Allahu xh.sh. e urdhëroi Muhamedin a.s. që t'i nxisë besimtarët për dua duke u treguar se Allahu është afër, dëgjon dhe u përgjigjet lutjeve të lutësve:) "Vërtet Zoti im është afër dhe pranues i lutjeve". (Hud, 61)

Shkoi një njeri te Pejgamberi a.s. dhe e pyeti: "O i Dërguar i Allahut, a është larg Zoti ynë dhe a duhet ta thërrasim apo është afër dhe ta lusim me zë të ulët". Atëherë u shpall ajeti i Kuranit: "E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi Më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të Më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua". (El Bekare, 186).[4]

E theksuam më parë se, nëse kërkon diçka nga ndonjë njeri, do ta shohësh fytyrëprishur apo në disa raste edhe do të të ofendojë e të thotë: "unë nuk qaj kokën për ty, përse edhe ti nuk punon?", ndërsa Allahu xh.sh. turpërohet prej teje. Po, turpërohet prej teje që ta lusësh, e Ai të të mos përgjigjet. Transmetohet nga Selman Farisiu se Muhamedi a.s. ka thënë: "Vërtet Allahu është i Gjallë, i Ndershëm (Fisnik), turpërohet nëse njeriu i ngre duart drejt Tij e Ai ta kthejë bosh (duarthatë)".[5] "I vjen turp" do të thotë që nëse ti E lut për diçka, Ai të jep. Ashtu si disa njerëz të cilët, kur u kërkon diçka, edhe nëse nuk kanë mundësi të ta japin, nuk të kthejnë thatë, ngaqë u vjen turp. Nëse kjo vlen për njeriun, ç'mund të themi për Zotin Që ka në dorë gjithçka?! Gjithashtu Zoti nuk e ka kushtëzuar duanë vetëm për ata që janë të devotshëm apo që falen dhe agjërojnë, po e ka lënë të lirë për të gjithë ata që I luten. "Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehennem". (Gafir, 60)

### Përse të mos lutemi?

Vallë, përse të tregohemi mendjemëdhenj ndaj Allahut, me gjithë nevojën që kemi? Lutja nuk është vetëm kur të jesh në hall dhe në nevojë. Lutja në esencë është adhurimi ndaj Zotit dhe nuk bëhet vetëm në çaste të vështira. Ne E lusim Atë, në mënyrë që të jemi të përulur ndaj Tij. Allahu në Kuran thotë: "Luteni Zotin tuaj, të përulur e në heshtje, sepse Ai nuk i do ata që e teprojnë". (El Araf, 55). Pejgamberi a.s. thotë: "Lutja është vetë adhurimi". (Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)

Mund të mos e ndiesh nënshtrimin dhe përuljen ndaj



Zotit derisa falesh apo agjëron, por derisa lutesh, këtë e ndien detyrimisht. Sepse nuk mund të lutesh përveçse për diçka që nuk ke... Ibn Kajjim el Xheuzij thoshte një fjalë: "Trokita në derën e atyre që falin namaz, dhe gjeta shumë të tillë. Trokita në derën e atyre që agjëronin, dhe pashë që kishte shumë më tepër. Trokita në derën e atyre që kanë nevojë për Zotin, dhe pashë se kishte shumë pak njerëz. Prandaj, trokisni në atë derë. Kush troket aty, Zoti nuk do ta kthejë kurrë mbrapa, sepse aty ka vend për të gjithë". Allahu në Kuran thotë: "Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehennem". (Gafir, 60). Ata njerëz, të cilëve u kalojnë muaj dhe vite pa iu lutur Zotit, janë mendjemëdhenj dhe arrogantë. Kjo, sepse paraqiten sikur nuk kanë nevojë për Zotin. E kush nuk ka nevojë për Zotin? Të gjithë kemi nevojë për Të. A E ke lutur Zotin ndonjëherë me qëllim që të jesh sa më pranë Tij? Nëse jo, atëherë mos e humb rastin në këtë muaj të bekuar, shpeshtoji lutjet dhe kërko prej Atij Që gëzohet kur robi E lut, e Zoti i jep.

### A duhet të kemi -frikë se nuk na pranohet duaja

Sufjan bin Ujejne thotë: "Mos ki frikë se nuk të pranohet lutja, ngaqë ke bërë gjynahe, pasi Zoti ia ka pranuar lutjen krijesës më të keqe - shejtanit. Ai iu lut Zotit t'i jepte afat deri në Ditën e Kiametit për ta larguar njeriun nga rruga e Tij, dhe Zoti ia pranoi lutjen: "(Iblisi) Tha: «Më jep afat gjer ditën kur ringjallen (njerëzit)!» (Allahu) Tha: «Ti e ke këtë afat!" (El Araf, 14-15). Tregohet se një njeri adhuroi një idhull-statujë për vite të tëra dhe ai nuk iu përgjigj kurrënjëherë. Një ditë u hidhërua njeriu dhe iu lut Allahut dhe e mori përgjigjen për lutjen e parë. Xhibrili a.s. e pyeti Allahun xh.sh.: Si shpjegohet kjo, o Zot i Madhëruar? Allahu xh.sh. i tha: Nëse nuk i përgjigjem, atëherë ku është ndryshimi midis meje dhe statujës?! Në fakt Zoti gjithmonë ua pranon lutjet njerëzve. Ajo që ndodh, është se shejtani i bën të harrojnë se e mira që u erdhi, është për shkak të lutjes që kishin bërë më parë. E bën këtë që t'i largojë njerëzit nga lutja, duke ua mbushur mendjen që ato nuk pranohen. Gjithashtu e bën që të mos e ndjesh që Zotin e ke pranë.

Pranimi i duasë të jep një ndjenjë të ëmbël, e cila buron nga besimi, dhe shejtani kërkon ta largojë këtë.

Sa njerëz E kanë lutur Zotin për hallet e tyre dhe Ai ua ka pranuar? Sa njerëz ka që kanë qenë të zhytur në gjynahe, E kanë lutur Zotin që t'i udhëzonte, dhe janë udhëzuar. Hasan Basriu vizitoi Ebu Uthman Nehdiun që ishte i sëmurë. Hasani i tha Ebu Uthmanit: Lute Allahun, sepse ti e di vlerën e duasë së të sëmurit. Ebu Uthmani i ngriti duart dhe bëri dua. Pas lutjes tha: "Ju përgëzoj se Allahu na është përgjigjur neve". Hasan Basriu i tha: "A i di fshehtësitë e Allahut xh.sh.? Tha: Po, o Hasan, sepse ti, nëse do të më tregosh diçka, unë të besoj ty. E si të mos besoj në Fjalën e Allahut: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem", kur dolëm Hasani tha: Ai është më i ditur se unë".[6]

### Koha dhe vendet e preferuara ku pranohen lutjet

Edhe pse nuk ka kohë dhe vend të caktuar për dua, sepse mund të lutemi në cilëndo kohë dhe në cilindo vend, megjithatë janë disa preferenca nga Pejgamberi a.s. për këtë çështje:

Në një të tretën e fundit të natës. Ebu Hurejre r.a. transmeton: "Erdhi një njeri te Pejgamberi a.s. dhe i tha: O i Dërguari i Allahut, kur është lutja më e pranueshme"? "Në një të tretën e fundit të natës"- i tha Pejgamberi a.s."[7]

Një orë në ditën e xhuma: Duke qenë në sexhde; Mes ezanit dhe ikametit; Gjatë rënies së shiut; Në xhihad; Ditën e Arafatit; Natën e Kadrit; muaji i Ramazanit, koha e iftarit, koha e syfyrit. Në Qabe; Gjatë tavafit; Kur përfundon së lexuari gjithë Kuranin.

### Ka njerëz të cilëve Zoti ua pranon lutjet

Një udhëheqësi të drejtë, Lutja e agjëruesit, Lutja e atij që i është bërë padrejtësi, e udhëtarit dhe e prindit për evladët e tij, Lutja e një muslimani për vëllanë e tij musliman.

**Kushtet e pranimit të Duasë :**

Me qenë i sigurt se lutja do të pranohet. Të tregohet nënshtrueshmëri dhe vetëmohim gjatë lutjes dhe mosnxitimi për pranimin e lutjes.

**Edukata gjatë lutjes :**

1) Të qenët i pastër dhe me abdes.
2) Ngritja e duarve drejt qiellit.
3) Drejtimi nga Kibla.
4) Të fillohet me falënderimin ndaj Allahut dhe të përshëndetet me salavate Pejgamberi a.s. si dhe të këmbëngulet në dua. Pastaj, nëse kemi mundësi, menjëherë pas duasë të japim sadaka.

Po e mbyllim këtë temë me një thënie të Ebu Hurejres: "Atij që i jepen rrësk gjashtë gjëra, nuk i ndalohen gjashtë të tjera:

Atij që i jepet rrësk falënderimi, nuk i ndalohet bollëku, sepse Allahu xh.sh. thotë: "Nëse Më falënderoni, Unë do t'jua shtoj juve". (Ibrahim,7)

Atij që i jepet rrësk durimi, nuk i ndalohet shpërblimi, sepse Allahu xh.sh. thotë: "Durimtarëve u jepet shpërblimi pa masë". (Ez Zumer,10.)

Atij që i jepet rrësk pendimi, nuk i ndalohet pranimi, sepse Allahu i Lartësuar thotë: "Dhe Ai e pranon pendimin e robërve të Tij". (Esh Shura. 25.)

Atij që i jepet rrësk istigfari, nuk i ndalohet falja, sepse Allahu xh.sh. thotë: "Kërkoni falje Zotit tuaj, sepse Ai është shumë falës". (Nuh, 10.)

Atij që i jepet rrësk lutja, nuk i ndalohet pranimi i kërkesës, sepse Allahu thotë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem" (Gafir, 60.)

Atij që i jepet rrësk shpenzimi në rrugën e Allahut, nuk i ndalohet zëvendësimi i saj, sepse Allahu i Madhëruar thotë: "Çfarëdo që të jepni Ai e kompenson, sepse Ai është Dhuruesi më i madh". (Sebe'ë, 39)[8]

E lusim Allahun të na bëjë prej atyre që do të na pranohen duatë tona. Amin!

1) Hadithin e shënon Ahmedi, në Sahihun: Edebul Mufred.4/267. 2) Amër Halid; Përmirësimi i zemrave. Shkup. 2010. f. 303.) 3) Ahmed Ferid. Deti i kthjellët i devotshmërisë dhe subtilitetit. Drita e jetës. Gjilan, pa vit botimi. f. 110. (Tirmidhiu) 4) Amër Halid; Me Emrin Tënd jetojmë. Shkup. 2007. f. 281.) 5) Hadithin e shënon Ahmedi në Musnedin e tij, 5/438. 6) Samir Bulku. Melhemet e zemrës. Tiranë. 2004. f. 245. 7) Dr. Shefik Kurdiq, Gjuha shpatë me dy tehe. Shkup, 2008. F. 126. Hadithin e shënon Muslimi, Përmbledhja e haditheve e Muslimit, 1/341 hadithi nr. 389. 8) Samir Bulku. Melhemet e zemrës. Tiranë. 004. f. 243.



**Mr. Ragmi Destani**

# Namazi i teravisë dhe namazi i natës

Namazi i teravisë është synet i fortë - muekkede- si për meshkujt ashtu edhe për femrat, dhe falet gjatë muajit të Ramazanit. Është namaz që bën pjesë në grupin e namazeve nafile. Koha e namazit të teravive është pas namazit të jacisë dhe para namazit të vitrit deri para namazit të sabahut. Transmetohet nga Arxhefe të ketë thënë: Aliu r.a. urdhëronte për namaz të teravisë dhe bënte për meshkuj një imam dhe për femra një imam, e unë isha imam i femrave.

Namazi i teravisë, është namaz që falet gjatë muajit të madhërishëm të Ramazanit. Falet pas namazit të jacisë dhe para vitrit. I takon grupit të namazeve nafile, por ky është synet i fortë - muekedesi për meshkujt ashtu edhe për femrat. Këtë namaz e ka falur Pejgamberi Muhamed a.s. dhe i ka nxitur njerëzit që ta falin. Pastaj këtë e kanë falur ashabët dhe pas tyre tabiinët dhe falet deri në ditët e sotme. Namazi i teravive është veçori e muajit të Ramazanit, është i madhëruar në shpirtat e muslimanëve, e shumë i vlerësuar nga Allahu i Madhëruar.

Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush e gjallëron natën e Ramazanit me bindje dhe besim të thellë, dhe me qëllim që të arrijë vetëm shpërblimin e Allahut, atij do t'i falen mëkatet e kaluara". (Buhariu dhe Muslimi). Domethënë, kush i gjallëron netët e Ramazanit me namaz, me lexim të Kuranit, përmendje të Zotit, lutje e të tjera ibadete, atij do t'i falen mëkatet e kaluara nëse nuk ka të mëdha, sepse mëkatet e mëdha i fal vetëm pendimi i sinqertë.

**Dispozita e namazit të teravisë**

Namazi i teravisë është synet i fortë -muekede- si për meshkujt ashtu edhe për femrat, kështu transmetohet nga Ebu Hanifja, por edhe nga të tjerët. Përmendet në librin "el ihtijar li taëlil elmuhtar" se Ebu Jusufi e kishte pyetur ebu Hanifen për namazin e teravisë dhe veprimin e Omerit r.a., e ai i ishte përgjigjur: "Teravitë janë synet i forte -muekede-, dhe këtë nuk e nxori Omeri



prej vetes së tij, ai nuk ka shpikur risi këtu, dhe nuk do t'i kishte urdhëruar njerëzit pa ndonjë bazë dhe premtim nga i dërguari i Allahut". Se është synet i fortë, këtë e dëshmon veprimi i hulefai-rrashidinëve, pastaj i të gjithë ashabëve dhe i të gjithë atyre që i pasuan ata deri në ditët e sotme, pa ndonjë kundërshtim, pastaj edhe Ixhmai -konsensusi i dijetarëve. E si të mos jetë kështu, kur vetë Muhamedi a.s. ka thënë: "Ju duhet të pasoni synetin tim dhe synetin e hulefai- rrashidinëve të udhëzuar pas meje, të cilët e kapën me dhëmballë". (Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxhe, Taberaniu, etj.)

### Falja e namazit te teravisë me xhemat

Falja e namazit të teravisë është synet muekede për çdo musliman, nëse e lë pa arsye është mekruh, kurse falja e tij me xhemat është syneti kifaje, që, nëse e lënë të gjithë, nuk kanë bërë mirë, e nëse dikush e fal vetëm në shtëpi, e ka lënë shpërblimin e xhematit, e nëse e falin një grup në shtëpi me xhemat e kanë humbur sevapin e xhamisë. (reddul muhtar).

### Nijeti i namazit të teravisë

Dijetarët kanë dhënë mendime të ndryshme rreth nijetit për namazet nafile. A duhet të caktohet lloji i namazit me nijet, apo mjafton nijeti i përgjithshëm për namaz.

Shumica janë të mendimit se mjafton nijeti i përgjithshëm, por kanë shprehur mendimin se më e pëlqyeshme do të ishte caktimi i namazit përmes nijetit. Nijeti bëhet me mendje dhe me fjalë. Është e mjaftueshme nëse nijeti bëhet me mendje, por pëlqehet nijeti me shprehje të fjalëve, në veçanti për xhematin tonë që i mungojnë njohuritë rreth llojeve të namazeve, dhe kështu, përmes shqiptimit, arrin të kuptojë për namazin që e fal, e nëpërmjet kësaj e mëson atë. A duhet në namazin e teravisë të bëhet nijeti vetëm në fillim, apo pas çdo selami. Në librin "El hanijeh" thuhet se e sakta e kësaj është se mjafton nijeti në fillim të teravive, sepse të gjitha rekatet llogariten si një namaz.

### Koha e ligjësimit të namazit të teravisë

Transmetohet nga Aisheja r.a. se Pejgamberi a.s. në një prej netve të Ramazanit (pas namazit të jacisë) doli në xhami dhe u fal, pastaj edhe njerëzit e tjerë u falën bashkë me të (Pejgamberin a.s..). Natën e dytë dhe të tretë u shtua xhemati, kurse natën e katërt, pasi u mblodhën shumë njerëz (për t'u falur me Pejgamberin a.s.), ai nuk u doli në xhami. Në mëngjes, pas namazit të sabahut, Pejgamberi a.s. iu drejtua njerëzve me një fjalim të shkurtë dhe, në mes të tjerash, u tha: "Unë nuk dola (mbrëmë në xhami), sepse u frikësova se po ju bëhet obligim (farz) ky namaz e me të ju rëndoheni". (Buhariu dhe Muslimi )

Duke u mbështetur në këtë hadith dhe në disa të dhëna të tjera, disa nga dijetarët islamë janë të mendimit se namazi i teravisë është ligjësuar në vitin e fundit të jetës së Muhamedit a.s., respektivisht në Ramazanin e fundit të Pejgamberit a.s., sepse nuk kemi ndonjë transmetim tjetër, i cili të vërtetonte se Pejgamberi a.s. pas kësaj ngjarjeje të kishte falur namazin e teravisë në xhami, ose të ishte pyetur Pejgamberi a.s. për këtë lloj të namazit.

### Numri i rekateve të namazit të teravisë

Shumica absolute e dijetarëve gjatë gjithë historisë islame janë të mendimit se namazi i teravisë është 20 rekate me pesë pushime. Mund të falet me 10 selame në çdo dy rekate, por mund të falet edhe me 5 selame në çdo 4 rekate, mundet edhe me një selam - por nuk parapëlqehet.

Është vërtetuar nga Pejgamberi a.s. se ky namaz është synet dhe falet me xhemat. "Pejgamberi a.s. doli në mesnatë në një nga netët e ramazanit, e ishin net të ndara; nata e 23, 25 dhe 27 të ramazanit. Dhe njerëzit u falën bashkë me namazin e tij. E i dërguari a.s. i fali me ta 8 rekate, dhe që t'i plotësojnë të tjerat në shtëpitë e tyre, dhe dëgjohej prej tyre zhurma si ajo e bletës". (Buhariu dhe Muslimi )

Nga kjo kuptohet qartë se i dërguari i Allahut a.s. ua bëri synet atyre namazin e teravive, dhe që ta falin me xhemat. Ai nuk i fali me ta 20 rekate sikurse vepruan ashabët në kohën e Omerit, dhe pas tyre deri në kohën tonë. Ai nuk doli më që të falej me ta, nga frika që të mos u bëhej atyre detyrim.

Nga kjo kuptohet se ky namaz nuk u kufizua në 8 rekate, ashtu sikur i fali me ta i dërguari a.s., duke argumentuar se ata e plotësonin në shtëpitë e tyre. Zyrtarizimi i namazit të teravisë në 20 rekate u bë në kohën e Omerit r.a., i cili i bashkoi ashabët në këtë namaz me xhemat në 20 rekate. Transmetohet nga Abdurrahman ibn Abdulkarië, i cili ka thënë: Një natë gjatë Ramazanit dola me Omerin r.a. në xhami e atje i pamë njerëzit duke u falur të shpërndarë, dikush falej veçmas, e disa

faleshin në grupe etj.. Omeri, kur i pa, tha: Unë mendoj që t'i bashkoj këta njerëz që ta falin namazin me një imam. Pastaj i thirri të gjithë ashabët dhe i bashkoi në një xhemat, kurse për imam të tyre caktoi Ubej ibn Ka'bin. E kur doli natën tjetër dhe i pa njerëzit duke u falur me xhemat pas një imami, tha: Sa risi (bidat) e mirë është kjo.

Këtë veprim të Omerit r.a. e pëlqyen të gjithë ashabët, dhe nuk pati asnjë kundërshtim as nga ashabët e as nga hulefai-rrashidinët pas tij. E Pejgamberi a.s.për këtë ka thënë. "Ju duhet të pasoni synetin tim dhe synetin e hulefai- rrashidinëve të udhëzuar pas meje, të cilët e kapën me dhëmballë". (Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxheh, Tabaraniu etj.)

Pastaj ebu Hanife, kur u pyet për namazin e teravisë dhe veprimin e Omerit me 20 rekate, tha: "Ai nuk ka shpikur risi këtu, dhe nuk do t'i kishte urdhëruar njerëzit pa ndonjë bazë dhe premtim nga i Dërguari i Allahut". Në Sahihun e Imam Buhariut dhe Muslimit, gjejmë hadithin e transmetuar nga Aisheja r.a., e cila, në rastin kur është pyetur për namazin e Pejgamberit a.s., ka thënë: Pejgamberi a.s. as në Ramazan e as jashtë Ramazanit nuk shtonte më shumë se njëmbëdhjetë rekate. I falte katër rekate, e mos pyet për bukurinë e tyre e as për zgjatjen e tyre, pastaj sërish i falte katër rekate e mos pyet për bukurinë dhe zgjatjen e tyre, e pastaj i falte tri rekate. Unë i thashë: O i Dërguari i Allahut, a po fle para se me falë vitrin? Tha: Oj Aishe, vërtetë sytë e mi flenë, por zemra ime nuk fle". (Buhariu dhe Muslimi). Edhe pse duke u bazuar në aspektin sipërfaqësor, dikush mendoi se me këtë hadith vërtetohet se numri i rekateve të teravisë është tetë rekate, ky argumentim nuk qëndron për disa shkaqe. Hadithi i transmetuar nga Aisheja r.a. nuk është argument bindës se namazi i teravisë është tetë rekate, për arsye se hadithi në fjalë ka të bëjë me namazin e vitrit, ose me namazin e natës në tërësi e jo me namazin e teravisë. Argument se ky hadith ka të bëjë me namazin e vitrit ose të natës e jo me namazin e teravisë, është vetë teksti i hadithit: "As në Ramazan e as jashtë Ramazanit", sepse namazi i teravisë është specifikë e muajit të Ramazanit dhe nuk falet jashtë Ramazanit. Në anën tjetër, nëse ky hadith ka të bëjë me përcaktimin e numrit të rekateve të namazit të teravisë, atëherë vetvetiu lind pyetja: Pse kishte heshtur Aisheja për vite të tëra? Pse nuk kishte reaguar kur kishte parë se ashabët kishin falur njëzet rekate teravi? Pse nuk i kishte korrigjuar ata? A thua Aisheja, nëna e besimtarëve, do t'i linte në lajthitje ata dhe të gjithë pas tyre? Sigurisht që Jo!

Por ky është argument shtesë se hadithi i Aishes r.a. nuk ka të bëjë me namazin e teravisë, po me namazin e vitrit ose tehexhudit. *(Sami Xheko, Numri i rekateve të namazit të teravisë, www.zëriislam.com)*

### Ixhmai argument për namazin e teravisë 20 rekate

Nga kjo analizë, konstatohet se, përveç ixhmait të ashabëve në kohën e Omer ibn Hatabit, për namazin e teravisë, kanë formuar ixhma edhe fukahatë islamë nga të gjitha shkollat juridike islame (medhhebet) dhe namazi i teravisë në tërë globin falet 20 rekate. Një praktikë e tillë është e dëshmuar edhe në vetë Qabenë e shenjtë, ku namazi i teravisë rregullisht falet 20 rekate, gjithashtu edhe në xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë namazi i teravisë falet 20 rekate. Këtë çështje nuk e kundërshtoi askush nga dijetarët islamë.

Mendimi se namazi i teravisë falet 8 rekate, jo që nuk ka bazë e as mbështetje shkencore islame, por nuk ka as logjikë të veprimit, sepse do të ishte absurde që dikush të bindet se mbi 14 shekuj muslimanët në të gjitha këndet e botës ta kenë falur gabimisht namazin e teravisë.

Për fund, po theksojmë faktin se, nëse dikush ka filluar ta falë me imam namazin e teravisë, ai duhet ta ndjekë imamin deri në fund të namazit, sepse në transmetimin e Ebu Dherrit, thuhet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse njeriu falet me imamin derisa imami të përfundojë namazin, atij i regjistrohet sikur të jetë falur tërë natën. Pra, ky është argument i qartë kundër atyre që pretendojnë se namazi i teravisë falet tetë rekate, prandaj i falin tetë rekate dhe dalin nga xhamia, respektivisht nga xhemati, dhe kjo në emër të synetit, siç po ndodh shumë herë në xhematet tona, e realisht ata veprojnë në kundërshtim me synetin e Pejgamberit a.s.. Qendra për fetva e Egjiptit në librin e botuar "Libri mbi agjërimin", thekson se emri teravih, nuk përkon me 8 rekate, sepse teravih nënkupton mbi dy pushime, e kjo nuk u përgjigjet 8 rekateve, sepse në 8 rekate ka vetëm dy pushime.

### Namazi i natës (tehexhudi) në 10 netët e fundit të Ramazanit

Është bërë zakon në disa vende që të falin namaz të natës jashtë namazit të teravisë, të cilin e quajnë namazi tehexhxhud. Ky lloj namazi nuk ka qenë i njohur në



asnjë periudhë islame, dhe sidomos jo në Ramazan, duke e pasur parasysh faktin se në Ramazan ka namaz të paraparë që është namazi i teravisë. Omeri r.a. thotë për ashabët që e falnin namazin e teravisë: "koha në të cilën po flenë, është më e dobishme se ajo që po falen", domethënë se ajo kohë është e namazit të teravisë. Ky namaz në parim mund të pëlqehet si namaz i lirë që mund ta falë çdo musliman, me qëllim që të afrohet te Zoti, por duhen pasur parasysh patjetër argumentet dhe qëndrimet e dijetarëve për rregullat e namazit të natës.

Se namazi i teravisë falet me xhemat, kemi bazë dhe argument, sepse është veçori e Ramazanit, kurse jashtë ramazanit nuk falet asnjë namaz nafile me xhemat, dhe sidomos jo në xhami, kështu që ky namaz, nëse falet, preferohet të falet në shtëpi dhe pa publikimin e vetvetes në adhurim vullnetar. Në librin reddul muhtar, pjesa e dytë, faqe 500, shihet si mekruh tenzihen falja e namazit të natës me xhemat, dhe sidomos të ftohen njerëzit për këtë namaz (ala sebil ettedai).

### Pjesëmarrja e femrave në këtë namaz

Çështja tjetër që duhet të kihet parasysh, është pjesëmarrja e femrave në këtë namaz, kur dihet se në namazin farz të jacisë dhe të sabahut nuk preferohet dalja e gruas në xhami, e si mund të lejohet në një namaz vullnetar?! Edhe pse namazi nafile lejohet pas namazit të vitrit, nuk preferohet, dh sidomos jo kur namazi i vitrit falet me imam. Ajo që mund të konsiderohet edhe mëkat, është lënia e namazit të teravisë si synet i fortë, me arsyetimin se do ta falë namazin e natës. Namazi i teravisë është synet i fortë -muekede-, kurse namazi i natës është vullnetar, dhe nuk mund t'i jipet përparësi veprimit vullnetar para veprimit synet muekede. Në librin "Elbedaië" thuhet se namazet synet me xhemat nuk janë të njohur përveçse në Ramazan. Ajo që argumentohet se Abdullah ibnu Abasi është falur me Pejgamberin a.s.,, ajo nuk ka qenë ftesë nga Muhamedi a.s. për atë namaz, e Ibnu Abasi vetë i ishte bashkuar vetë Muhamedit a.s. në namaz nate. Pastaj ai ishte në moshë të vogël dhe nuk mund të pritej që Muhamedi a.s. ta largonte e të mos i bashkohej. Është synet muekede që muslimanët ta falin namazin e teravisë, dhe në asnjë mënyrë nuk u lejohet ta lënë atë, për shkak të lodhjes ose mundimit për të falur namaz të natës në vend të teravisë.

1) Reddul muhtar, hashijetu ibnu Abedin- Darul kutub el-ilmije – Bejrut, Liban- 2003, botim i dytë. 2) Kitabul fikh alal medhahib el arbaah – Abdurrahman El xheziri – Darul irshad. 3) El fikhul vadih –Dr. Muhamed Bekr Ismail – Darul Menar Kairo – 1990. 4) Fikhu essuneh - Essejid Sabik -Darul fet'h lili'lam el arabi - Bejrut, Liban- 2000. 5) El-lubab fi sherhil kitab – Abdulgani Elganimi – Darul hadith – Hims – Bejrut. 6) Kitab essijam – Dr. Shevki Al-lam - qendra për fetva Egjipt,1434 h. 7) Namazi i teravisë, mësimet rregullat dhe dispozitat - Jusuf Zimeri, 2012 Shkup.



Mr. Ekrem Maqedonci

# I’tikafi dhe normat e tij

Transmetohet se Aishja r.a. ka thënë: “Pejgamebri a.s. çdoherë hynte në itikaf në dhjetë ditët e fundit të muajit të Ramazanit, derisa i erdhi vdekja nga Zoti i Madhërishëm...” ( Buhari 4/271)

Fjala i’tikaf në aspektin gjuhësor do të thotë: qëndrim në një vend, ndenjje në një vend, izolim në një vend për një kohë të caktuar, kurse në aspektin terminologjik, me shprehjen i’tikaf nënkuptojmë: të qëndruarit në xhami për një kohë të caktuar, me nijetin për të bërë ibadet, ose për të adhuruar Allahun e Madhërishëm.[1]

### Urtësia e i’tikafit

Mund të themi se urtësia kryesore e i›tikafit është që robin ta afrojë me Zotin e tij, duke ndarë kohë për ta adhuruar Atë. Sidomos kur dihet se jeta e njeriut është e stërmbushur me gabime, prandaj është shumë normale që ai të mundohet të gjejë kohë për të qëndruar në xhami dhe për ta madhëruar e lartësuar Allahun Fuqiplotë, me namaz, lutje, agjërim, lexim të Kuranit, kërkim të faljes nga Ai etj.. Përveç kësaj, ai largohet nga jeta e rëndomtë, nga fjalët e tepërta, nga veprat e pamatura, nga humbja e kohës poshtë e lartë, me një fjalë ndan një kohë që të ketë një aktivitet më të shtuar dhe më të gjallëruar në raport me Krijuesin e tij.

### Norma e i’tikafit

I’tikafi është tre llojesh, prandaj edhe norma e i’tikafit ndryshon varësisht prej llojit të tij:

- I’tikafi që është vaxhib-i obliguar (ose siç quhet në jurisprudencën islame itikaful-mendhur). Ky është lloji i i’tikafit që njeriu besatohet ose ia bën obligim vetvetes se do ta kryejë, si p.sh: nëse dikush thotë: nëse Allahu më shëron nga kjo sëmundje, ose nëse unë do ta arrij këtë sukses, për hir të Zotit, dhe falënderim ndaj Tij, do të hyjnë i’tikaf për kaq ditë... Ky lloj i i’tikafit duhet të kryhet në përputhshmëri të plotë me besatimin e atij personi, duke respektuar ditët dhe xhaminë në të cilën kishte për qëllim i’tikafin.
- I’tikafi që është sunet muekede (ose synet i fortë). Është i’tikafi i cili bëhet në dhjetëditëshin e fundit të muajit të Ramazanit. Aishja r.a. thotë në një hadith: “Pejgamberi a.s. e bënte i’tikafin vazhdimisht në dhjetë ditët e fundit të muajit të Ramazanit derisa i erdhi vdekja...”. (Buhari 4/271.).
- Itikaf i cili është mustehab (ose i rekomanduar). Është i’tikafi i cili nuk ka ndonjë kohë të caktuar, dhe bëhet jashtë muajit të Ramazanit, qoftë edhe për një kohë të shkurtër. Në këtë lloj i’tikafi nuk kushtëzohet agjërimi, sepse ky lloj i’tikafi nuk kushtëzohet që të zgjasë një ditë të plotë, mirëpo siç u cek më lartë mjafton edhe për një kohë të shkurtër.[2]

### A konsiderohet agjërimi prej kushteve të i’tikafit

Shumica e dijetarëve të medhhebit hanefi mendojnë se agjërimi konsiderohet kusht për personin që hyn në i’tikafin mendhur, ose i’tikafin që konsiderohet vaxhib-i obliguar, ndërsa nuk konsiderohet kusht për personin që hyn në i’tikafin mustehab ose të vullnetshëm.[3] Juristët e shkollës juridike shafiite dhe të asaj hanbelite nuk e konsiderojnë agjërimin prej kushteve të i’tikafit, pa marrë parasysh llojin e i’tikafit, ndërsa ata të medhhebit maliki e konsiderojnë agjërimin kusht për të gjitha llojet e i’tikafit.[4]

Thotë ibn Rushdi: “Shkaku i mospajtimit të dijetarëve rreth kësaj çështjeje është se, Pejgamberi a.s.. i’tikafin e ka bërë gjithmonë në muajin e agjërimit - në Ramazan, dhe kjo ka bërë që disa dijetarë të mendojnë se i’tikafi duhet të shoqërohet me agjërim, ndërsa juristë të tjerë e kanë kuptuar se agjërimi i tij ka qenë për shkak të muajit të Ramazanit e jo të i’tikafit”.

### Gjërat që duhet t’i kemi parasysh gjatë i’tikafit

I’tikafi synet fillon në ditën e njëzet të muajit Ramazan, para perëndimit të diellit, dhe në i’tikaf qëndrohet deri në natën e Bajramit pas perëndimit të diellit. Nëse qëndrohet në xhami deri të nesërmen pas faljes së namazit të Bajramit është më e pëlqyer/rekomanduar.

Personi që dëshiron të hyjë në i’tikaf duhet të jetë i pastër nga xhenabeti, sepse nuk lejohet hyrja dhe as qëndrimi në xhami për personin që është i papastër.

Personi që është në i’tikaf, lejohet të dalë nga xhamia për ndonjë nevojë të domosdoshme, si p.sh. nevoja fiziologjike, pastrimi nga xhenabeti që shkaktohet në gjumë etj..

Lejohet transferimi në ndonjë xhami tjetër për ta vazhduar i’tikafin, nëse ka frikë se në atë xhami do të ndodhë ndonjë zjarr, ose kemi frikë nga rrënimi i mureve të saj, ose ndonjë përmbytje nga uji etj..

Kontratat e lidhura në xhami në mes personave që qëndrojnë në i’tikaf, si ato të shitblerjes, fejesës etj., konsiderohen të vlefshme, mirëpo kjo nuk duhet të jetë biseda parësore e tyre, e as malli të prezantohet në xhami, sepse xhamia është vend për ibadet e jo vend për shitblerje apo kontrata të tjera[5].

I’tikafi për meshkuj duhet të jetë në xhami ku falet

namazi me xhemat, gjegjësisht në xhami që ka imam të caktuar, në mënyrë që ai të mos ketë nevojë të dalë jashtë xhamisë për t'u falur me xhemat, dhe në të njëjtën kohë i'tikafi të mos jetë pengesë nga xhemati për atë person. Transmetohet se Aishja r.a.[6] ka thënë: "Nuk ka itikaf përveçse në atë xhami ku falen namazet me xhemat". (Ebu Davudi 2/333).).

Femrat i'tikafin e tyre e bëjnë në shtëpitë e tyre, gjegjësisht në dhomën që e kanë caktuar për namaz. Juristët islamë ia kanë ndaluar femrës që ta bëjë i'tikafin në xhami, sepse qëndrimi dhe fjetja e saj në xhami është në kundërshtim me natyrën e saj si femër, dhe, përveç kësaj, ajo mund të shkaktojë fitne dhe çrregullime në mesin e besimtarëve që gravitojnë në atë xhami.

Femra duhet ta ketë lejen e bashkëshortit të saj për të hyrë në i'tikaf, sidomos nëse ajo hyn në i'tikafin që konsiderohet synet ose mustehab.

Normat e i'tikafit për femrat janë të njëjta me ato për meshkujt (sa i përket daljes apo mosdaljes nga vendi ku e bëjnë i'tikafin, apo për nevoja personale), edhe pse femra i'tikafin e bën në dhomën e saj.

Personi që është në i'tikaf, duhet ta shfrytëzojë kohën maksimalisht në çështje të ibadeteve dhe të shmangë gjërat dhe fjalët e padobishme.

### Gjërat që prishin i'tikafin

Gjatë kohës së i'tikafit nuk lejohen kontaktet bashkëshortore, pa marrë parasysh shkaktohet apo jo ejakulimi. Thotë Zoti i Madhërishëm në Kuran: "Mos iu afroni grave tuaja sa të jeni duke qëndruar në i'tikaf" (El Bekare, 187). Gjithashtu, edhe përkëdhelja, puthja e të ngjashme nuk lejohen, mirëpo, nëse ndodh diçka e tillë dhe nuk shkaktohet ejakulimi, i'tikafi nuk prishet, ndërsa nëse ndodh ejakulimi, sipas dijetarëve të medhhebit hanifi prishet i'tikafi.

Dalja nga xhamia pa ndonjë arsye të justifikueshme, sipas Sheriatit islam, e prish i'tikafin.

Të ngrënët dhe pirja qëllimisht, në i'tikaf, për të cilin kërkohet agjërimi, e prish i'tikafin..

Paraqitja e cikleve mujore dhe koha e lehonisë tek femrat, sepse pastërtia është prej kushteve të i'tikafit.

Rëndom, paraqitja e sëmundjeve psikike, si çmenduria, alivanosja e të ngjashme, prishin i'tikafin, sepse me humbjen e vetëdijes humb qëllimi dhe efekti i qëndrimit në xhami për i'tikaf.

1) Ilamul-enam sherh bulugu-lmuram (2/450) pr. dr. Nurudin itr. 2) Shiko: Erkanul-Islam 2/661, Vehbi Sulejman Gavoxhi. 3) Shiko :El:hidaje sherh bidajetul-mubtedi(1/158), imam Burhanud-din El-Merginani. 4) Shiko: Fikhu suneh (f. 317), Sejid Sabik. 5) Shiko: Fikhu suneh (f.320), Sejid Sabik. 6) Po e njëjta fjalë transmetohet edhe nga Aliu r.a.



**Mr. Fitim Gashi**

# Nata e Kadrit

"Ne e zbritëm atë (Kuranin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit?.
Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre në të (atë natë) zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit". (El Kader, 1-5).

Madhështia e muajit të Ramazanit është e padiskutueshme. Ky muaj i bekuar është i dalluar dhe veçohet nga muajt e tjerë. Agjërimi në këtë muaj është farz dhe me të praktikohet një nga pesë shtyllat e Islamit. Vlera dhe rëndësia e muajit të Ramazanit është përgjithësisht shumë e madhe, ndërsa dhjetë ditët e fundit të tij, e në veçanti Nata e Kadrit, kanë një vlerë të veçantë. Nata e Kadrit është ndër netët më të bukura, më të bekuara dhe më të bereqetshme që na ka dhuruar Allahu i Lartësuar. Këtë e dëshmon Kurani famëlartë: "Ha, Mim. Pasha librin sqarues (i së drejtës nga e kota!) Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të Kadrit)". (Ed Duhan, 1-3)

### Emërtimi i Natës së Kadrit-Kuptimi i fjalës "Kadr"

Fjala "Kadr" përmban dy kuptime kryesore: 1. madhështi, nder, respekt, vlerë, dhe 2. përcaktim, vendim. Sipas kuptimit të parë, mësojmë se kjo natë është shumë e madhe, e ndershme dhe me vlerë. Në këtë natë ka zbritur Kurani fisnik, libri i fundit i drejtuar njerëzimit mbarë, udhëzues dhe udhërrëfyes. Kjo natë është më e vlefshme se një mijë muaj. Në këtë natë zbresin melaiket. Kjo natë është paqe, rehati deri në agim etj.. *(Shih: El Kader, 1-5)*. Është quajtur Nata e Kadrit, sepse, për shkak të karakteristikave që përmban, ajo nderohet, respektohet dhe ka një pozitë të veçantë tek Allahu i Madhërishëm.

Ndërkaq, sipas kuptimit të dytë, këtë natë Allahu i Madhërishëm i njofton melekët për vendimet e Tij të paracaktuara qysh në ezel, e të cilat do të duhet të implementohen brenda vitit vijues. Pra, është quajtur Nata e Kadrit-e përcaktimit, sepse këtë natë përcaktohet-vendoset se çfarë do të ndodhë për vitin e ardhshëm .Allahu i Madhërishëm thotë: "Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të Kadrit). Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të




gatshëm. Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë". (Ed Duhan, 3-4)

Fjala "Kadr" ka edhe kuptime të tjera, si p.sh. shtrëngim (Ngushtim, sepse edhe ajri ngushtohet nga numri i madh i melaikeve që zbresin në tokë, saqë nuk jetë asnjë pëllëmbë në tokë e të mos ketë melaike në të) El Halil ibn Ahmed, një dijetar i njohur, ka thënë: "Është quajtur Nata e Kadrit, pasi bota shtrëngohet nga numri i madh i melaikeve që zbresin këtë natë". Këto janë disa nga kuptimet kryesore të fjalës Kadr, të cilat në tërësi shprehin vlerën e saj.[1]

### Vlera dhe rëndësia e Natës së Kadrit

S'ka dyshim se Nata e Kadrit është nata më e vlefshme dhe me e rëndësishme. Nata e Kadrit konsiderohet nga dhuntitë më të mëdha për ymetin musliman. Vlera e kësaj nate është shumë e madhe, ndërsa begatia më e madhe e saj është se në të ka zbritur Kurani famëlartë.

-Në këtë natë Allahu i Lartësuar e zbriti Kuranin nga Leuhi Mahfudhi -pllaka e ruajtur mirë tek i Madhi Allah në Bejtul Izeh-në qiellin e dynjasë. Kurani më pastaj iu zbrit Muhamedit a.s. për një periudhë rreth njëzet e tre vjet me radhë, sipas ngjarjeve dhe nevojave njerëzore që dilnin. Për këtë shkak Nata e Kadrit paraqet ngjarjen më të rëndësishme dhe më madhështore në historinë e njerëzimit. Shpallja e Kuranit në këtë natë madhështore i dha fund errësirës së mosbesimit, për të vendosur dinjitetit njerëzor që ishte nëpërkëmbur, lidhi qiellin me Tokën, njeriun me Krijuesin e vet dhe i dha zgjidhje njerëzimit deri në ditën e Fundit. Nata e Kadrit, përveç rëndësisë së madhe si ngjarje historike, në të njëjtën kohë paraqet natën mjaft të dobishme për secilin që dëshiron t'i kthehet Allahut dhe të pastrojë shpirtin e tij.

### Nata e Kadrit
### është më e vlefshme se një mijë muaj

Ashtu siç thotë Allahu në Kuran: "Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!", do të thotë, është më e vlefshme se tetëdhjetë e tre vjet. Ky përgëzim hyjnor është aq i qartë dhe i fortë, saqë nuk lë vend për asnjë mëdyshje e as koment tjetër. Si rrjedhojë, ky është edhe një argument tjetër për vlerën e lartë të kësaj nate. Nëpërmes këtij ajeti del në pah drejtësia e Allahut për t'u dhënë mundësi të barabartë njerëzve për ta adhuruar Krijuesin e tyre, sepse dihet që njerëzit në kohët e hershme kanë qenë më jetëgjatë.

-Në këtë natë zbresin melaiket në qiellin e dynjasë, në Tokë, rreth njerëzve. Së bashku me to zbret edhe Xhibrili a.s.. Zbritja e tyre shoqërohet me shumë të mira, me begatinë dhe mëshirën e Allahut. Numri i melaikeve që zbresin këtë natë, është shumë i madh, sepse kjo natë është shumë e bekuar. Melaiket zbresin poshtë kur bekimi dhe mëshira e Allahut vijnë poshtë. Sikur atëherë kur recitohet Kurani dhe ato i rrethojnë qarqet e dhikrit-tubimet ku përkujtohet Allahu, dhe me respekt ndaj tij, i rrahin krahët e tyre për atë që kërkon sinqerisht dituri.[2]

-Kjo natë përshkruhet si paqe, e sigurt, e qetë, sepse shejtani nuk mund të bëjë asnjë të keqe a të shkaktojë ndonjë trazirë.

-Ajo është shpëtim, për vlerat që i ka dhënë Allahu i Madhërishëm kësaj nate që të na shpëtojë nga dënimi dhe nga vuajtjet, me anë të namazit, lutjeve të shumta dhe adhurimit që bëhet gjatë kësaj nate të begatshme.

-Allahu i Lartësuar ka zbritur në Kuran një kaptinë (sure) të plotë, që flet mbi vlerat dhe begatitë e kësaj nate dhe që lexohet deri në Ditën e Gjykimit.

- Në këtë natë caktohet e ndahet çdo çështje në mënyrë të prerë, pra caktohet çdo gjë që do të ndodhë për një vit të tërë, në të shkruhen të gjallët dhe të vdekurit, të shpëtuarit dhe të humburit, të lumturit dhe të mjerët, krenari dhe i poshtëruari etj., nga ato që Allahu dëshiron të ndodhin për atë vit.

-Në këtë natë Allahu i Mëshirshëm i fal gabimet e mëparshme të atij që pendohet, qëndron zgjuar, lutet dhe falet gjatë natës me besim dhe shprese për ta fituar shpërblimin nga i Madhi Allah. Transmetohet në hadithin e Ebu Hurejres se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kush falet natën e Kadrit me iman (besim të plotë) dhe me bindje se do shpërblehet nga Allahu i Madhërishëm, atij do t'i falen të gjitha mëkatet që ka bërë". (Buhariu dhe Muslimi).[3]

### Kur ndodh Nata e Kadrit

Sipas asaj që na ka mësuar Pejgamberi a.s., Nata e Kadrit është në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit. Muhamedi a.s. ka thënë: "Kërkojeni Natën e Kadrit në dhjetëshen e fundit të Ramazanit" (Buhariu dhe Muslimi). Është e mundshme që kjo natë të jetë njëra prej netëve tek të dhjetëditëshit të fundit, për shkak të hadithit të Aishes r.a., e cila ka thënë se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kërkojeni natën e Kadrit në netët tek të dhjetë ditët e fundit të Ramazanit" (Buhariu). Ka më shumë mundësi që Nata e Kadrit të jetë në shtatë ditët e fundit të Ramazanit. Ibn Umeri r.a. rrëfen se disa shokë të Pejgamberit a.s. e kishin parë në ëndërr Natën e Kadrit dhe se ajo është njëra prej shtatë netve të fundit. Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Si duket, ëndrra juaj është përputhur në shtatëshen e fundit, prandaj kush dëshiron ta kërkojë atë, le ta kërkojë në shtatëshen e fundit" (Buhariu dhe Muslimi). Është shumë më e mundshme që Nata e Kadrit të jetë në natën e njëzeteshtatë të Ramazanit. Të këtij mendimi janë shumica e ashabëve, e Ubej bin Kaab edhe ishte betuar se Nata e Kadrit është në natën e njëzeteshtatë, e po ashtu edhe Ibn Abasi r.a. kishte thënë se Nata e Kadrit është nata e njëzeteshtatë. Se Nata e Kadrit është më se e mundshme të jetë nata e njëzeteshtatë, këtë e vërejmë edhe në hadithin e Muhamedit a.s., ku thuhet: "Nata e Kadrit është nata e njëzeteshtatë". (Ebu Davudi). Allahu i Madhërishëm, nga Mëshira e Tij e bëri që njerëzit të mos e dinë saktësisht se kur është Nata e Kadrit, me qëllim që ata të angazhohen sa më shumë në kërkim të saj duke shtuar adhurimin dhe veprat e mira në këto ditë të vlefshme dhe të begatshme. Aishja r.a. tregon: "Pejgamberi a.s., kur vinte dhjetëshja e fundit e Ramazanit, i ngjallte netët (me ibadet), zgjonte familjen e tij prej gjumi, përpiqej (për shumë ibadet) dhe shtrëngohej (për adhurim) si dhe largohej nga marrëdhëniet seksuale me gratë (e veta)". (Muslimi). Muhamedi a.s. angazhohej me adhurim përgjatë këtyre dhjetë ditëve më shumë sesa ditët e tjera, e zgjonte familjen e tij dhe largohej nga gratë e tij për t'iu përkushtuar namazit dhe lutjeve, në mënyrë që të arrinte mirësinë e këtyre ditëve, dhe ishte në kërkim të kësaj nate të begatë. Prandaj edhe ne duhet të përpiqemi sa më shumë dhe të ndjekim shembullin e Muhamedit a.s. për t'u angazhuar dhe për të bërë sa më shumë ibadet gjatë këtyre ditëve të begatshme, në mënyrë që të fitojmë mëshirën dhe begatinë e Allahut Fuqiplotë.

### Shenjat e Natës së Kadrit

Shenja e parë e Natës së Kadrit është se në agimin e saj dielli lind i bardhë. Është transmetuar në Sahihun e Muslimit prej hadithit të Ubej bin Kaabit r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Prej shenjave të saj (Natës së Kadrit) është se në agimin e saj dielli lind i bardhë, nuk ka rreze (të dukshme)". (Muslimi)

Shenja e dytë e kësaj nate mësohet prej hadithit të Ibn Abasit r.a., të cilin e transmeton Ibn Huzejme, ku Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nata e Kadrit është një natë e këndshme, as e nxehtë e as e ftohtë, në agimin e saj dielli lind i kuq dhe i dobët". (Ibn Huzejme).

Shenja e tretë është se kjo natë është e ndritshme. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nata e Kadrit është një natë e ndritshme, as e nxehtë e as ftohtë, në të cilën nuk shihet asnjë meteor". (Et-Tabaraniu).[5]

### Çfarë rekomandohet në Natën e Kadrit

-Rekomandohet të bëjmë sa më shumë dua (lutje). Sidomos me lutjen që Profeti a.s. i mësoi Aishes r.a., e cila e kishte pyetur se çfarë të thoshte nëse do ta kuptonte se mund të ishte Nata e Kadrit? Muhamedi a.s. tha: "Thuaj: "Allahumme in-neke Afuvun tuhib-bul afve feafu an-nij" që do të thotë: "Zoti im! Ti je Falës (i mëkateve), Bujar, e do faljen, prandaj më fal mua!" (Tirmidhiu).

-Të lexojmë sa më shumë Kuran.

-Të bëjmë toube e istigfar (të pendohemi) për mëkatet tona dhe të kërkojmë mëshirë nga Allahu Fuqiplotë.

-Të shtojmë tesbihun (të përmendurit dhe të madhëruarit e Allahut) dhe falënderimet.

-Të bëjmë salavat për Pejgamberin a.s..

-Të japim sadaka dhe lëmoshë sa të kemi mundësi.

-Të ruhemi nga mëkatet e gjymtyrëve (duarve, këmbëve, syrit, veshit, etj.).

-T'i falim namazet me xhemat (të falemi sa më tepër në xhami) dhe

-Të falim namaz nate më shumë se zakonisht.

E lusim Allahun e Madhëruar që të na mundësojë të bëjmë sa më shumë vepra të mira në këto ditë të vlefshme e të begatshme, dhe sidomos në Natën e Kadrit. O Allah, na e shto begatinë Tënde në veprat tona, dhe na ndihmo të shtojmë ibadetin dhe veprat e mira. O Zoti ynë na i fal gjynahet tona dhe na mëshiro, na e fal dhe na e mbulo çdo gabim, dhe na mbaj në këtë besim deri ditën kur të takohemi.

1) Mahjud-din Mitu, Es-sevm Fikhuhu ve Esraruhu. Darul kalem. Bot. 4. 1979 Dimeshk-Bejrut, f. 127-128, dhe Dr. Selman el Aude, Mexhalis Ramadanijeh. Darudh-dhehair. Bot. 1. 2006. Riad, f. 200. 2) Tefsir Ibn Kethir. Daruselam. Bot. 5.2001 Riad. v. 4. f. 3066-3067. 3) Mahjud-din Mitu, Ibid. f. 128-129. 4) Dr. Selman el Aude, Ibid. f. 205.

Prof. Dr. Hysen Matoshi

# Hëna letrare e Ramazanit



Edhe sot kur ka një liri të shprehjes, të themi të mjaftueshme për qasje të ndryshme, ardhja e muajit të Ramazanit më shumë është objekt ligjëratash nëpër xhami e medie publike dhe fare rrallë ose aspak edhe objekt i trajtimit artistik. Nga shfletimi i periodikut fetar e kulturor të periudhës parakomuniste, vërejmë se si shkrimtarët tanë i kushtonin vëmendje ardhjes së Ramazanit, edhe nëpërmjet veprës së tyre letrare, duke shprehur, krahas pikëpamjeve, edhe botën e tyre të pasur ndjenjore e shpirtërore.

Tema fetare në letërsinë shqipe është e pranishme që në nismën e saj.[1] Madje, në këtë kohë, përmbajtja letrare nuk ishte intenca themelore e autorëve, ajo shfaqet në një funksion të thjeshtë plotësues dhe shprehës si trajtë e përmbajtjes fetare të teksteve. Edhe në periudhat e mëvonshme të zhvillimit të saj, veprat letrare të këtij krahu tematik mbesin tejet të pranishme. Naimi, Fishta, Mjeda, Noli, Asdreni, Korça, Dalliu, Prennushi, etj. janë autorë të perlave letrare shqipe me temën fetare. Mund të thuhet se në kontekstin e ri shoqëror, të mbizotërimit të ideologjisë komuniste në hapësirën shqiptare, pati një largim të ndjeshëm nga motivi fetar në letërsi. Përveçse pati një tkurrje interesimesh lidhur me këtë temë, në veprat letrare të periudhës së realizmit socialist doli në pah prirja që feja, në përputhje me parimet e ideologjisë komuniste, të trajtohej në prizmin zhvlerësues. Kjo tendencë doli në pah madje edhe në studimet historiko-letrare, sepse do të ngushtohej ndjeshëm hapësira për gjithë krijimtarinë letrare dhe artistike që trajtonte Krijuesin, librat e shenjtë, figurat e shquara fetare, ngjarjet fetare etj.. Kjo ka bërë që historitë tona të letërsisë shpeshherë të ngjasonin në një torzo. Vetëm vitet e fundit ka një interesim më të madh për këtë pjesë të ekskomunikuar të letërsisë shqipe, ndonëse paragjykimet e shtresuara për dekada nuk janë lehtë të kalueshme. Madje, mund të thuhet se vërehet një qasje mbizotëruese që këta autorë të njihen vetëm pjesërisht, duke vënë theksin te përmbajtjet e tyre tematike letrare jofetare. Tema fetare sërish mbetet vetëm në rrafshin e theksimit thjesht si një fakt letrar bibliografik, pa shfaqur ndonjë interesim të veçantë për njohjen, promovimin dhe studimin e saj. Autorët e letërsisë shqipe, të cilët janë pjesë e qarkut letrar islam, njihen edhe më pak në këtë rrafsh, ndonëse përbëjnë vlera tejet të veçanta për letërsinë tonë. Ta zëmë, ende nuk kemi studime të thelluara letrare për mevludin si lloj specifik letrar dhe aq i lëvruar në letërsinë shqipe. Prania e mevludit në letërsinë shqipe nuk e ngushton hapësirën letrare të autorëve të tjerë, të shtresimeve të tjera fetare e kulturore. Përkundrazi, është një pasuri jona kulturore, po që, deri tani, nga historianë të letërsisë nuk është parë si e tillë. Megjithatë, në prag të muajit të shenjtë të Ramazanit, në këtë shqyrtim do të vëmë theksin te disa shkrime letrare të traditës sonë, që e trajtojnë ardhjen e tij si një moment tejet i rëndësishëm vjetor në jetën e besimtarëve islamë, si muaj i faljes, i dhurimit, i përkushtimit të shtuar ndaj Allahut, i pastrimit të ligësive nga jeta jonë e përditshme etj.. Edhe sot kur ka një liri të shprehjes, të themi të mjaftueshme për qasje të ndryshme, ardhja e muajit të Ramazanit më shumë është objekt ligjëratash nëpër xhami e medie publike dhe fare rrallë ose aspak edhe objekt i trajtimit artistik. Nga shfletimi i periodikut fetar e kulturor të periudhës parakomuniste, vërejmë se si shkrimtarët tanë i kushtonin vëmendje ardhjes së Ramazanit, edhe nëpërmjet veprës së tyre letrare, duke shprehur, krahas pikëpamjeve, edhe botën e tyre të pasur ndjenjore e shpirtërore.

### Kumtimi letrar

Pa pretendimin që të trajtojmë gjithë opusin letrar në këtë temë, po ndalemi vetëm në disa nga shkrimet më përfaqësuese dhe të autorëve tanë më eminentë, duke përfshirë si formatin poetik, ashtu edhe atë prozaik të tyre. Kumtimi letrar, në përçimin e mesazhit shquhet për aspektin artistik - mjeshtëror e figurativ të komunikimit, duke synuar gjithnjë një nivel recipientësh intelektualisht dhe shpirtërisht më të kultivuar, për

dallim nga ligjërimi i rëndomtë, në të cilin drejtpërdrejtshmëria e kumtimit del në pah nëpërmjet një gjuhe të kapshme komunikuese për masat e gjera.

Dalja në dritë e periodikut fetar e kulturor islam në gjuhën shqipe ishte një shtysë që dijetarët dhe autorët tanë të shquar t'i kushtonin vëmendje ardhjes së muajit të Ramazanit, të cilin ndryshe e quanin edhe Hëna e re e uruar ose Hëna e agjërimit. Pa dyshim figura më e shquar kulturore e fetare islame e asaj periudhe ishte Hafiz Ali Korça, i cili në faqet e revistës Zani i Naltë[2], i kushtonte vëmendje këtij momenti të rëndësishëm në kalendarin vjetor të muslimanëve. Përveç një numri të konsiderueshëm shkrimesh me karakter shkencor, që merrnin për bazë llogaritjen e kohës sipas vitit hënor dhe atij diellor, shpjegimin për dallimet që shfaqen në ditët e agjëruara nga viti në vit, rëndësinë e përgjithshme të agjërimit, bazueshmërinë kuranore, pastaj shpjegimin se agjërimi në fakt nuk është caktuar si obligim nga Allahu me qëllimin për ta vënë njeriun përballë vështirësisë, por me qëllim të lehtësimit të njeriut etj., Hafiz Ali Korça për Ramazanin shprehet edhe në trajtën e shkrimeve letrare. Pa dyshim, ky dijetar dhe autor i shquar i letërsisë e njihte mirë funksionin ndikues e formues tepër të veçantë të letërsisë në njeriun, veçmas në atë shtresë intelektuale që më me ëndje e merrte mesazhin në këtë trajtë të shprehjes artistike. Shkrimet poetike Mirë se erdhe Han' e uruar3 dhe Mirë se erdhe4 si dhe proza me elemente poetike Mirë se ardhe hënëz e uruar5 janë dëshmi e talentit të rrallë letrar të këtij personaliteti tonë të shquar kulturor e intelektual. Poezia e parë është konceptuar në trajtën e një polemike me femohuesit dhe sidomos me ata që mohojnë rolin e fesë në jetën shoqërore, duke sjellë shembuj nga Bota perëndimore dhe figurat e shquara shoqërore e prijatare të saj:

*Në Bermengam vjet kur ish Kongresa*
*Prej mijra vetash forcohej besa*
*Në telegrafë tha Edvardi vetë*
*S'mundet të rrojmë pa fe në jetë.*

*Ndjenjat kombit t'ja shtojmë*
*Që kështu shtetin na ta shpëtojmë*
*Asnjë shtet s'mundet pa fe të rrojë*
*Lutem Kongresi le t'a mejtojë.*[6]


*Hafiz Ali Korça*

Duke e arsyetuar nevojën e ekzistencës së fesë me argumente pejgamberike, pastaj me arritjet e njerëzimit, me përkushtimin e besimtarëve anembanë botës, autori u drejtohej mohuesve të besimit, nëpërmjet pyetjeve retorike, me fjalët:

*A thua gjith janë tru-thatë?*
*Që agjirojnë në kohën e nxetë!*
*A thua vallë mijra Profetë*
*Tru-thatë ishin q'i lanë fetë?* [7]

Pasi ofron bazën argumentuese nëpërmjet ligjërimit poetik me ngjyrime polemizuese, më tej autori, nëpërmjet mjeteve shprehëse tejet qortuese, i quan tru-lehtë ata që nuk ia dinë vlerën fesë e agjërimit, ndërsa analfabetë ata që kanë për turp ta quajnë veten muslimanë, duke njohur "përparimin" vetëm në pafesinë e tyre. Poeti për ta ka përgjigjen e duhur, përgjigjen e besimtarëve të vërtetë, të cilët e presin me gëzim Hënën e uruar (Ramazanin) si dëshmi të përkushtimit të tyre në rrugën e Zotit:

*Mirë se ardhe han' e uruar*
*Të dërgoj Zoti për të provuar.*

*Për të provuar bijtë e Profetit*
*Bijtë e bekuar të Muhammedit*
*Ty po të presim me mallëngjime*
*Për të nderuar me agjerime.*[8]

Në poezinë vijuese, të titulluar "Mirë se erdhe, ardhjen e Hënës së Ramazanit" poeti e njëjtëson me ardhjen e Islamit përgjithësisht dhe me ndikimin e tij në jetën e njerëzimit, si një moment i kalimit nga faza e egërsisë, e injorancës, e vëllavrasjes, e ligësisë, në një ndryshim radikal që njihet si: qytetërim, përparim, liri dhe demokraci. Kalimi nga faza e errësirës në fazën e dritës lidhet me shfaqjen e Hënës së re, e cila, sa herë vjen, na e kujton edhe kalimin e madh të njerëzimit nga humbja në shpëtim, që u bë me ardhjen e Kuranit, fjalën udhëzuese të Allahut. Poeti i drejtohet me lutje Hënës që të shfaqet si shenjë e shpresës, nëpërmjet refrenit, përgjatë gjithë poezisë:

*Pra e urueme del falna dritë*
*Del han' e Zotit mos ri e mpitë!*[9]

Një karakteristikë e ligjërimit poetik të Hafiz Ali Korçës ka të bëjë me përfshirjen e aty-këtushme të trajtave dialektore të gegërishtes krahas atyre mbi-

zotëruese të toskërishtes, së cilës natyrshëm i përkiste autori si dialekt formimi, por edhe vepra e tij e gjithëmbarshme shkrimore. Prandaj, hëna në poezinë e tij del edhe si hanë, sikundër është, përveçse e uruar, edhe e urueme. Kjo, krahas zotësisë së tij njohëse të dy gurrave të mëdha të fjalësit të shqipes, që e kishte dhe e shfaqte në veprën e tij, ai shpërfaq edhe intencën për t'iu adresuar bashkëkombësve besimtarë islamë që ishin të të dyja kryedialekteve të shqipes. Pa dyshim, ky ligjërim paralel përbën një material tejet interesant studimor mbi karakterin integrues kombëtar të personalitetit të Hafiz Ali Korçës, por edhe lidhur me kapacitetin e tij zotërues të pasurisë leksikore e shprehëse të shqipes.


*Ferit Vokopola*

Proza, me elemente të ligjërimit poetik, Mirë se ardhe hënëz e uruar!, është një formë specifike e ligjërimit që sa i drejtohet recipientit, është po aq edhe shprehje e përjetimit personal të ardhjes së Ramazanit, duke e quajtur një moment fatlum pritjen dhe përcjelljen e tij: -Ramazan! Ti ikën e vjen, por ata që të presin e të përsjellin ty ikin e më s'këthehen, por bashkohen me togjet e shumta t'asajë bote. Lum si shpirt-mirët që shkojnë zemër-pastër e mjerë shpirt-keqët q'ikin zemër-zgjyrë. Ramazan! Ti je mysafir i dërgushim nga Zoti për muminët".[10] Porositë e këtilla si të autorit tonë mund të ndeshen te shumica e imamëve dhe mund të duken edhe si të zakonshme, standarde, por e veçanta në këtë rast ka të bëjë me formën e shprehjes, me mjeshtërinë e rrallë të komunikimit artistik letrar të këtij momenti të veçantë, me gjetjet e reja shprehëse, por edhe me mendimet e përzgjedhura që janë shpërfaqje e kulturës së tij të gjerë ndërdisiplinore (fetare, letrare, gjuhësore, filozofike etj.), me njohjen e vlerave kulturore e diturore kombëtare dhe botërore.

Një autor tjetër, po kështu ndër autoritetet e shquara të komunitetit musliman të Shqipërisë, Ferit Vokopola, ka qenë mjaft i pranishëm në periodikun fetar e kulturor islam në vitet '20 dhe '30 të shekullit XX. Shkrimet e tij letrare, ndonëse të mbetura në harresë dhe larg vlerësimit nga historianët e letërsisë shqipe, janë dëshmi e një shumësie interesimesh të intelektualit, veprimtarit dhe autorit tonë tejet të veçantë të asaj periudhe. Pa u ndalur tek aspekte të tjera të veprës së tij letrare, në përputhje me natyrën e interesimit tonë tematik, do të përqendrohemi në poezinë me titullin Hana e Ramazanit,[11] që i kushtohet ardhjes së muajit të shenjtë për besimtarët muslimanë.

*Po vjen tue fitue dritën e vetë,*
*Hana e Ramazanit në kët mënyrë,*
*'Ezani' e ftonë mbi minaretë,*
*Zembrat për të bahen Pasqyrë...*

*Zembrat e mjera qi kanë mëkatë,*
*Tue lutun Zotin ndjesë kërkojnë,*
*Me agjërimin ç'do dit' e natë..*
*Për ty o! Dritë do t'ligjrojnë...*[12]

Dy nga strofat e cituara të kësaj poezie janë dëshmi e talentit artistik të autorit, sidomos e mjeshtrit të rrallë të rimave, por njëkohshëm edhe provë e fuqishme e dashurisë me të cilën i këndohet ardhjes së këtij çasti të shënuar në jetën e besimtarit, të kësaj shprese të shpëtimit.

Duke i lexuar shkrimet letrare të kësaj kohe, do të bindemi për rëndësinë që i kushtohej ardhjes së muajit të shenjtë të Ramazanit. Përtej rëndësisë së zakonshme fetare që përplotësohej me aktivitete përkatëse, ky moment përjetohej edhe si një ngjarje me dimension kulturor. Ndaj, jo rastësisht, në ato pak faqe të organit të asokohshëm të komunitetit musliman të Shqipërisë, në revistën "Zani i Naltë", teksteve letrare me tematikë fetare përgjithësisht dhe atyre kushtuar Ramazanit veçanërisht, u jepej hapësirë e konsiderueshme.

Në ditët e sotme dimensioni kulturor i shënimit të ardhjes së Ramazanit është rrëgjuar shumë dhe, të shumtën e rasteve, hapësirën e shënimit e zënë vetëm adresimet e udhëheqësve fetarë dhe diskutimet me dijetarë të fushës së shkencave islame (të cilat gjithsesi janë të nevojshme), ndërsa janë fare të pakta përpjekjet që kjo ngjarje e rëndësishme të përjetohet e të përjetësohet artistikisht. Nëse është thënë se e mira duhet kërkuar gjithkund, pse të mos e marrim në traditën tonë të begatë.

1) Grup autorësh, Historia e letërsisë shqiptare, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë i Akademisë së Shkencave të Republikës së Shqipërisë, "Rilindja", Prishtinë, 1989. 2) Organ i Komunitetit Musliman të Shqipërisë në vitet 1924-1939. 3) Zani i Naltë, nr. 6, 1927. 4) Zani i Naltë, nr. 3, 1928. 5) Zani i Naltë, nr. 1, 1929. 6) Zani i Naltë, nr. 6, 1927. 7) Po aty. 8) Po aty. 9) Zani i Naltë, nr. 3, 1928. 10) Zani i Naltë, nr. 1, 1929. 11) Zani i Naltë, nr. 6, 1927. 12) Zani i Naltë, nr. 6, 1927.



Dr. Jusuf El-Kardavi

# Ligjërata e Fitër Bajramit

### Tekbiri është zbukurim i Bajramit

Vëllezër muslimanë, kjo është dita e Bajramit, dita e tekbirit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Zbukuroni festat tuaja me tekbire" (Taberaniu në "Evsat" dhe në "Sagir", me sened të dobët nga Ebu Hurejra r.a.). Zbukurimi i festave tona muslimane bëhet me tekbire: "Allahu ekber, Allahu ekber, la ilahe il-lall-llah, huvall-llahu ekber, Allahu ekber ve lil-lahilhamd". Fjala "Allahu Ekber - Allahu është më i Madhi" është motoja e muslimanëve. Muslimani e fillon namazin e tij për çdo ditë nga pesë herë me këtë fjalë madhështore; ezani për namaz thirret për çdo ditë nga pesë herë dhe fillonte me këtë fjalë; ikameti për namaz bëhet për çdo ditë nga pesë herë dhe fillonte me këtë fjalë; kur muslimani ther kurban, fillon me emër të Allahut duke thënë: "Bismil-lahi Allahu Ekber". Kjo moto përsëritet edhe gjatë bajrameve.

### Karakteristikat e festave Islame

Bajramet janë oaza të njeriut në udhëtimin e jetës, sepse njeriu nuk mund të rezistojë që tërë jeta e tij të jetë serioze pa argëtim, e as i lodhur pa pushim. Për këtë arsye, njerëzit dhe popujt i kanë festat e veta, ndonjëherë e bëjnë lidhjen e tyre me kuptime dhe kujtime kombëtare, ndonjëherë me kuptime dhe kujtime pagane, por Islami e ka bërë lidhjen e festave të tij me kuptime hyjnore dhe njerëzore. Kur Pejgamberi a.s. erdhi në Medinë, banorët e Medinës i kishin dy festa, që i festonin dhe luanin gjatë tyre. Pejgamberi a.s. u tha: "Ç'janë këto dy ditë? Thanë: I festonim ato në kohën e injorancës. Pejgamberi a.s. u tha: Allahu xh.sh. jua ka ndërruar ato me dy festa të tjera, që janë më të mira se këto: Kurban Bajramin dhe Fitër Bajramin". (Ebu Davudi, Ahmedi dhe Nesaiu nga Enesi r.a.).

Këto dy festa kanë lidhshmëri me dy adhurime madhështore:

1- Fitër Bajrami lidhet me adhurimin e agjërimit, ky adhurim madhështor me të cilin muslimani edukohet për nënshtrimin e plotë për Allahun. Gjatë tij, muslimani forcon vullnetin, lë ushqimin, pijen, epshin dhe gruan e tij, për hir të Allahut.

Islami e ka lidhur Fitër Bajramin me këtë obligim, e kur muslimani ta përfundojë agjërimin, e meriton festimin. Për këtë arsye, Bajrami quhet edhe "Dita e shpërblimit", thuajse ai është shpërblim për atë që ka agjëruar dhe ka falur namaz, shpërblim prej Allahut të Lartësuar për robërit e Tij. U shpërndan atyre faljen dhe mëshirën e Tij.

2- Kurban Bajrami lidhet me adhurimin dhe obligimin e Haxhit. Bajrami është dita më e madhe e Haxhit, në të cilën njerëzit prej Muzdelifes shkojnë për t'i hedhur gurët, pastaj shkojnë në Qabe për ta bërë Tavafin, e më pastaj i qethin flokët, i therin kurbanet dhe lirohen prej ihramave. Këto të tëra bëhen në ditën e Bajramit.

### Kuptimi hyjnor në festat tona

Islami e ka lidhur Fitër Bajramin me agjërimin, ndërsa Kurban Bajramin me Haxhin, në mënyrë që të dimë se festat tek ne janë ditë falënderimi për Allahun xh.sh.. Festa nuk është për t'u dhënë pas epsheve, ashtu siç është e njohur në fetë e tjera - që dita e festës është ditë kur njerëzit jepen pas epsheve dhe kënaqësive të tyre, dhe mbushen me harame. Jo, në Islam festat fillojnë me adhurim, me namazin e Bajramit, me tekbire për Allahun xh.sh..

Kuptimi hyjnor në festat tona është i qartë: Falënderimi i Allahut për dhuntinë që ia dhuroi njeriut. Për këtë arsye, Bajrami është ditë gëzimi, siç thuhet në një hadith të Pejgamberit a.s.: "Agjëruesi ka dy gëzime që e gëzojnë atë: Kur të bëjë iftar, gëzohet me iftarin e tij, dhe kur ta takojë Zotin e tij, gëzohet për agjërimin e tij". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.). Gëzimi për iftarin i ka dy kuptime:

1- Gëzimi ditor, sa herë që të perëndojë dielli, njeriu bën iftar duke ngrënë e pirë;

2- Dhe gëzimi në fund të muajit të Ramazanit, kur të vijë Bajrami, dhe e mbaron agjërimin e muajit të Ramazanit, atëherë gëzimi është i përgjithshëm. Gëzohet për dy çështje:

a- Gëzohet, sepse Allahu ia ka lejuar atij ato gjëra që ishin të ndaluara për të, i është kthyer liria e tij, ha, pi e bën marrëdhënie me gruan e tij. Ato gjëra që i kishte të ndaluara përgjatë ditës së agjërimit të tij, sot janë bërë të lejuara, prandaj ai E falënderon Allahun për këtë liri dhe dhunti.

b- Gëzohet për suksesin që pati për ta adhuruar Alla-

hun e Madhëruar, pasi që agjëroi muajin e Ramazanit me besim të vërtetë dhe duke llogaritur shpërblimin e Allahut. Gjithashtu, gjatë netëve të tij, ngrihej për të falur namaz me besim të vërtetë dhe duke llogaritur shpërblimin e Allahut. Ky është gëzimi më i madh.

Për të rezervohet një gëzim edhe më i madh, kur ta takojë Zotin e vet: "Dhe kur ta takojë Zotin e tij, gëzohet për agjërimin e tij".

### Kuptimi njerëzor në Bajram

Festat e muslimanëve shquhen prej festave të të tjerëve për këtë kuptim hyjnor, gjithashtu shquhen edhe për kuptimin njerëzor: Islami nuk dëshiron që gëzimi i Bajramit të jetë i kufizuar vetëm për të pasurit, e të varfrit dhe nevojtarët të privohen nga gëzimi.

Jo, nuk lejohet të gëzohesh vetëm ti për Bajram, të kesh prej ushqimeve dhe pijeve më të shijshme, barkun ta mbushësh, të qeshësh me gojë hapur, të veshësh rrobat e reja, kurse pranë teje gjendet i varfri a nevojtari, i cili nuk gjen ushqim, ndoshta edhe rënkon nga uria. Prej falënderimeve të dhuntive të Allahut për sukseset që i ka pasur muslimani, është që gëzimin e Bajramit të mos e përjetojë vetë, po të përpiqet që në këtë festë t'i shoqërojë edhe të varfrit dhe nevojtarët nga robërit e Allahut.

Për këtë gjë, Islami ka ligjësuar sadakatul-fitrin, që duhet ta japë muslimani për vetveten dhe të tjerët që janë nën mbikëqyrjen e tij (gruan dhe fëmijët), që është një sasi e vogël (për atë që ka), siç ka thënë Ibn Abbasi r.a.: "Pejgamberi a.s. e ka obliguar sadakatul-fitrin si pastrim për agjëruesin për fjalët e këqija dhe banale si dhe furnizim për nevojtarët" (Ebu Davudi, Ibn Maxhe dhe Hakimi nga Ibn Abbasi r.a.), për t'u ndihmuar atyre të varfërve në këtë ditë.

Me këtë veprim, Islami dëshiron ta mësojë muslimanin për të dhënë e shpenzuar atëherë kur ka mundësi dhe atëherë kur është në vështirësi, dhe që dora e tij një ditë të jetë e lartë, ai jep edhe nëse është i varfër, ndodh që të japë sadaka nga njëra anë, kurse, nga ana tjetër, dikush tjetër atij t'i bjerë sadaka, e Pejgamberi a.s. ka thënë: "Të pasurit tuaj (i cili jep lëmoshë) Allahu ia shton atij, ndërsa të varfrit tuaj (i cili jep lëmoshë) Allahu ia kthen atij më shumë sesa ka dhënë". (Ahmedi dhe Ebu Davudi).

Gjithashtu, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Bëjuni të mundshëm që të mos enden (të mos lypin) në këtë ditë" (Ibn Adijju dhe Ed-Daru Kutniu nga Ibn Omeri r.a.). Në vend që të endet i varfri dhe të kërkojë nga i pasuri, i pasuri duhet ta kërkojë atë, të pyesë dhe të endet, të shkojë në shtëpinë e tij për t'ia dhënë sadakatul-fitrin.

Me këtë, gëzimi i përfshin të gjithë dhe në të marrin pjesë: të aftët dhe të paaftët, të pasurit dhe të varfrit.

Mirëpo, nëse Bajrami bëhet festë vetëm për të pasurin, e bëhet vuajtje dhe pikëllim për të varfrin, Islami këtë e refuzon. Për këtë gjë, në Fitër Bajram është ligjësuar sadakatul-fitri, e në Kurban Bajram është ligjësuar kurbani, bollëk për vetveten dhe familjen, gjithashtu bollëk edhe për të varfrit dhe nevojtarët, që të hanë mish për Bajram, ashtu siç hanë të pasurit.

### Kuptimi shoqëror në Bajram

Prej kuptimeve shoqërore të festës së Bajramit, është që njerëzit të mos ndërpresin marrëdhëniet gjatë Bajramit, të vizitojnë njëri-tjetrin, t'ia urojnë festën njëri-tjetrit. Njerëzit duhet të përgëzojnë njëri-tjetrin, dhe sidomos fqinjët ndërmjet vete, dhe të afërmit ndërmjet vete. Nuk duhet që njerëzit të grinden dhe t'i ndërpresin marrëdhëniet familjare, dynjaja është më e vogël sesa njerëzit të armiqësohen për të. Edhe sikur të lejohej grindja dhe ndërprerja e marrëdhënieve në ndonjë kohë, ato nuk duhet të ndodhin në këto kohë të mira, në këto festa hyjnore-njerëzore. Madje, njeriu duhet të përmbahet e të mos shqetësohet dhe të triumfojë mbi epshin e zemërimin e tij, dhe të heqë këtë ves prej vetes së tij, t'i vizitojë të afërmit e tij, me të cilët ka pasur grindje.

### Bajrami është festë islame për burra, gra dhe fëmijë

Pejgamberi a.s. është kujdesur që dita e Bajramit të jetë ditë feste islame për gjithë ymetin, prandaj i ftonte të gjithë për të marrë pjesë, burrat e gratë, saqë Ummu Atija thotë: "Pejgamberi a.s. urdhëroi që virgjëreshat, robëreshat dhe gratë që ishin me menstruacione, të dilnin për faljen e dy bajrameve. Sa u përket atyre grave që ishin me menstruacione, ato tërhiqeshin prej vendit ku do të falej bajrami, dhe ndiqnin lutjet e muslimanëve. Njëra prej tyre tha: Po nëse femra nuk ka fustan për të veshur? Ai tha: Le të huazojë prej fustaneve të motrës së vet" (transmetojnë Buhariu dhe Muslimi), le të huazojë prej motrës, fqinjës, shoqes, ose prej ndonjë të afërmeje të saj, dhe të shkojë për faljen e namazit të Bajramit. Ky është një synet, që, për fat të keq, e kanë braktisur. Gruaja është e ngarkuar me obligime fetare ashtu si edhe burri muslimanët.



**Dita e Bajramit i ngjan Ditës së Kiametit**

Allahu xh.sh. thotë: "Atë ditë do të ketë fytyra të shndritura, të buzëqeshura e të gëzuara. Atë ditë do të ketë edhe fytyra të pluhurosura, që i ka mbuluar errësira e zezë". (Abese, 38-41).

Fytyrat e atyre që janë të buzëqeshura e të gëzuara, janë të atyre që plotësuan agjërimin dhe namazin e tyre gjatë muajit të Ramazanit, ata në këtë ditë do të gëzohen, dhe kanë të drejtë për këtë. Ndërsa fytyrat të cilat janë të pluhurosura e të mbuluara nga errësira e zezë, janë të atyre që nuk e kanë vlerësuar dhuntinë e Allahut, as nuk kanë agjëruar e as nuk janë falur, mjerë për ta.

**Vazhdimësia në adhurime pas Ramazanit**

Vëllezër të nderuar, kjo është dita e festës sonë. Me festën e Bajramit nuk kuptojmë ndërprerjen e lidhjeve me Allahun xh.sh., sepse disa njerëz mendojnë që, me përfundimin e muajit të Ramazanit, mbaroi edhe sezoni i xhamisë, xhematit, namazeve, adhurimeve, nuk vijnë në xhami, nuk e hapin Kuranin për ta lexuar, kinse Allahu adhurohet vetëm në muajin e Ramazanit e jo edhe në muajt e tjerë.

Kush ka qenë duke adhuruar Ramazanin, le ta dijë se Ramazani ka mbaruar (vdekur), ndërsa kush ka qenë duke adhuruar Allahun, Ai është i gjallë e i pavdekshëm.

Ramazani është sezon i të devotshmëve, treg i të mirëve, sepse tregtari dyfishon aktivitetin e tij gjatë sezonit, mirëpo nuk e mbyll dyqanin e tij pas sezonit. Muaji i Ramazanit është një sezon në të cilin i mbushim bateritë e zemrave tona me besim e devotshmëri, duke dëshiruar atë që është tek Allahu, dhe duke pritur shpërblimin e Tij. Shenja e pranimit të agjërimit të muajit të Ramazanit është që njeriu të vazhdojë të jetë i lidhur për litarin e Allahut pas Ramazanit, që të mos ndërpritet dashamirësia ndërmjet tij dhe Zotit të tij, e disa nga të parët thoshin: "Sa i keq është një popull që nuk e njohin Allahun veçse në Ramazan, bëhu adhurues e mos u bëj ramazanli". Pra, bëhu adhurues i Zotit tënd në çdo kohë, frikësoju Atij kudo që të jesh. Mos u bëj ramazanli: pajtohesh me Allahun në Ramazan, e pas Ramazanit e lufton Atë me mëkate. Zoti i Ramazanit, është Zot i të gjithë muajve.

Atij që i është pranuar agjërimi dhe namazi gjatë Ramazanit, ka shenjë për të. Shenja e tij është që këtë efekt ta gjejmë edhe pas Ramazanit. Shenja e pranimit të së mirës është që të kesh sukses në të mira të tjera pas saj, ndërsa shenja e ndëshkimit për të këqijat, është që të bësh ndonjë të keqe tjetër pas saj.E lusim Allahun që të përjetojmë edhe Bajrame të tjera në jetën tonë.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, vëllimi 1 dhe 3).



Mr. Adnan Berbatovci

# Grupi - Mu'tezile

## Ithtarët e argumentimit logjik

Ky është njëri prej grupeve islame, i cili, edhe pse hasi në kundërshtim të hapët nga dijetarët e ehli-synetit për arsye se Mu'tezilet përdorën metodat filozofike në argumentimin e mësimeve islame, megjithatë luajti një rol shumë të rëndësishëm në mbrojtjen e Islamit nga sulmet ideologjike të ateistëve dhe filozofive të vjetra greke dhe atyre persiane.

Ky grup u formua në kohën e kalifatit Emevi, por rolin më të madh për një kohë të gjatë e pati në kohën e kalifatit Abasi.

Dijetarët kanë mendime të ndryshme lidhur me daljen në skenë të këtij grupi. Disa mendojnë se fillet e këtij grupi qenë vënë qysh në kohën pas vdekjes së Muhamedit a.s., kur një pjesë e ashabëve u larguan nga jeta politike dhe u morën vetëm me çështje fetare, më saktë kur Hasani r.a. ia dorëzoi pushtetin Muaviut r.a.. Dijetari Hasan Ettaifi ne librin "Ehlul Ehvai vel Bidei"- shkruan: "Ata e quajtën veten Mu'tezile atëherë kur Hasani r.a. hoqi dorë nga hilafeti dhe pranoi për udhëheqës Muaviun. Ata i braktisën që të dy dhe të gjithë njerëzit, duke qëndruar në shtëpitë dhe në xhamitë e tyre e thoshin: "Më mirë për ne është të merremi me dituri dhe adhurim".[1] Mirëpo shumica e historianëve pajtohen se kreu i Mu'tezileve ishte Vasil ibn Atau, i cili ishte nxënës i Hasan el Basriut. Porse në atë kohë qarkullonte shumë shpesh pyetja rreth personit që bën mëkat të madh, se ku do të ishte vendi i atij njeriu- muslimani në Botën Tjetër. E Vasili e kundërshtoi mësuesin e tij lidhur me këtë pyetje. Ai tha se ky njeri që ka bërë mëkat të madh, nuk konsiderohet tërësisht musliman, po as pabesimtar i plotë, veçse ai qëndron diku në mes dy vendeve, gjegjësisht në mes besimit dhe pabesimit. Hasan El-Basriu u distancua nga mendimi i tij dhe e largoi atë nga mexhlisi -klasa e tij. Vasili u largua dhe formoi një mexhlis - klasë të re. Mutezilet në librat e tyre përmendin faktin se edhe Imam Hasan Basriu ishte prej këtij grupi, do të thotë se zanafilla e këtij grupi ishte me e hershme sesa prej Vasilit - formuesit të parë. Këta përmendin mendimin e Hasan Basriut lidhur me autorin e mëkatit të madh, i cili thotë: Ai që bën mëkat të madh, është mynafik-



hipokrit. Me këtë mendim ai nuk ishte shumë larg tyre, sepse edhe hipokriti është përgjithmonë në zjarr, dhe si i tillë nuk konsiderohet prej besimtarëve.

Nga kjo që u tha, përfundojmë se grupi është më i vjetër se Vasili, dhe këtë rrugë ndoqën shumica e ehlu-Bejtit (sa i përket dispozitës rreth kryerjes së mëkatit të madh), siç ishte Zejd ibn Ali r.a., i cili ishte shok i Vasilit, e ky i fundit ishte prej prijësve më të dalluar të Mu'teziles.

### Përse u quajt Mu'tezile ky grupacion

-Nuk do mend se fjala Mu'tezile buron nga vetë shprehja apo formimi i këtij grupi, kur Vasili e braktisi - u largua nga klasa e Hasan Basriut.

- Disa orientalistë mendojnë se ata u quajtën Mu'tezile, sepse ishin njerëz të devotshëm, asketë ndaj të mirave të kësaj bote, kështu që edhe shprehja apo nocioni Mu'tezileh - të larguar, vjen si rezultat i përshkrimit të tyre, sepse ata hoqën dorë prej të mirave të kësaj bote. Mirëpo jo të gjithë pjesëtarët e këtij grupi ishin të tillë. Prej tyre kishte të devotshëm, por kishte edhe njerëz mëkatarë dhe jo të denjë.

Rahmetliu dr. Ahmet Emin në librin e tij Fexhrul Islam thotë: Ne kemi edhe një hipotezë tjetër lidhur me emërtimin e tyre, bazuar në dokumentet e Maksiziut, se prej grupeve jehudite që ishin përhapur në atë kohë e edhe më herët, ishte grupi- El- Ferushiim, që në gjuhën arabe do të thotë -Mu'tezile. Ky grup fliste për çështjen e kaderit dhe thoshte se veprat e njeriut nuk janë të gjitha të krijuara, dhe nuk përjashtohet mundësia që këtë emërtim- pra Mutezile, ta kenë përdorur ata që përqafuan Islamin prej jahudinjve, në një kohë kur vërejtën ngjashmërinë shumë të ngushtë në mes këtyre dy grupeve.[2]

Prandaj grupi jehudi Mutezile- komentonin Tevratin sipas metodologjisë filozofike, e edhe Mu'tezilja që ishte prej muslimanëve vepronin të njëjtën gjë me Kuranin, Madje të shumtën e rasteve.

### Mësimet e Grupit Mu'tezile

Duhet të dimë faktin që dikush të meritojë epitetin Mu'tezili apo të jetë pjesëtar i këtij grupi, duhet të besojë- të përqafojë pesë parimet e këtij drejtimi, që janë:

1. Njëshmëria e Allahut xh. sh, Drejtësia e Tij, Premtimi për shpërblim dhe ndëshkim, Pozita në mes dy vendeve dhe Urdhëresa për të mirë e Ndalimi nga e keqja.[3]

Ne vazhdim po ishpjegojmë shkurtimisht të gjitha një nga një:

1. Njëshmëria e Allahut xh sh.

- Njëshmëria apo Tevhidi është truri apo esenca e këtij drejtimi. Eshariu këtë gjë e paraqet kështu:

- Zoti është Një, i Pashoq, nuk i përngjan askujt, dëgjon, sheh, nuk është trup, e as hije, as trup i ngurtë, as nuk ka fizionomi, mish apo gjak. Nuk është person, materie apo pasqyrim i saj, nuk ka ngjyrë e as shije, nuk ka erë, nuk ka gjatësi, gjerësi, thellësi etj.. E në mesin e shumë gjërave të tilla përmend edhe faktin se Ai është i Gjithëdijshëm i Gjallë dhe i Plotfuqishëm.[4]

Duke u bazuar në përpjekjet e tyre që Allahun xh. sh. ta zhveshin nga çdo e metë, ky grup mendoi se është e pamundur që Ai- Allahu të shihet në Ditën e Gjykimit, gjë që bie ndesh me hadithin i cili e sqaron këtë çështje shumë mirë kur thekson se do ta shohim Allahun sikurse e shohim Hënën ne një natë të kthjellët. Gjithashtu ata mendojnë se Kurani është i krijuar, duke mos u lënë vend llojshmërive të hershmëve, duke vazhduar me mohimin e cilësisë së të folurit.

Pra, ndodh që nga shkuarja në ekstrem te disa gjëra, edhe pse me qëllim shumë të pastër, të rezultojnë mësime të cilat nuk përkojnë me të vërtetat e Islamit, ashtu siç vepruan Mu'tezilet.

2. Drejtësia

Ky bazament (I drejtimit Mu'tezil) shpjegohet kështu: Allahu xh.sh. nuk e do çrregullimin, dhe nuk i krijon



veprat e njerëzve, por ata veprojnë në bazë të urdhëresave dhe ndalesave përmes fuqisë- mundësisë që Ai u ka dhënë atyre. Allahu nuk urdhëron përveç asaj që e dëshiron, dhe nuk ndalon përveç asaj që e urren. Ai është meritor për çdo vepër të mirë që urdhëron, dhe është i Pafajshëm për çdo vepër e keqe që ndalon, kështu që njerëzit nuk i urdhëron jashtë mundësive të tyre dhe nuk kërkon prej tyre atë që nuk mund ta kryejnë. Porse askush nuk mund të veprojë përveçse me fuqinë- dëshirën e Tij. Sikur të dëshironte, do t'i detyronte krijesat t'i nënshtroheshin Atij, dhe t'i ndalonte prej rebelimit. Mirëpo, Ai nuk e bën këtë, sepse kjo do të thoshte largim i sprovës.

Mu'tezilja me këtë mendim u kundërvihet grupit Xheberivje, të cilët thonë se robi- njeriu nuk është i lirë në veprat e tij, dhe, nëse është kështu, atëherë dënimi për mëkate është padrejtësi. Prandaj nuk do të kishte kuptim që njeriu të urdhërohej për diçka që është i detyruar ta thyejë atë urdhër dhe të ndalohet nga diçka që është i detyruar ta bëjë.

3. Premtimi për shpërblim dhe ndëshkim

- Ata mendojnë se premtimi për shpërblim a ndëshkim do të ndodhë patjetër, dhe ai që bën mirë, do të shpërblehet, dhe ai që bën keq, do të ndëshkohet me dënim të rëndë. Nga kjo rezulton se nuk ka falje për mëkatarin e madh pa pendim, dhe nuk ka gjë që e pengon shpërblimin për veprën e mirë. Ky mendim i tyre është si kundërpërgjigje ndaj grupit El-Murxhietu, të cilët thonë: Mëkati nuk ndikon as dëmton imanin- besimin, ashtu siç nuk ndikon vepra e mirë tek pabesimi, kështu që, sikur të vlente kjo, premtimi i Allahut për ndëshkim do të ishte i kotë. Allahu na ruajtë nga ky mendim i shtrembër!

4. Pozita në mes dy vendeve

- Mendimi se muslimani që kryen mëkat të madh - është në pozitën në mes dy vendeve- mes Imanit dhe pabesimit. Ky është mendimi që karakterizon më së shumti këtë drejtim ideologjik islam. Dijetari dhe historiani i njohur islam- Shehristani, lidhur më këtë gjë, thotë:

"Vasil ibn Atau pandeh se Iman d.m.th që besimtari, nëse vepron dhe punon mirë - quhet besimtar, e ky është emër i lavdëruar. Ndërkaq, mëkatari-fasik nuk është meritor për epitetin punëmirë dhe nuk e meriton këtë emër lavdërues, prandaj edhe nuk quhet besimtar. Mirëpo ai nuk konsiderohet as pabesimtarë, sepse dëshmia- shehadeti dhe vepron punët e tjera të mira, gjë që nuk mund t'ia mohojmë. Nëse del nga kjo botë me ndonjë mëkat të madh pa u penduar, ai është prej banorëve të Xhehenemit përgjithmonë. Kjo, sepse në Ahiret janë vetëm dy grupe të banorëve - të Xhenetit dhe Xhehenemit, porse atij i lehtësohet dënimi".[5]

Porse mëkatari i madh, sipas tyre, në këtë botë quhet musliman, për t'u dalluar prej pjesëtarëve të feve të tjera, e jo pse meriton këtë epitet, dhe se duhet të trajtohet si musliman, sepse prej tij kërkohet pendimi.

5. Urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja

Ky është bazamenti i pestë i mësimeve të Mu'teziles. Ata e obliguan këtë konditë për të gjithë muslimanët, për përhapjen e thirrjes islame dhe udhëzimin e njerëzve. Këtë gjë e vepruan edhe si mbrojtje ndaj Islamit nga ata që mundohen të përziejnë të vërtetën me të pavërtetën, në mënyrë që t'i devijojnë muslimanët nga feja e tyre. Kështu që ata ishin si perde e hekurt ndaj sulmeve dhe intrigave të mohuesve në fillim të formimit të tyre si drejtim.

Kjo gjë është edhe njëra nga bazat e Ehli-Synetit gjithashtu, tek të cilët urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja është urdhëruar me Kuran dhe me Synet.

- Metodologjia e tyre në argumentimin e bazave të fesë.

- Ata bazoheshin në argument dhe logjikë për të argumentuar bazat e fesë. Përjashtim nga kjo bën ajo që nuk mund të kuptohet me anë të logjikës. Ata i besonin mendjes dhe e respektonin më shumë se çdo gjë, përjashtim bënin vetëm urdhrat apo mësimet e fesë, të cilat zinin vendin e parë në respekt. Ata çdo çështje ia parashtronin mendjes, ato që pranonte mendja, i pranonin, të tjerat i refuzonin. Pikërisht prandaj u shquan për metodologji logjike të të argumentuarit.

- Ndër shkaqe të tjera që ndikuan në ndjekjen e metodës së argumentimit, ishte edhe qëndrimi i tyre në Irak dhe Iran, ku ishin prezente kulturat dhe civilizimet e hershme.

- Shumica e pjesëtarëve të tyre ishin joarabë.

Prej gjurmëve të tyre kemi edhe mbështetjen e plotë në logjikë. Ata i trajtonin veprat e mira dhe të këqija vetëm sipas logjikës, saqë është e njohur thënia e tyre:

Njohuritë, të gjitha janë të pranueshme dhe duhet të maten vetëm përmes mendjes dhe logjikës.

Nuk mund të mohohet as ndikimi i filozofisë greke dhe persiane në metodën e argumentimit të tyre për shumë çështje fetare.[6]

**Përfundim:**

Grupi Mu'tezile lindi si rezultat i përpjekjeve për zgjidhjen e shumë çështjeve fetare, nga se edhe u karakterizua ky drejtim. Ky grup fetar, si bazë të mbështetjes kishte mendjen- argumentet logjike, të ndikuar nga logjika e Aristotelit e Platonit dhe nga filozofia greke në përgjithësi dhe ajo persiane.

Edhe pse dallohej për këto cilësi, nuk duhet mohuar fakti se ky grup kontribuoi shumë në mbrojtjen e mësimeve islame dhe argumentimin e tyre kundër grupeve të devijuara, siç ishin- atesitët, Rafiditë, Murxhiet, Havarixhet, dhe gjithashtu kundër mësimeve të filozofëve të huaj, disa prej të cilëve, me a pa qëllim, kishin synim rrënimin e mësimeve islame. Ndaj, duke marrë parasysh kontributin e bujshëm të grupit të Mu'teziles në këtë fushë, megjithatë u zihet shumë për të madhe përdorimi i forcës për t'i detyruar kundërshtarët e tyre (prej muslimanëve) që të pranojnë mendimet a mësimet e tyre.

Vlen të përmendim sprovën e Imam Ahmedit e të shumë dijetarëve të Ehli-Synetit, të cilët u dënuan me burg dhe u rrahën vetëm sepse nuk thanë që Kurani është i krijuar, por ai është Fjalë e Zotit. Prandaj disa prej Muhadithinëve e akuzuan këtë grup si të devijuar: p.sh. Ebu Jusufi, nxënësi i Ebu Hanifes, i cili i konsideronte si të dalë feje; Imam Maliku dhe Shafiu dhanë fetva se dëshmitë e pjesëtarëve të Mu'teziles nuk pranohen; Imam Shejbaniu gjithashtu tha se ai që falet pas një Mu'tezili, duhet ta përsërisë namazin e tij etj,.

Por, nëse analizojmë katërçipërisht veprimin e këtij grupi, me gjithë të metat që mund t'i kenë veprimet e tyre përgjatë kohës sa vepruan, mund të përfundojmë se prej të gjitha grupeve islame- përveç Ehli- Synetit- mu'tezilja meriton një lëvdatë, sepse u munduan që, me mësimet e tyre -të qëlluara apo të paqëlluara- të kontribuonin për Islamin dhe ta ngrinin lart Fjalën e Allahut xh. sh..

1) Tarih el medhahib el silamije fi es-sijase vel akaidi Imam Muhamed Ebu Zehrete, f. 124 – Darul Fikril Arabi- Kajro, Egypt. 1997. 2) Fexhrul Islam. Dr. Ahmed Emin- Daru- shuruk - Kajro 1999. Marrë nga Terih fil Medhahibul Islamijjeti- po aty- f. 125. 3) Nasirul Akl – El Xhehemije vel- Mu'tezile- f. 127. Darul Vatan Li Neshri, 2000, Rijad. 4) Mekalatul Islamijjine- El- Eshariju- darul- Hadith- Kajro 2009. Kapitulli- El Mu'tezíletu- Tahkik- prof. Ahmed Xhad. Pjesa: 15 dhe 21. e librit bazë. (komplet pjesët flasin për Mutezilen.) 5) Milel ve Nihal- pjesa 1- f 4 ElImam Shehristani - Darul Kutub Elilmije Kajro- 1992, 1999 dhe versioni i plotësuar më 2000. 6) Terihul Medhahibul Islamijje- po aty f. 124-138



Mr. Ejup Haziri

# Rrënjët e shkollës juridike hanefite

**Hyrje**

Pas temës së zekatit, e cila qe shtjelluar përgjatë dy viteve në revistën "Dituria Islame", kryeredaktori i revistës në fjalë më propozoi t'i hyja temës së namazit sipas shkollës juridike hanefite, prandaj në numrat e ardhshëm do të shtjellohet tematika e faljes së namazit konform shkollës sonë juridike, një çështje që mendoj se është me interes për lexuesit, sidomos pas dyshimeve dhe thirrjeve të disave se kjo formë e të falurit nuk është e mbështetur në hadithet e të Dërguarit të Allahut. Madje, ajo që është më qesharake në këtë kontekst, është fakti se disa e kanë paraqitur këtë formë si një shpikje nga imami i madh Ebu Hanife, duke i atribuuar atij formën e të falurit, që është një shpifje e qartë dhe mendoj se ata që kanë bindje të tilla, nuk njohin jurisprudencën islame (fikhun) dhe realisht nuk e njohin as fenë.

**Emigrimi i ashabëve në Kufe**

Këtu do të mundohem të paraqes shkurtimisht origjinën e shkollës juridike hanefite, dhe, siç do të theksohet, mendimet e kësaj shkolle nuk fillojnë me Ebu Hanifen dhe nuk janë mendime të shpikura nga ai, por janë mendime që bazohen në thëniet e të Dërguarit të Allahut dhe shokëve të tij. Pra, kjo do të jetë një kronologji nga koha e të Dërguarit të Allahut deri në kohën e Ebu Hanifes, ku bëjnë pjesë një plejadë dijetarësh të pranuar nga mbarë Bota Muslimane, nëpërmjet një zinxhiri të pashkëputur që nga Muhamedi a.s. e deri tek Ebu Hanife. Kjo sinjalizon më së miri se nga erdhën mendimet dhe opinionet e Ebu Hanifes, si dhe ku gjeti mbështetje ai.

Shkolla juridike (medhhebi) hanefite u formua në Kufë të Irakut, që ishte vendlindja e Ebu Hanifes, themeluesit të kësaj shkolle të mirënjohur. Më pas u përhap në Bagdad dhe në vende të tjera të Irakut, e pastaj edhe në vendet të tjera të largëta.[1] Kufa në atë kohë ishte nga qendrat më të mëdha të dijes, shkencës dhe përparimit. Aty lulëzonin dija dhe shkenca. Dijetarët e ndryshëm mbanin ligjërata, e prej tyre shquheshin ligjëratat në dy fusha kryesore: të Fikhut dhe Hadithit.

Për këtë lulëzim të dijes dhe përparimit të madh në Kufë, rolin kryesor e kishin luajtur dy prijësit e musli-



manëve (halifët): Omeri dhe Othmani, kurse më vonë edhe prijësi tjetër, Aliu, që do ta bënte Kufën qendër të udhëheqjes së muslimanëve (hilafetit).

Në kohën e halifit Omer, shteti islam përjetoi një ekspansion të vërtetë dhe Islami depërtoi thellë në besimet dhe kulturat e tjera derisa do të shembeshin edhe dy perandoritë e mëdha të asaj kohe. Omeri dërgoi ashabë të shquar nëpër vendet ku kishte depërtuar Islami, kështu që ashabë të dalluar e të përkushtuar dërgoi edhe në Kufë. Othmani, për dallim nga Omeri, u dha leje shokëve të Pejgamberit a.s. që të emigronin ku të donin, ndërsa Aliu, hilafetin e muslimanëve nga Medina e zhvendosi në Kufë. Sigurisht numri i shokëve të të Dërguarit të Allahut që udhëtuan për në Irak apo që u vendosën në Kufë, ishte mjaft i madh, prandaj duhet theksuar edhe fakti se qindra prej tyre ishin vendosur në Kufë, kurse mijëra ashabë kishin kaluar përmes Kufës. Më i rëndësishmi prej atyre që ishin dërguar në Kufë, gjithsesi ishte Abdullah ibn Mesudi. Por kush ishte Abdullah ibn Mesudi?

### Abdullah ibën Mesudi

Kur Muhamedi a.s. u dërgua Pejgamber, Abdullah ibn Mesudi ishte shumë i ri dhe ishte bari delesh. Në takimin e parë me të Dërguarin e Allahut dhe Ebu Bekrin, përderisa po ruante bagëtinë, i Dërguari i Allahut i tha: "Ti je një fëmijë i mençur". Ky ishte fillimi i rrugëtimit të tij në Islam. Nuk vonoi shumë dhe ai u bë musliman, dhe nga një bari i rëndomtë do të shndërrohej në shërbëtor të denjë ndaj të Dërguarit të Allahut. Abdullah ibn Mes'udi ishte prej të parëve që pranuan Islamin. Ai ishte shprehur se ishte i gjashti në renditje nga ata që pranuan Islamin, në kohën kur mbi sipërfaqen e tokës nuk kishte muslimanë përveç nesh.[2]

E shoqëroi të Dërguarin e Allahut ashtu siç hija shoqëron bartësin e saj, nuk u nda prej tij as në vend e as jashtë vendit, në shtëpi e as jashtë shtëpisë. E zgjonte të Dërguarin kur ai flinte dhe, kur nisej, ia mbathte të mbathurat, e, kur vinte, ia hiqte ato. Shkopin dhe misvakun e të Dërguarit i bartte ky njeri. Hynte në shtëpi të Pejgamberit kur të dëshironte, sikur të ishte shtëpia e tij. I dinte sekretet dhe fshehtësitë e të Dërguarit, madje edhe njihej si shoqëruesi i fshehtësive të Pejgamberit. Ebu Musa Esh'ariu kishte thënë: "Së bashku me tim vëlla erdhëm nga Jemeni, e Abdullah ibë Mes'udin dhe nënën e tij nuk i llogarisnim ndryshe përveçse prej familjes së Pejgamberit a.s., për shkak të hyrjes dhe daljes së shpeshtë të tyre nga ai". (Buhariu në Sahih, nr. 2460, 3763 dhe 4384.)

U edukua në shtëpinë e Pejgamberit a.s., u udhëzua sipas udhëzimit profetik, ndoqi dhe pasoi të gjitha veprimet dhe veçoritë e të Dërguarit, sa për të u tha: "Njeriu më i afërt me Pejgamberin për nga udhëzimi dhe vlerat morale". Ai u edukua në shkollën profetike, prandaj ishte njëri nga njohësit më të mëdhenj të Kuranit, më i dituri për kuptimet e tij dhe më i njohuri për ligjin e Zotit.[3] Ishte recitues i njohur i Kuranit, saqë prej tij dëgjoi Kuran i Dërguari i Allahut, gjë që ishte e pazakontë që ai të dëgjonte Kuran nga të tjerët, madje përderisa dëgjonte Kuran prej tij, lotët i përshkonin fytyrën e tij. I Dërguari i Allahut për të qe shprehur: "Ai që dëshiron të lexojë Kuran ashtu siç është zbritur, le të lexojë sikur leximi i Ibn Ummi Abd-it (Abdullah ibn Mesudit)". (Taberaniu në Mu'xhemul Kebir, nr. 8338; Ibn Huzejme në Sahih, nr. 1156; Tahaviu në Mushkilul Athar, nr. 5593.) Për dituritë e tij rreth Kuranit, protagonisti në fjalë qe shprehur: "Pasha Allahun që përveç Tij tjetër s'ka, nuk ka zbritur ndonjë ajet nga libri i Allahut e që unë të mos e di ku ka zbritur dhe për se ka zbritur, e sikur ta dija se ndokush është më i ditur se unë rreth librit të Zotit, po të jetë e mundur të arrija tek ai, do të shkoja".

Imam Zerkeli, në librin e tij të mirënjohur "El-A'lam", për Abdullah ibn Mes'udin, shprehet: "Abdullah ibn Mesudi është sahabi, nga më të njohurit e tyre, për virtyte dhe mendjehollësi, sikurse edhe për afërsi ndaj të të Dërguarit të Allahut. Është nga mekasit dhe nga të parët që pranuan Islamin. I pari që lexoi Kuran haptazi para masës në Mekë. Ishte shërbëtor besnik ndaj të të Dërguarit të Allahut dhe njeriu që dinte për fshehtësitë e të Dërguarit. Ishte shoqërues i tij në vend, në udhëtime dhe në beteja. Hynte tek ai në çdo kohë dhe gjithnjë ecte me të. Një ditë Omeri po e shikonte atë nga vinte, dhe i tha: "Erdhi i stërmbushuri me dituri".[4] Ishte prej të përgëzuarve me Xhenet.

### Tubimet e dijes të Abdullah ibn Mes'udit në Kufë

Në momentin kur Omeri e dërgoi Abdullah ibn Mes'udin mësues (mual-lim) e ministër (vezir) dhe Ammar ibn Jasirin guvernator (emir), popullit të Kufës u shkroi: "Unë kam dërguar tek ju Ammar ibn Jasirin guvernator dhe Abdullah ibn Mes'udin mësues e ministër, e ata të dy janë nga elita e zgjedhur e shokëve të të Dërguarit të Allahut dhe nga ata që dëshmuan në Bedër, prandaj pasoni ata, bindjuni atyre dhe dëgjoni fjalët e tyre".. (Ibn Sa'd në Tabekat, 6/7-8; Hakimi në Muste-

drek, v. 3, f. 438, nr. 5663, i cili thotë se është autentik, e për se është pajtuar plotësisht edhe Dhehebiu.)

Abdullah ibn Mes'udi, me të shkuar në Kufë, filloi misionin e tij në kultivimin e shkencës së mirëfilltë islame dhe përreth tij tuboheshin grupe të shumta nxënësish që merrnin dituritë nga njëri prej shokëve më të shquar të të Dërguarit të Allahut, i cili ishte thuajse gjithnjë pranë të Dërguarit. Abdullah ibn Mes'udi konsiderohet njëri ndër personalitetet më të mëdha në edukim dhe njëri prej atyre që ka lënë gjurmë të pashlyera në edukimin e brezave të rinj dhe në përhapjen e traditës profetike. Ai qëndroi një kohë aty para se të kthehej përsëri në Medinë. Por, para se të largohej nga Kufa, ai la pas vetes një plejadë dijetarësh që u edukuan prej tij, të cilët morën mësime të rëndësishme nga libri i Allahut, Syneti i Resulullahut dhe thellimi në fe. Këta morën flamurin e dijes, fikhut dhe fetvave në Kufë.[5)]

Banorët e Kufës dhe sidomos ata të Irakut në përgjithësi, patën fatin që të ishin pjesëmarrës të drejtpërdrejtë në tubimet e dijes të Abdullah ibn Mes'udit. Numri i atyre që prezantonin në tubimet e tij të dijes, ishte jashtëzakonisht i madh dhe, sipas disa transmetimeve, ai numër kalonte shifrën 4000 nxënës.

### Nxënësit më të shquar të tij

Nga nxënësit më të shquar dhe më të dalluar të Abdullah ibn Mes'udit kanë qenë Alkame ibn Kajs Nehaiu, Harith ibn Kajs el-Xha'fij, Mesruk ibn Exhda", 6) Amër ibn Shurahbil el-Hemdanij (Ebu Mejsere), El-Esved, Abideh, Harith ibn Kajs, Shurejh el-Kadidhe e shumë të tjerë, por i pari prej tyre ishte më i njohuri dhe mori dituri të shumta në fikh dhe hadith, dhe prej tij kanë dalë shumë juristë.[7]

### Alkameh transmetonte nga ashabët në prani të ibn Mes'udit

Alkame ibn Kajs ibn Abdullah Nehaiu, nga Kufa, njëri nga tabiinët, i cili kishte lindur gjatë jetës së Resulullahut. E shoqëroi pandërprerë Abdullah ibn Mes'udin dhe prej tij mori dije. Vdiq në mes viteve 61-73. Ishte axha i Esved Nehaiut dhe daja i Ibrahim Nehaiut.

Alkameh ishte vërtet jurist i madh, e këtë e dëshmon edhe fakti se njerëzit e pyesnin atë, ndonëse në prani të tij kishte edhe ashabë.[8] I përngjante shumë Abdullah ibn Mes'udit dhe e pasonte atë në çdo detaj nga udhëzimi i të Dërguarit të Allahut. Kishte reputacion dhe ishte i besueshëm tek njerëzit. Abdullah ibn Mes'udi kishte folur fjalë të mira për të, në lidhje me diturinë dhe thellimin e tij në fe. Ai transmetonte nga Omer ibn Hatabi, Othman ibn Afani, Ali ibn ebi Talibi dhe nga shumë ashabë të tjerë, ndonëse në afërsi kishte ashabin e shquar Abdullah ibn Mes'ud.[9]

Nga dija e tij e shumtë përfituan dashamirët e dijes, ata që për synim kishin pajisjen me dije të mirëfilltë islame, e më i shquari prej nxënësve të tij ishte imam Mes'udi, që ndryshe quhet edhe si "Lisanu fukahai-l Kufeh". I ngjante shumë Alkames dhe e pasonte atë në udhëzimin e të Dërguarit të Allahut. Është thënë: "Nuk kemi parë asnjëherë njeri që është i ngjashëm në udhëzim me Alkamen sikur Nehaiu; asnjëherë nuk kemi parë njeri që është i ngjashëm në udhëzim me ibn Mes'udin sikur Alkamja; e as që kemi parë ndonjëherë njeri që është i ngjashëm në udhëzimin e të Dërguarit të Allahut sikur Ibn Mes'udi".

### Ibrahim Nehaiu

Ibrahim ibn Jezid ibn Kajs Nehaiu, nga Kufa, ishte nga dijetarët eminentë të Kufës. Mësimet në Jursprudencë (fikh) i mori nga Alkamja dhe nga shumë nxënës të Abdullah ibn Mes'udit. Vdiq në vitin 95 a 96.[10] Ishte nga gjenerata e artë e tabiinëve dhe njëri nga juristët dhe personalitetet më të njohura të Irakut mbarë. I dinte mirë mendimet e Abdullah ibn Mes'udit dhe ishte myfti për banorët e Kufës. Njohës i mirë i jurisprudencës dhe i hadithit dhe, në lëmin e hadithit takohej me Sha'biun, i cili konsiderohej njëri nga dijetarët më të mëdhenj në atë fushë. Ishte në mesin e dijetarëve si dielli në mesin e yjeve, prandaj edhe Mugire kishte thënë: "E prisnim Ibrahimin si një pritje e sunduesit (me frikë e respekt). Kur Seid ibn Xhubejrin e pyesnin banorët e Irakut rreth fesë, ai u drejtohej: "Po më pyesni mua e në mesin tuaj është Ibrahim Nehaiu".

Kishte shkuar tek Aisheja kur ishte i vogël, në shoqëri me Esvedin dhe Alkamen, të cilët kishte lidhje familjare, e Aisheja i donte dhe i nderonte nga ashabë të ndryshëm, si Zejd ibn Erkam, Mugire ibn Shu'be, Enes ibn Maliku dhe nga të tjerët.

Ndonëse nuk kishte jetuar gjatë, sipas një transmetimi kishte jetuar 49 vjet e sipas një tjetri 58, megjithatë ai kishte lënë gjurmë të pashlyera dhe në kohën e tij vështirë të gjendej dikush që të mund të krahasohej me të. Në këtë kontekst imami i madh Shabiu ishte shprehur: "Ai nuk la pas vetes ndonjë më të dijshëm se ai". Dikush i tha: "As Hasen el Basriun dhe Ibën Sirinin"? Ai tha: "Po (as ata)". As nga banorët e Basrës, e as nga Kufa, e as nga Hixhazi. Dhe, sipas një transmetimi tjetër: "E as nga banorët e Shamit".[11]

Kishte reputacion dhe dije të madhe, e kjo dëshmohet edhe nga numri i madh i nxënësve që vinin tek ai nga të gjitha anët. Hamad ibn ebi Sulejmani ishte vetëm njëri prej nxënësve të tij që ndoqën rrugën e tij.

### Nehaiu porosit që të pasohet Hamadi

Hamadi, juristi më i dalluar i Nehaiut, llogaritet njëri nga dijetarët më eminentë dhe më të mençur, i cili ka transmetuar shumë nga Enes ibn Maliku, Seid ibn

el-Musejjeb, Hasen el-Basriu dhe nga shumë të tjerë. Mësimet në lëmin e Fikhut i mori nga Ibrahim Nehaiu, dhe tek ai ishte më i zgjedhuri i nxënësve të tij, më i dituri, më i mençuri dhe më largpamësi në polemika dhe në mendime të lira.[12] Ishte i zgjedhur dhe posedonte dhunti të shumta. Ishte i pajisur me njohuri të shumta dhe shquhej për inteligjencë. Ai në të gjallë të tij porositi dhe tha: "Po ju porosis ta pasoni Hamadin, ngase ai vetëm më ka pyetur për të gjitha ato që tërë njerëzit më kanë pyetur".[13] Ndërsa, kur u pyet se kë ta pasonim pas tij, ai ka thënë: "Hamadin"! Ai e shihte Hamadin të përshtatshëm dhe inteligjent për dhënien e fetvave, ndonëse Hamadi kërkonte ende dituri. Hamad ibn Selemeh për Hamadin shprehet: "Myfti i Kufës dhe personi kompetent në Fikh pas vdekjes së Ibrahim Nehaiut, ishte Hamad ibn ebi Sulejmani, njerëzit me të ishin të pasur". Hamadi ishte njëri nga mësuesit kryesorë të Ebu Hanifes dhe ky është zinxhiri që Ebu Hanife, përmes Hamadit, Nehaiut e Alkames, ndërlidhet me ibn Mes'udin, e ky me Pejgamberin a.s., gjeneratë e artë e këtyre personaliteteve të rralla e të dëshmuara nga mbarë Ymeti, kurse me zinxhirët e tjerë ndërlidhet me Omerin dhe Abdullah ibn Abasin, përmes Ata ibn ebi Rebah-ut, sepse Ebu Hanife kishte mësuar tek ai në Mekë, e Atau kishte marrë dituri nga Abdullah ibn Abasi e të tjerët, dhe ndërlidhet me Omerin përmes Nafiut, një personalitet tjetër shumë i rëndësishëm. Kjo është baza e shkollës juridike hanefite, këto janë rrënjët e kësaj shkolle dhe nga kjo plejadë dijetarësh vjen imami i madh Ebu Hanife.

1) Mustafa Ahmed Zerka, El-Fikhu-l Islamij ve Medarisuhu, bot. I, 1416h-1995m, darul kalem, Damask-Siri, ed-darush-shamijetu, Beirut-Liban, f. 89. 2) Dhehebiu, Sijer A'lamun Nubela, bot. III, Muessesetu Rrisaletu, 1985, v. II, f. 464. 3) Abdurrahman Rafet el-Basha, Suver min Hajati-s Sahabeh, bot. I, Dar el-edebulIslamij, 1997, f. 101-102. 4) Zerkelij, El-A'lam, daru- l-ilm lil melajine, bot. XV, 2002, v. 4 f. 137-138. 5) Hatib, Te'rihu Bagdad, v. XII, f. 299; Dhehebiu, Sijer A'lamun Nubela, v. IV, f. 56. 6) Mesruku kishte thënë: "Kam parë se dija e shokëve të Pejgamberit a.s. përfundon tek gjashtë persona: Aliu, Abdullah ibn Mes'udi, Omeri, Zejd ibn Thabiti, Ebu Darda dhe Ubeje ibn Ka'bi. Pastaj gjeta se dija e këtyre gjashtëve përfundon tek Aliu dhe Abdullah ibn Mes'udi". Ahmed Seid Havva, El-Medhal ila medhheb Ebi Hanife, bot. I. 2002, Xhide-Arabia Saudite, f. 56. 7) Ibn Haxher, Tehdhibu-t Tehdhib, v. 4, f. 168; Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, v. 4, f. 64-57. 8) Nga Kabus ibn ebi Dhabjan transmetohet të këtë thënë: "I thashë babait tim: "Për çfarë arsye shkonit tek Alkamja dhe i linit shokët e Pejgamberit a.s.? Ai m'u përgjigj: "Unë arrita shokët e Pejgamberit a.s. që e pyesnin Alkamen dhe kërkonin fetva prej tij". Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, v. 4. f. 59. 9) Dhebebiu, Te'rihu-l Islam, bot. I, 1990, dar el-kutub el-arebij, Bejrut-Liban, v. 5, f. 190; Hatib, Te'rihu Bagdad, v. 12, f. 296. 10) Dhehebiu, Te'rihu-l Islam, v. 6 f. 279-281. 11) Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, Muessesetu Rrisaletu, 2001, v. 4, f. 523-527. 12) Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, v. V, f. 231; Ixhlij, Te'rihu-th Thikat, v. 1, f. 131. 13) Dhehebiu, Sijer A'lamu-n Nubela, v. 5, f. 232.



**Mr. Driton Arifi**

# Rrezikshmëria e daljes nga konsensusi i dijetarëve islamë

**Nëse shikohen çështjet rreth të cilave ka unanimitet nga dijetarët islamë, gjatë të gjitha kohëve në historinë e mendimeve islame, do të vërejmë se ato janë shumë të pakta në krahasim me ato rreth të cilave ka divergjenca e mospajtime. Prandaj kërkesa është që ato çështje të pakta, të cilat e përbëjnë bazën konceptuale por dhe juridike të Islamit të respektohen e të mos dilet kurrsesi nga ajo kornizë e unanimitetit**

Prej mirësive madhështore që Allahu i dhuroi Ymetit islam, është edhe fakti se Ai garantoi ekzistimin e një grupi të muslimanëve, të cilëve ua ngarkoi mbi supet e tyre bartjen e misionit të sqarimit të dispozitave islame në çdo kohë dhe rrethanë. Ata muslimanë janë në të vërtetë ajka dhe pjesa elitare e këtij ymeti, që do të vazhdojnë përpjekjet e tyre për të artikuluar të vërtetën dhe aspak nuk i zbraps qortimi e kritika e kritikuesve, por qëndrojnë të palëkundur në fenë e Allahut derisa ta takojnë Atë. Muhamedi a.s., këtë pjesë të Umetit të tij e përshkruajti kësisoji: "Një grup nga ymeti im do të vazhdojnë të qëndrojnë triumfues me të vërtetën (Islamin). Të tillëve nuk u bën dëm asnjëri që ua kthen shpinën e i zhgënjen ata, derisa të vijë Urdhri i Allahut (për Kataklizmë) e të tillët do t'i gjejë ende në këtë rrugë".[1]

Imam Buhariu konsideronte se të apostrofuarit në këtë hadith janë dijetarët e mirëfilltë, ndërsa Imam Neveviu, në kontekst të komentimit të këtij hadithi, thoshte: "Është e mundshme që ky grup të mos jetë i ngushtuar brenda një kategorie të Ymetit, por mund të jetë i shpërndarë për të përfshirë kështu disa prejt atyre që luftojnë për ngritjen e Fjalës së Allahut, pastaj këtu mund të hyjnë edhe fukahatë (juristët) islamë, dijetarët e hadithit, asketët, ata që urdhërojnë për të mirë e ndalojnë nga e keqja etj., që d.m.th, nuk është e domosdoshme që të jenë brenda një kategorie të vetme ose një rajoni, por mund të ndodhë që të jenë të shpërndarë gjithandej nëpër Tokë".[2]

Dhe, nëse dëshirojmë të interpretojmë një hadith ose

dhe ajet kuranor, sa herë që ai përmban mundësinë e komentimit të tij në formë sa më të zgjeruar për të qenë më gjithpërfshirës, ngushtimi i domethënies së tij brenda një kornize të caktuar, në çfarëdo forme do të ishte gabim.

### Dijetarët islamë nuk pajtohen për diçka që është devijim a humbje

Ndërsa garancia tjetër me rëndësi në këtë kontekst, nga ana e Muhamedit a.s., është që Umeti i tij, rrespektivisht dijetarët islamë, nuk ka mundësi të pajtohen për diçka që është devijim, gabim ose humbje për ta. Transmeton Ibn Abasi r.a. se Muhamedi a.s.. kishte thënë: "Iu luta Allahut që Umeti im të mos pajtohen për diçka që është humbje, dhe Allahu ma pranoi këtë lutje", ndërsa në një transmetim tjetër ai tha: "Vërtet Allahu nuk e bashkon Umetin e Muhamedit s.a.v.s. rreth një çështjeje të devijuar- ose që është humbje për ta".[3]

Prej këndej kristalizohet një çështje shumë me rëndësi që Allahu nuk ka garantuar që ndonjëri prej dijetarëve të Umetit islam të mos gabojë, por ka garantuar se gabimi nuk do të ndodhë asnjëherë nëse rreth një çështjeje janë akordohen të gjithë dijetarët-muxhtehidët islamë. Gabimi është i mundshëm nga individi, sado qoftë e lartë shkalla e diturisë së tij, ose sa do i devotshëm e i afërt me Allahun të jetë ai, porse është e pamundshme të ndodhë gabimi nëse dijetarët islamë pajtohen dhe arrijnë konsensus rreth një çështjeje. Mundshmëria e gabimit nga një dijetar i caktuar në cilëndo kohë, në të vërtetë fsheh në vete urtësinë madhështore të Allahut të Lartmadhërishëm, i Cili ka dëshiruar që pagabueshmëria të jetë cilësi ekskluzive e të dërguarve të Tij. Ndërsa të tjerët, përveç të dërguarve, nëse nuk do të gabonin, do të ekzistonte mundësia e shenjtërimit të tyre nga masat e gjera naive të njerëzve, dhe një gjë e tillë do të ishte pa dyshim devijim i hapur nga rruga e drejtë. Këtë koncept e artikuloi shumë bukur Imam Muxhahidi, i cili transmeton nga Ibn Abasi e Ibn Umeri e sahabë të tjerë, që kanë thënë: "Prej secilit njeri edhe merren edhe lihen gjëra të caktuara, përveç nga Muhamedi a.s., ngase prej tij duhet të marrim në mënyrë absolute, pa dallim".[4] Po kjo gjë është transmetuar më vonë, në një version të ngjashëm më këtë edhe nga Imam Maliku r.a.

### Konsensusi i dijetarëve dhe obligueshmëria e respektimit të tij

Nëse shikohen çështjet rreth të cilave ka unanimitet nga dijetarët islamë, gjatë të gjitha kohëve në historinë e mendimeve islame, do të vërejmë se ato janë shumë të pakta në krahasim me ato rreth të cilave ka divergjenca e mospajtime. Prandaj kërkesa është që ato çështje të pakta, të cilat e përbëjnë bazën konceptuale por dhe juridike të Islamit të respektohen e të mos dilet kurrsesi



nga ajo kornizë e unanimitetit. Nëse Allahu ka garantuar që Umeti islam nuk pajtohet për diçka që është devijim e humbje për ta, atëherë ai doemos I ka urdhëruar muslimanët që të respektojnë konsensuset-ixhmatë e tyre, sepse kështu ata do të jenë domosdoshmërisht ndjekës të rrugës së drejtë e të vërtetë. Allahu në një ajet kuranor thotë: "Kush i kundërvihet të dërguarit, pasi i është bërë e qatë e vërteta, dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë në atë që ka zgjedhur (në dynja) pastaj e fusim në xhehennem. E sa përfundim i keq që është ai!" (En-Nisaë, 115).

Në kontekst të komentimit të këtij ajeti, Ibn Kethiri në tefsirin e tij thotë: "Fjala e Allahut "dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve" ngërthen në vete garancinë e Allahut se është e pamundshme që Umeti islam të bjerë në ujdi për diçka që është gabim, dhe kjo si shenjë nderimi për ta, ndërsa shenjë gradimi për Muhamedin s.a.v.s. si i dërguar i këtij Umeti. E këtë Imam Shafiu e konsideroi argument se ixhmai- konsensusi është bazë sheriatike, dhe u argumentua njëkohësisht për moslejimin e daljes nga konsensusi i konfirmuar i dijetarëve islamë, dhe kjo është qasje shumë e thellë dhe argumentim tejet i mprehtë".[5]

### Një prej kushteve për gradën e ixhtihadit

Një prej kushteve që dijetarët kishin vendosur për atë që ka mësyrë të arrijë gradën e ixhtihadit- hulumtimit të pavarur në lëmenj islamë është edhe njohja e konsensuseve të dijetarëve të mëhershëm, në mënyrë që muxhtehidi të mos jetë prej atyre që sjell ndonjë mendim rreth fesë së Allahut që nuk është dëgjuar asnjëherë nga të parët tanë, e kësisoj të dalë jashtë konsensusit të tyre.

Është interesant fakti se Imam Ibnu-Mundhir En-nejsaburij kishte bërë përpjekje që të mblidhte në një libërth të gjitha çështjet e fikhut islam, rreth të cilave ekziston konsensusi i dijetarëve islamë, dhe e ka

quajtur "El-Ixhma'"e ato çështje unanime nuk e kanë kaluar numrin prej 765 sosh. Edhe pse një numër i tillë mund të jetë i kontestueshëm, megjithatë ajo që dihet është se konsensuset e dijetërëve janë shumë të pakta. Ndërsa çështjet divergjente, rreth të cilave ka pasur polemika, kalojnë pa pikë dileme, numrin një million. Dhe kështu vërejmë se literatura e fikhut islam, nëse merret më fikhun komperativ-krahasues, përbëhet nga shumë vëllime. E kjo, edhe pse duket të jetë interesante, megjithatë flet për hapësirën e gjerë të jurisprudencës islame për diskutim e trajtesa nga më të ndryshmet, me kusht që ato të bëhen nga njerëz të denjë për këtë punë, pra nga muxhtehidët e secilës kohë.

Imam Ebu Hanifeja (Zoti e pastë mëshiruar), kur është pyetur se cilat janë bazat e fikhut, ose për mendime të tij juridike, e thotë në mënyrë të qartë: "Unë marr nga Libri i Allahut e, nëse nuk gjej, marr nga syeti i të dërguarit të Tij dhe, nëse nuk gjej aty, shikoj në mendimet e sahabëve, marr ndonjërin dhe lë ndonjërin prej mendimeve të tyre, por asnjëherë nuk dal jashtë mendimeve të tyre. E kur të vijë çështja tek Ibrahim Nah'aiu, Sha'biu, e Ibn Sirini e disa të tjerë të këtij brezi, e ata ishin burra që bënë ixhtihad, e këtë e bëj edhe unë po nuk obligohem të marr prej tyre".[6]

Në këtë rast sikur Ebu Hanifja dëshironte të vendoste një kriter që do të duhej respektuar edhe nga dijetarët e tjerë, që muxhtehidi është i lirë të zgjedhë cilindo në mes mendimeve të sahabëve, ose atë që është më afër argumenteve të fuqishme, porse atij nuk i lejohet të dalë me një mendim të ri përballë të gjitha mendimeve të tyre.

Prandaj pika e kontekstit që do të duhej ndriçuar këtu, është se, nëse dijetarët e një kohe kanë dy mendime rreth një problematike të caktuar, qofshin ata edhe të brezave më të vonshëm se sahabët, a lejohet apo jo që të vijë dikush pas atij brezi, me një mendim të ri?

Mendimi i parë (që përfaqësohet nga shumica e dijetarëve islamë të të gjitha medh'hebeve) është se ndalohet në mënyrë absolute shpikja e një mendimi të ri nëse rreth një çështjeje të kaluar ka vetëm dy mendime, ngase ata sikur janë pajtuar që e vërteta nuk mund të dalë jashtë atyre dy mendimeve.

Mendimi i dytë është se, nëse mendimi i ri anulon dy mendimet e mëparshme, atëherë nuk lejohet absolutisht, kurse nëse në vete ngërthen ato të mëparshmet, lejohet. P.sh. Trashëgimia e vëllezërve nëse është gjallë edhe gjyshi i të vdekurit. Ka dy opinione të dijetarëve të mëhershëm, njëri thotë se gjyshi i të vdekurit i pengon vëllezërit e të vdekurit të marrin pjesë në trashëgimi. Tjetri thotë se vëllezërit marrin pjesë bashkë me gjyshin në tarshëgimi. Në këtë rast do të ishte e ndaluar që dikush të sillte opinionin e tretë lidhur me këtë çështje e të thoshte se vëllezërit e pengojnë gjyshin të marrë pjesë në trashëgimi. Ky mendim, në të vërtetë, do t'i anulonte të dy mëndimet e para, prandaj është i ndaluar. Dhe ky ka gjetur përkrahjen më të gjerë të dijetarëve islamë.

Mendimi i tretë është vërtet i dhahirive-literalistëve, i shumicës së shiitëve e i një pjese të vogël prej sunitëve, - se në këtë rast lejohet të nxirret një mendim tjetër, nëse rreth një çështjeje ka dy mendime. Por ky i fundit nuk është marrë shumë parasysh nga dijetarët islamë.[7]

Kur kuptohet kjo, është i çuditshëm guximi i disave që sot dalin me mendime të reja rreth çështjeve të njohura unanimisht, rreth të cilave nuk është dëgjuar asnjë polemikë as nga të parët e as nga të fundit dijetarë islamë. Prandaj, nëse diçka do të duhej të trashëgonim nga dijetarët e mëhershëm, do të duhej të trashëgohej kujdesi i madh i tyre që të respektohen konsensusetixhmatë e atyre që ishin para nesh.

Për atë që mohon një dispozitë që është konfirmuar me ixhma-konsensus të dijetarëve, i cili është transmetuar deri tek ne në rrugë zinxhirore e të saktë, shumica absolute e dijetarëve medojnë se, nëse këtë e bën me vetëdije dhe pasi t'i sqarohet e vërteta, autori i një mendimi të tillë del fare nga feja. Sikur që është mohimi i obligueshmërisë së namazit e zekatit ose i obligueshmërisë së hixhabit, apo mohimi i ndalueshmërisë së alkoolit e të ngjashme, çështje këto të cilat dijetarët i kanë cilësuar si postulate të fesë ose të njohura dhe të pranuara unanimisht nga Umeti islam, e nëse mohohet ndonjë çështje rreth së cilës nuk është konfirmuar konsensusi, ose që ka pasur një konsensus të heshtur jot të deklaruar, atëherë mohuesi i tillë nuk del nga feja.[8]

Për fund, duhet vënë në pah edhe fakti që, nëse problematika është bashkëkohore, që nuk ka ndodhur asnjëherë më parë, atëherë është e natyrshme që dijetarët islamë bashkëkohorë të nxjerrin mendim të ri duke u bazuar në analogji ose interesa të përgjithshëm të muslimanëve, ngase rreth asaj çështjeje rëndom nuk ekziston asnjë mendim nga dijetarët e mëhershëm.

1) Sahih Muslim (Numri i hadithit:1920). 2) El-minhaxh sherh sahih Muslim Ibn Haxhaxh, Imam Neveviu( 13\65). Bot. i parë. Dar Ihjaut-turath el-arabij.Bejrut. 1390 h. 3) Tedhkiretul-Muhtaxh fi Ehadithil-Minhaxh, Ibn Mulek-kan, (1\53) . Bot. i parë. Mektebul-islamij. Bejrut. 1994. Hakimi thotë se ky hadith me të gjitha rrugët nëse bashkohët mund të plotësojë kriteret e hadithit të saktë sipas Imam Musimit. 4) El-mekasidul-Haseneh, Es-seha'avij (1\513) . Bot. I parë. Darul-kitabil-arabij. Bejrut. 1985. 5)Tefsirul-Kuranil Adhiim. Ibn Kethir (1\761). Bot. i pestë. Ihajut-turath el-islamij. Kuvajt. 2001. 6) Imam Ebu Hanife, hajatuhu, ve asruhu, Muhamed Ebu Zehreh f. 207). Bot. i dytë Darul-fikril-arabij. Kairo.1997. 7) Irshadul-Fuhul, Imam Sheukanij (1\271). Bot. i dytë. Darus-selam . Kairo. 2006. 8) Usulul-Fikhil-Islamij, Dr. Vehbetu Zuhejlij. (1\ 547-548). Bot. i dytë. Darul-Fikr. Damask. 2001.



Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 51. Togo




### Të dhëna statistikore*

Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Togo.

Emri zyrtar: Republika e Togo-s.

Sistemi i qeverisjes: Republikan.

Sipërfaqja: 56,785 $km^2$.

Numri i banorëve: 6.619.000 (2009).

Dendësia: 116.6 (banorë në 1 $km^2$).

Feja: Muslimanë 13.7%, katolikë 27.8%, protestantë 9.5%, grupe të ndryshme krishtere 9.8%, besime lokale 33%, besime të ndryshme 1.2% dhe të pafe 4.9%.

Kryeqyteti: Lome (llogaritet edhe qyteti më i madh në vend).

Qytete tjera: Sokode, Palime, Atakpame, Bassar, Aneho, Bafilo, Vogan, Badou, Kande, Amlame, etj.

Grupet etnike: Afrikanë etnikë 99% (mbi 37 fise, prej tyre më të njohurat: Ewe, Mina dhe Kabye), evropianë, sirianë dhe libanezë 1%

Gjuhët kryesore: Frënge (gjuhë zyrtare) dhe disa gjuhë lokale, si: Ewe, Mina, Kabye dhe Dagomba.

Njësia monetare: Franku CFA (1.00 XOF = 0.0015 EUR).

Data e pavarësisë: më 27 prill 1960 (nga Franca)

Festë kombëtare: 27 prill (Dita e pavarësisë).

### Pozita gjeografike

Republika e Togos si një ndër shtetet afrikane bie në perëndim të kontinentit, përkatësisht ka dalje në Oqeanin Atlantik dhe llogaritet shteti më i vogël për nga sipërfaqja në Afrikën Perëndimore. Republika e Togos, për nga ana tokësore kufizohet me tri shtete fqinjë, nga veriu kufizohet me Republikën e Burkina Fasos me një gjatësi deri në 126 km, nga perëndimi me Republikën e Ganës në një gjatësi prej 877 km, nga lindja me Republikën e Beninit me një gjatësi deri në 644 km, ndërsa nga jugu kufizohet me Oqeanin Atlantik në një gjatësi prej 56 km2. Klima në Togo është e ndarë në dy segmente të veçanta. Në jug të vendit, mbizotëron klimë tropikale, me më pak shira se sa në vendet malore të cilat dominohen me lagështi dhe me të reshura atmosferike. Në veri të vendit klima i përket natyrës së llojit sudanez dhe me shira gjatë verës. Pra, klima në jug të Togos është e nxehtë dhe me lagështi, kurse në veri gjysmë e thatë. Ndërsa, temperaturat mesatare sillen rreth 27 gradë celsiusë. Sezoni i shirave në jug të vendit shtrihet nga marsi e deri në korrik dhe nga shtatori e deri në nëntor, kurse në veri prej prillit e deri në tetor.[3]

**Lome:** Kryeqyteti i Republikës së Togos si qyteti më i madh në vend shtrihet në Gjirin e Guinesë dhe llogaritet kryeqytet administrativ dhe industrial i vendit, si dhe aty gjendet porti kryesor i vendit. Prania e një rafinerie në kryeqytet e rritë edhe më shumë rëndësinë e këtij qyteti. Ky qytet u themelua në shekullin e XVIII-të përmes fiseve vendase, ku në atë kohë ishte një fshat i vogël, e që quhej Bay Beach. Mirëpo, në vitin 1882 fshati u bë një qendër kryesore tregtare në vend. Mandej, në vitin 1897 qyteti u bë kryeqytet i vendit. Tani numri i banorëve të këtij qyteti afërsisht arrin deri në 837.437 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2010).[4]

### Përhapja e Islamit

Feja Islame në Togo ka arritur përmes rrugëve tregtare, e që ishin ndërlidhëse me vendet fqinjë nga pjesa veriore e vendit, përkatësisht përmes shteteve islame të pellgut Niger dhe Sudanit perëndimor. Ky rajon ka qenë i banuar me pedagogë të shumtë muslimanë, të cilët më parë e kishin përqafuar Fenë Islame dhe kishin marrë me vete amanetin e përhapjes së Islamit nëpër vendet përreth. Në fund të shekullit XVIII-të tregtarët muslimanë filluan të vendosën në pjesën veriore të Republikës së Togos, respektivisht pranë udhëheqësit të grupeve idhujtare në pushtet, i cili quhej Orodjobo.



Pastaj, tregtarët muslimanë e ftuan popullatën e këtij vendit dhe udhëheqësin e tyre në Fenë Islame, ku në kuadër të këtij suksesi veçohet hoxhë El Haxh Abdullah Teravri, imami i muslimanëve të qytetit Durti, i cili kishte arritur t'a bindë udhëheqësin e fisve idhujtare t'a përqafoj Fenë Islame. Mandej, ky udhëheqës i fiseve idhujtare të vendit pasi që e pranoi Islamin u quajtë Tehari Malum. Mandej, si rezultat i raporteve shumë të mira me tregtarët muslimanë, ky udhëheqës u dha atyre të drejtën e vend-qëndrimit dhe të pronësisë së tokës në vend, ku ndikimi i muslimanëve në këtë rajon u rritë dukshëm dhe Feja Islame u bë fe zyrtare në vend. Ndërkohë, shumë muslimanë të fiseve Husa dhe Fulani erdhën për të mbështetur autoritetin e Tehari Malumit. Pas Luftës së Dytë Botërore, shumë grupe idhujtare të fisit Zengji emigruan nga Togo në Bregun e Fildishtë, të cilat atje kishin përqafuar Fenë Islame, ku me të kthyer të atyre grupeve - tani muslimane - në Togo numri i muslimanëve u rrit, thirrja në Njëshmërinë e Allahut të Madhërishëm vazhdoi të zgjerohet dhe numri i muslimanëve në mes të fiseve idhujtare u shtua dukshëm. Prandaj, kështu muslimanët ishin prezentë kudo në vend, në çdo qytet e fshat të Republikës së Togos. Kjo atmosferë islame dukej më shumë në qytetet jugore të vendit, se sa në pjesët e tjera, përkatësisht në mes grupeve të fiseve Husa dhe Joruba, të cilat migruan në Togo në gjysmën e parë të këtij shekulli.[5]

### Historia e Togos

Mes shekujve XI-të dhe XVI-të shumë fise afrikane depërtuan nga të gjitha anët në rajonet e Republikës së sotme të Togos. Mandej, mes shekujve XVI-të dhe XVIII-të rajoni bregdetar ka qenë një qendër e rëndësishme tregtare për evropianët që kërkonin skllevër, e që si rezultat i kësaj veprimtarie të evropianëve, Togo dhe rajoni përreth tij morri emrin "Bregdeti i skllevërve". Ndërsa, në vitin 1884 Gjermania pasi që i okupoi regjionet e Togos së sotme, këtë vend e quajti me emrin "Togoland" dhe e shpalli atë protektorat të saj. Mirëpo, pas humbjes së Gjermanisë në Luftën e Parë Botërore vendi u nda në dy pjesë, përkatësisht mes Britanisë së Madhe dhe Francës, ku Togo ra nën mandatin e të dy këtyre shteteve. Ndërsa, pas Luftës së Dytë Botërore, Britania dhe Franca forcuan kontrollin e plotë të tyre mbi rajonin e Togos, duke qenë të përkrahura nga një vendim i shpallur nga Kombet e Bashkuara. Pastaj, pjesa e cila ishte nën kontrollin e Britanisë zgjodhi bashkimin me Republikën e Ganës. Ndërsa, pjesa tjetër e cila ishte nën kontrollin e Francës, në vitin 1956 vet Franca ishte ajo që lejoi themelimin e Republikës së Togos Franceze në kuadër të Federatës Franceze dhe i dha asaj vetëqeverisje të brendshme. Mirëpo, më datën 27 prill të vitit 1960 vendi fiton pavarësinë e plotë nga Franca dhe u quajt me emrin Republika e Togos.[6]

### Gjendja Ekonomike

Republika e Togos është një vend i varfër, ku bujqësia llogaritet veprimtaria e parë ekonomike në vend. Pra, bujqësia kryesisht shtrihet në pjesën jugore të vendit. Prej kulturave më të rëndësishme në vend kryesisht janë: Kakao, pambuku, qumështi dhe vaji. Ndërsa, blegtoria llogaritet veprimtaria dominuese tek banorët e veriut të vendit. Përveç kësaj, mund të përmendim edhe disa xehe minerale, siç janë: Fosfati, boksiti, hekuri dhe pyjet e disa zonave të vendit që posedojnë pasuri të madhe të drurit. Përgjithësisht, ekonomia e këtij vendi të vogël dhe gjysmë-shkretinor varet shumë nga bujqësia dhe tregtia, në mënyrë që të plotësoj nevojat themelore të popullatës. Megjithatë, Togo ende detyrohet të importoj disa mallra ushqimore bazë. Bujqësia në vend gjithsej akomodon rreth 65% të fuqisë punëtore. Kurse, prodhimtaria e përbashkët e kakaos, qumështit dhe e pambukut siguron rreth 40% nga të ardhurat e eksportit. Ndërsa, pambuku konsiderohet kultura kryesore më fitimprurësja për vendin. Sa i përket nivelit industrial në vend, minerali fosfat llogaritet aktiviteti më i rëndësishëm, ngase e renditë Togon në vendin e katërt, në nivelin global, sa i përket prodhimit. Nxjerrja e përpunimit të fosfatit karakterizohet me kosto të ulët, duke mos anashkaluar edhe karakteristikat gjeografike që Togo i gëzon.[7]

*Përqindja e përkatësisë së muslimanëve në Togo ka dallime nga një burim në tjetrin, ku në njërin prej tyre përmendet edhe 60%.

1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f, 239. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës islame f. 108, 109. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 299. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. wikipedia.org. www.moqatel.com. 2) www.moqatel.com. 3) www.afran.ir/ar. 4) wikipedia.org. 5) www.al-islam.com. 6) Muhammed Atris; f. 300, www.afran.ir/ar. 7) www.afran.ir/ar.

Mr. Sadat Rrustemi

# Preventivat e fesë islame për ta parandaluar konfliktin bashkëshortor 3



Feja Islame favorizon gjithnjë ruajtjen e entitetit familjar nga rrënimi, mu për këtë arsye ka vendosur rregulla dhe shtylla, të cilat e mbajnë atë stabile dhe mundësojnë jetesën.

Në fillim të trajtimit të kësaj teme, duke folur për nushuzin e gruas, kemi theksuar se Kurani ka sjellë dy lloj alternativash për zgjidhjen e problemeve bashkëshortore, si preventiva parandaluese për divorcin, nëse është e mundur. Një: zgjidhje nga brenda prej vetë bashkëshortëve, që ishin tri preventivat e mirënjohura: këshilla me të mirë, ndarja nga shtrati apo rrahja e lehtë. Dhe dy: zgjidhje nga jashtë me ndihmën e palëve ndërmjetësuese, kjo dhe është tani tema jonë e diskutimit.

### Zgjidhje nga jashtë me ndihmën e palëve ndërmjetësuese

Jurisprudenca islame ka sjellë preventiva për zgjidhjen e pakënaqësive apo të rebelimit të secilit nga dy bashkëshortët dhe jo vetëm kaq, por dhe nëse të dy shkaktojnë nushuzin-shkeljen e të drejtave të njëri-tjetrit, duke e drejtuar anijen drejt fundosjes, kërkohet që të ndërhyjnë kujdestarët e bashkëshortëve ose familjarët e tyre për rregullimin e gjendjes së acaruar. Kjo procedurë realizohet përmes angazhimit të palës ndërmjetësuese, një nga ana e burrit dhe një nga ana e gruas dhe ata fillimisht bëjnë verifikimin e gjendjes së të çiftit, duke u munduar t'i pajtojnë bashkëshortët, kurse, në të kundërtën, nëse ndërmjetësuesit kanë humbur shpresat se bashkëshortët mund të vazhdojnë jetën, atëherë iniciojnë rrugën e ndarjes së tyre-divorcin, duke iu referuar kështu citatit kuranor: "Nëse i frikësoheni përçarjes në mes tyre (burrit e gruas), dërgoni një pari të drejtë nga familja e tij dhe një pari të drejtë nga familja e saj. Nëse ata të dy (ndërmjetësuesit) kanë për qëllim pajtimin, Allahu u mundëson afrimin në mes tyre (burrit e gruas). Allahu është i dijshëm, është njohës i mirë". (En-Nisa'ë/35). Citati në fjalë sinjalizon obligushmërinë e dërgimit të palës ndërmjetësuese nëse edhe më tutje përkeqësohet gjendja e bashkëshortëve.[1]



Çdokush duhet ta ketë të qartë se jeta bashkëshortore nuk është në tërësi një rrugë vetëm me lule, e ngrohtë, e qetë dhe pa mundime. Kjo, sepse ka momente e situata kur shkaktohen edhe pakënaqësi në mes tyre, të cilat mundë të shkaktohen nga disa indikatorë, si:

-Ngatërresa, kur bashkëshortët kundërshtojnë njëri-tjetrin në çështje të jetës së përditshme, e kjo shkakton ngatërresë në mes tyre që sjell ndërprerje të bisedimit midis tyre, që konsiderohet një vepër nga begatitë e djallit, e dëshiruar për të, ngase ai përpiqet që bashkëshortët t'i ndajë sa më parë përmes çfarëdo forme që është e mundur. Kjo çështje mund të zgjidhet duke i kërkuar falje njëri-tjetrit.

-Zemërimi shkaktohet kur njeriu nuk mund t'i kontrollojë emocione e tij. Kjo gjendje mund t'i kushtojë shumë vetë pësonit, po dhe atij që qëndron pranë tij. Nëse në mes bashkëshortëve shfaqet zemërimi, ky mund të sjellë pasoja të mëdha, kështu që jo rrallë ndodh që nën presionin e tij, të merren vendime të disfavorshme për secilin nga bashkëshortët.

-Mosbindja. Ndodh që burri të rebelohet e kjo mundë ta nxitë atë që të mos përkujdeset për gruan dhe fëmijët e tij, praktikisht të mos i plotësojë nevojat e përditshme të tyre - ushqimin, veshmbathjen, mjekimin etj.. Ky veprim bie mbi supet e gruas dhe rëndon edhe më gjendjen e saj, sepse këto janë detyrime të burrit, mirë-

po njëkohësisht një sjellje e tillë nga burri acaron gjendjen në mes tyre, saqë bëhet e pamundur jetesa e përbashkët në këtë mënyrë, përveç situatës kur burri tërhiqet nga veprimi i tij. Në mënyrë ekuivalente kjo mund të ndodhë kur rebelohet gruaja, kur praktikisht refuzon kryerjen e obligimeve ndaj burrit dhe fëmijëve të saj. Ky veprim i saj paralizon zhvillimin e natyrshëm të jetës bashkëshortore, prandaj shpie në konflikt midis bashkëshortëve dhe kjo gjendje nuk stabilizohet derisa ajo t'i kthehet normalitetit dhe respektimit të detyrimeve të saj.[2]



Sipas mësimeve islame, nuk pëlqehet juridikisht që të vazhdohet jeta e bashkëshortëve nën presionin e nushuzit-jetës jo të mirë të tyre për një kohë të gjatë, pavarësisht se cila palë e ka shkaktuar, ngase një veprim i tillë bie në kundërshtim me objektivat e jetës martesore.[3] Parimisht, kështu sugjeron edhe Allahu xh.sh. në Kuran: "ose jetë e njerëzishme (bashkëshortore) ose shkurorëzim me mirëkuptim". (El Bekare, 229)

### Kriteret e zgjedhjes së ndërmjetësuesve

Në përzgjedhjen që ndërmjetësuesit të jenë nga vetë familjarët e të dy bashkëshortëve, ka fenomene e urtësi. Islami i jep rëndësi të veçantë ruajtjes së intimiteteve, sekreteve të njeriut në përgjithësi e të bashkëshortëve në mënyrë të veçantë. Për këtë arsye dijetarët islamë kushtëzojnë që ndërmjetësuesit t'i plotësojnë disa kritere, sikur janë:

-Të jenë të ndershëm dhe të drejtë, me qëllim që të këshillojnë cilindo nga bashkëshortët në rast se ka bërë padrejtësi ndaj palës tjetër.

-Ruajtja e sekreteve, praktikisht ata e kanë detyrë e obligim që t'i ruajnë intimitetet e bashkëshortëve, të mos i publikojnë ato.

-Të kenë njohuri fetare, praktikisht të kenë diapazon të njohurive në jurisprudencën islame, sidomos të njohin gjyqësinë dhe të kenë urtësi e largpamësi.

-Sinqeriteti për të arritur zgjidhje të konfliktit në mes bashkëshortëve. Nga ndërmjetësuesit kërkohet që të jenë të sinqertë në veprimet e tyre, sikur u theksua në citat më sipër.

-Ndërmjetësuesit parimisht duhet të jenë nga familjarët e dy bashkëshortëve, me qëllim që ndërmjetësuesit të ndajnë drejtësi, ta kuptojnë thelbin e zënkave në mes bashkëshortëve, të verifikojnë se cili prej tyre është shkaktari i nushuzit-shkeljes së të drejtave të njëri-tjetrit dhe të mundë të arrijnë përfundimisht një zgjidhje sa ma të mirë e të favorshme për të dy. Madje për zgjidhjen e konfliktit, të afërmit përdorin metoda që janë në favor të bashkëshortëve, janë më të kujdesshëm ndaj tyre, më të durueshëm për të dëgjuar çështjet që u përkasin atyre, si dhe janë më të mëshirshëm ndaj të metave të njëri-tjetrit. Mirëpo, nëse pamundësohet gjetja e ndërmjetësuesve nga familjarët e të dy bashkëshortëve, lejohet që ata të jenë edhe të huaj, nëse i plotësojnë kriteret e sipërtheksuara.[4]

Ndërmjetësuesit mbajnë përgjegjësi që t'i pajtojnë bashkëshortët nëse munden, ose, në të kundërtën, nëse e shohin të udhës që ndarja për ta është më e favorshme, e preferojnë këtë të drejtë, sipas mendimit të shumicës së juristëve islamë.[5] Ky ishte edhe një nga propozimet e Aliut r.a., me të cilin ju drejtua dy bashkëshortëve që kishin shkuar tek ai me një grup njerëzish. Aliu r.a. u tha atyre: Dërgoni tek unë nga një ndërmjetësues prej secilës palë, e më pas iu drejtua palëve ndërmjetësuese e u tha: A i njihni obligimet tuaja? Detyra juaj është që, nëse e shihni të udhës bashkimin e tyre- bashkëshortëve, bashkoni, e nëse jo, ndajini ata. Gruaja tha; Jam e kënaqur me gjykimin e Kuranit, qoftë të jetë në favorin tim ose në disfavor timin. Kurse burri tha: Ndarjen nuk e pranoj. Aliu i tha atij: Nuk e thua të vërtetën derisa ta dëshirosh atë që dëshiron ajo me të". (Bejhakiu/7-305).

### Trajtimi i sjelljes jo të mirë të burrit ndaj gruas

Ashtu siç është e ditur, feja Islame që nga koha e Shpalljes së fundit ka proklamuar drejtësi për të gjithë, pa dallim religjioni, nacionaliteti a gjinie. Në momentin që njëri nga bashkëshortët meriton dënimin, Islami qëndron mbrapa të drejtave të viktimës. Preventiva e fundit e theksuar në citat për ta përmirësuar gruan - rrahja e lehtë me misfak, nëse tejkalohet nga ana e burrit, duke e dëmtuar gruan, me automatizëm i jep të drejtën gruas që të kërkojë divorcin si dhe të merren masa ndëshkuese ndaj burrit. Njëherësh, Kurani këtë procedurë e ka trajtuar si "nushuz-frikë nga sjellja keq e burrit ndaj gruas", dhe në mënyrë të barabartë, ashtu siç e ka trajtuar edhe rastin e gruas, siç pohon Allahu në Kuran: "Nëse gruaja frikësohet se burri i saj do të sillet keq ose nuk do ta përfillë, atëherë nuk gabojnë po qe se pajtohen me njëri-tjetrin. Pajtimi është më i mire (sesa divorci)". (En-Nisa'ë, 128).

Edhe pse citati në fjalë ka zbritur me motiv të cak-

tuar, qartëson gjendjen e njërës nga bashkëshortet e Pejgamberit a.s., e cila quhet Sevdete b Zum'ah r. a., sepse ajo ishte në moshë të shtyrë dhe frikësohej se do ta divorconte Muhamedi a.s. dhe i tha: "O i dërguari i Allahut, mos më divorco, e radhën time (të fjetjes me ty) po ia kaloj Ajshes r.a.". dhe (Muhamedi a.s) e bëri këtë dhe e si rezultat zbriti citati në fjalë. (Tajalisiu/2683). Mirëpo rregulli parimor thotë: "I jepet prioritet kuptimit të përgjithshëm ndaj shkakut të veçantë të zbritjes", prandaj nëse burrit iu dha e drejta e përparësisë ndaj gruas, kjo nuk ia jep luksin që ai të sillet si xhelat ndaj gruas së tij. Po për çfarë edukimi të burrit bëhet fjalë në fakt? Citati kuranor në fjalë sinjalizon që, nëse gruaja plaket-është në moshë të thyer dhe ka frikë që burri mund ta divorcojë e të martohet me një tjetër, lejohet që ajo të heqë dorë nga e drejta e saj e shtratit dhe nga pasuria, në mënyrë që burri ta mbajë atë nën kurorë dhe pranë fëmijëve të saj. Prandaj pajtimi në këtë rast (që gruaja të heqë dorë nga e drejta e saj) është më i mirë se divorci.[6]

Nga gruaja kërkohet që të jetë e vëmendshme pranë burrit të saj dhe, nëse vëren se burri ka filluar t'i zbehë raportet me të, shfaq koprracinë e pasurisë e të ndjenjave ndaj saj, fillon ta shpërfillë, e keqtrajton, e privon nga dashuria e përkujdesja, mungon për orë të tëra, hesht ndaj së mirës e së keqes etj., ajo duhet të nxitojë të marra masa për t'i përmirësuar marrëdhëniet me burrin e saj, me qëllim që ai të mos heqë dorë prej saj,[7] ashtu siç kishte vepruar nëna e besimtarëve Sevdete r.a., e cila nuk pranoi të ndahej nga i Dërguari i Allahut a.s., por bëri kompromis me Ajshen r.a..

Nga këto sqarime mund të përfundojmë se feja islame aspiron rregullimin e raporteve të bashkëshortëve duke përdorur larmi metodash e mekanizmash, me të vetmin qëllim që t'i afrojë bashkëshortët e t'i shmangen divorcit, të jenë pranë fëmijëve të tyre, si dhe të vazhdojnë jetën bashkëshortore. Mund të përfundojmë po ashtu se vendime të tilla tregojnë për respektin që ka Islami ndaj femrës, duke i dhënë të drejtën e shprehjes së mendimit të saj me ankesa dhe kërkesa, madje edhe i mundëson të ndahet nga burri, të cilin nuk e dëshiron.

1) Muhamed Tahir ibn Ashur, Et-Tahrir ve et-Tenvir, v 5, f. 46. Dar et-Tunisije li en-neshr, 1984 Tunezi. 2) Meha Jusuf Xharullah, inatet elKuran ve es-suneh bi meshari elmer'eti, f. 209, bot 1, 2008, dar iben Hazm. 3) Ali bin Rashid ed-Dibjan, shikak ez-zevxhejn;el-esbab, el-athar, el-ilagj, mexhelet eladl, f. 175, nr. 2, 1420 4) Tefsir Imam el Kurtubi, v. 6, f. 291, bot 1, 2006 mueseset err-rrisale. Liban, dhe et-Tahrir ve et-Tenvir, v. 5, f. 46, dhe Inajet elKurani ve es-suneti bi meshairi (60 Muhtesar tefsir elKuran eladhim, v. 1, f. 582. elmer'eti, f. 210. 5) Muhtesar tefsir ibën Kethir, v. 1, f. 503, bot 1-2003, Darul vefa-Egjipt. 7) Inajet elKurani ve es-suneti bi meshari elmer'eti, f. 202,



Fatmir Hadri

# Mirësjellja e besimtarit ndaj të tjerëve

Dashuria është gëzimi, qetësia dhe hareja e jetës sonë. Brumi i ekzistencës është rrahur me majanë e dashurisë. Fuqia e dashurisë është nga mirësitë më të mëdha që Zoti u ka dhënë robërve të Tij. Për këtë arsye është e nevojshme që dashurinë ta mbajmë në zemra që kanë arritur të vërtetën e miqësisë, por sa keq që shumë njerëz e harxhojnë dashurinë në rrugë të përkohshme dhe për dëshirat vetjake. Çfarë vlere dhe nderi mund të ketë një zemër e cila është ngurtësuar aq shumë, sa të mos ndiejë nevojë dashurie për Zotin e tij dhe krijesat e tjera?

Dashuria është nga bekimet më të mëdha që Allahu i ka dhuruar njerëzimit. Allahu ka krijuar natyrën njerëzore në atë mënyrë që njeriu të kënaqej duke dashur dhe duke qenë i dashur, në miqësi dhe familjaritet. Informatat që jep Allahu në Kuran për jetën në Xhenet, u referohen gjithmonë kënaqësisë, miqësisë, dashurisë, bisedimeve, fjalëve të kënaqshme dhe paqes. Çdo gjë që mund të dalë pengesë për dashuri dhe miqësi, është larguar dhe mbajtur larg nga njerëzit, të cilët synojnë shkuarjen në Xhenet.

### Dashuria e besimtarit ndaj tjetrit

Pasi Allahu tregon në Kuran se të gjithë besimtarët janë vëllezër në fe, besimtarët duhet të duan patjetër njëri tjetrin dhe ndërmjet tyre të krijojnë lidhje të forta dashurie. E, për krijimin e kësaj dashurie, siç e ka porositur Muhamedi a.s. Ymetin e tij, duhet të shpërndajnë selamin ndërmjet tyre.[1] Dashuria e besimtarëve ndaj njëri-tjetrit është një veti e bukur, me të cilën është i kënaqur Allahu. Edhe lumturia e të dy botëve është e lidhur me këtë dashuri. I Nderuari ynë, Muhamedi a.s ka thënë: "Në ditën e Kiametit Allahut do të thotë: Për hir të madhërisë sime, ku janë ata që e kanë dashur njëritjetrin me qëllimin për të m'u bindur Mua? Sot, kur nuk gjendet asnjë hije, do t'i marr ata nën hijen Time dhe do t'i mbroj".[2] Kurse Allahu thotë: Për ata që kanë dashur njëri-tjetrin për hir Tim, do të ketë minbere drite[3], të cilat do t'i kenë zili edhe pejgamberët dhe dëshmorët".[4]

Prandaj besimtarët i duan të gjithë besimtarët që kanë vepruar në përputhje me lajmëtarët e Allahut, të cilët i



kanë miratuar në këtë botë. Kjo lidhje e dashurisë dhe miqësisë në mes besimtarëve në Kuran është zbuluar kështu: "Mik i juaji është vetëm Allahu, është i dërguari i Tij dhe janë ata që besuan e që falin namazin dhe japin zekatin duke bërë ruku". (El Maide, 55)

Dashuria e besimtarit nuk bazohet në asnjë interes, prejardhje a racë. Paratë, postet, kultura apo vlerat materiale nuk kanë rëndësi për të. Në lidhje me këtë Pejgamberi ynë i Nderuar ka transmetuar këtë ngjarje, për mes së cilës del në pah se ai që do vëllanë e tij në fe për hir të Allahut, do të fitojë dashurinë e Allahut: "Një njeri kishte marrë rrugën për të vizituar një vëlla në fe, i cili jetonte në një fshat tjetër. Allahu urdhëroi një engjëll që ta vëzhgonte atë në rrugën e tij. Kur arriti njeriu tek engjëlli, ky i tha: -Ku po shkon? Ai iu përgjigj:-Në atë fshatin atje kam një vëlla në fe dhe po shkoj ta vizitoj. Engjëlli e pyeti: -A ke ndonjë interes material nga ai vëlla? Njeriu tha: -Jo, unë po e vizitoj, sepse e dua vetëm për hir të Allahut. Atëherë engjëlli i tha: -Ashtu si e do ti atë, edhe Allahu të do ty. Unë jam një i Dërguar nga Allahu për të ta dhënë ty këtë përgëzim".[5]

Nga kjo kuptojmë që besimtarët duhet të kujdesen për besimtarët sikurse për vëllezërit e tyre. Ata nuk duhet të ngurrojnë të bëjnë ndonjë sakrificë për të mirën e besimtarit tjetër apo për të siguruar rehatinë e tij/ e saj. Ky kuptim i dashurisë i poseduar vetëm nga besimtarët, mund të fitohet vetëm nëpërmjet besimit dhe jetesës nga vlera morale të Kuranit. Allahu zbulon në një verset që do t'u dhurojë dashuri atyre që besojnë dhe bëjnë punë të devotshme: Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë dashuri. (Merjem, 96)

### Besimtari ndien dashuri ndaj kafshëve

Besimtari e di se të gjitha kafshët janë krijuar për t'i shërbyer njeriut, për t'i shërbyer si shembull dhe më tutje e di se ato i janë dhënë amanet njeriut në këtë botë. Për këtë arsye, ai e ndien si borxh ndërgjegjeje që t'u afrohet atyre me dashuri.

Shembull; Bleta jeton për t'i dhënë mjaltë njeriut. Delja, gjatë gjithë jetës së saj i jep njeriut qumësht, lesh, qengja dhe mish. Macja dhe qeni janë nën urdhrin e njeriut. Edhe krijesat si: gjarpri, shumëkëmbëshi dhe akrepi, që janë një formë e shfaqjes së lartë të Zotit, për shkak se janë krijuar për të përkujtuar ndëshkimin e Allahut dhe detyrat e shumta që kanë në natyrë, përfshihen në mirësitë që i janë dhënë njeriut. Meqenëse të gjitha kafshët i janë dhënë në shërbimin e njeriut, njeriu duhet të sillet me butësi dhe dashuri ndaj tyre. Të mos i torturojë, të mos i ndëshkojë, të mos i lërë të uritura etj.. Një herë, Aishja r.a. i kishte hipur një deveje zemërake. Ajo filloi ta çonte para e mbrapa në një mënyrë të ashpër, për ta qetësuar. I Dërguari i Allahut i tha Aishes r.a: "Sillu butë ndaj kafshës, sepse, kudo që të ndodhet butësia, e zbukuron atë vend. Çdo sjellje në të cilën s'ka butësi, është e keqe".[6]

Prandaj, të dhunosh ose torturosh krijesat që janë nën shërbimin tënd, është një poshtërsi që në fund të fundit do ta vuajmë ne. Sepse dashuria ndaj kafshëve për hir të Krijuesit, është një detyrë e robit dhe është shumë e mundur që, në saje të bamirësisë ndaj krijesave, të fitojmë sevape të mëdha dhe kënaqësinë e Allahut. Këtë gjë e tregon më së miri i Dërguari i Allahut s.a.v.s. përmes këtij shembulli. "Njëherë, një njeri që po udhëtonte, kishte shumë etje. Gjeti një pus, hyri në të, piu ujë dhe doli jashtë. Por ç'të shihte: Një qen kishte nxjerrë gjuhën një pëllëmbë dhe nga etja po lëpinte tokën e lagur! Njeriu bëri në vetvete një llogari ndërgjegjeje dhe tha: Ky qen është i etur ashtu siç isha unë! Menjëherë hyri në pus, e mbushi këpucën e tij me ujë, ia mbylli grykën, doli jashtë dhe i dha qenit ujë. Allahu u kënaq nga sjellja e këtij njeriu dhe e fali".

Sahabët thanë: "O i Dërguari i Allahut! A kemi sevape edhe për kafshët?" I Dërguari i Nderuar tha: "Për çdo gjallesë ka sevape".[7] Është më se e vërtetë se kafshët nuk mund të shprehin hallet e tyre, ato nuk mund të flasin me ne për të na treguar hallet a shqetësimet, mirëpo edhe ato kanë gjuhën e tyre që ua ka dhënë Allahu për të komunikuar në mes veti.

I Dërguari i Allahut kishte shkuar te kopshti i një ensariu dhe aty kishte parë një deve. Deveja, me të parë Pejgamberin a.s, filloi të rënkonte dhe të lotonte. I Nderuari ynë shkoi te deveja dhe e ledhatoi me butësi pas veshëve. Deveja u qetësua. Pastaj Pejgamberi pyeti: "E kujt është kjo deve"? Një djalosh nga Medina u afrua dhe i tha: "Kjo deve është imja, o i Dërguari i Allahut!". I Nderuari ynë, i tha: "A nuk ke frikë nga Allahu për këtë kafshë që ta ka dhënë? Ajo po më ankohet se e ke lënë të uritur dhe se e ke lodhur shumë".[8]

### Sjellja e mirë ndaj krijesave të tjera

Feja jonë e lartë Islame na sugjeron që të sillemi mire gjithmonë edhe ndaj krijesave pa shpirt. Prandaj njeriu, pa nevojë ose pa ndonjë arsye, nuk duhet të këpusë ose presë ndonjë pemë, ndonjë bar etj... Në lidhje me këtë, i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kush pret një pemë sidre, Allahu ia fut kokën në Xhehenem".[9] Kur Ebu Davud është pyetur për këtë hadith, ka thënë: "Ky hadith është i përmbledhur, kuptimi i tij është ky: Ai që pret pa asnjë të drejtë një pemë sidre, nga hija e së cilës përfitojnë udhëtarët

dhe kafshët, Allahu do t'ia fusë kokën në Xhehenem". Sa mësimdhënëse është kjo ngjarje, e cila mund të tregohet si shembull për lidhjen dhe dashurinë që ka Islami për njeriun, për kafshët, e madje edhe për bimët: Ebu'd-Derda r.a., i cili ishte nga ashabët kryesorë, po mbillte pemë në Sham. Dikush iu afrua dhe i habitur i tha: "Ti po merresh me mbjellje pemësh, ndërkohë që je miku i Pejgamberit?!" Ebu'd-Derda i dha këtë përgjigje: "Ndalo, mos më gjyko kaq shpejt! Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut s.a.v.s. kur ka thënë: Kushe mbjell një pemë dhe nga frutat e saj ha ndonjë njeri apo ndonjë nga krijesat e Allahut, është sadaka për atë që ka mbjellë atë pemë".[10] Sigurisht që të dëmtosh bimët apo gjallesat e tjera, është një sjellje që bëhet shkak për mëkat. Besimtari, duke pasur parasysh fjalët dhe këshillat e Pejgamberit a.s., mundohet të mbjellë pemë dhe ta gjelbërojë mjedisin, dhe, mbi të gjitha, e merr si detyrë të vetën që për një gjë të tillë t'i këshillojë ta bëjnë edhe të tjerët. I dërguari i Allahut u ka dhënë shembullin e vet ashabëve të tij në këtë çështje. Ibn Abbas r.a. transmeton: Kur i Dërguari a.s. po kalonte pranë dy varreve, për ata të dy që qenë të varrosur aty, tha: "Që të dy po ndëshkohen, por jo për shkak të ndonjë mëkati të madh (sipas atyre). Njëri po ndëshkohet për shkak se merrej me thashetheme, kurse tjetri për shkak se nuk ruhej siç duhet kur urinonte".. Pastaj kërkoi një degë hurme të njomë. E ndau atë më dysh dhe ua mbolli në krye të varrit. Pastaj tha: "Shpresoj se do të kenë ndëshkim të lehtë derisa të thahen këto degë".[11] Sepse edhe një gjethe e njomë bën dhikër në një lloj mënyre, të cilën mendja jonë nuk mund ta konceptojë. Në ajetin fisnik thuhet: (Shih: El Isra, 44).

### Kujdesi ndaj bimëve dhe pemëve

Për fund, ne si besimtarë duhet t'u afrohemi të gjitha krijesave të Allahut me butësi, mëshirë e dashuri dhe t'u shërbejmë kur të jetë e nevojshme. Islami urdhëron që ndaj të gjithë krijesave, njerëzve, kafshëve, bimëve, të sillemi me mëshirë dhe me dashuri. Sepse njeriu ka detyrime ndaj secilës prej tyre. Bukuria e Islamit është e fshehur në konceptimin e dashurisë dhe mëshirës ndaj gjithë botës që mban të gjitha gjallesat. Besimtari duhet të jetë si një lumë që rrjedh me bereqet gjatë rrugëtimit të gjatë, duke u bërë shërbim shumë gjallesave, kafshëve, pemëve, trëndafilave, kallinjve dhe bilbilave, dhe së fundi vendi ku do të arrijë ai, është vetëm deti i pafund dhe takimi me Zotin.

1) Muslim, Iman 93-94 2) Muslim, Birr, 37) 3) Sipas shpjegimeve të muhaddithëve, qëllimi i shprehjes "do të ketë minbere drite që edhe pejgamberët dhe dëshmorët do t'i kenë zili" nuk është për të thënë se ata janë më lart se pejgamberët dhe dëshmorët, por për ta shfaqur në mënyrë të sigurtë mirësinë dhe pozitën e lartë të atyre që duan për hir të Allahut. 4) Tirmidhi, Zuhd, 53/2390. 5) Muslim, Birr, 38; Ahmed, 2, 292. 6) Muslim, Birr, 78, 79. 7) Buhari, Shurb, 9; Muslim, Selam, 153. 8) Ebu Davud, Xhihad, 44/2549. 9) Ebu Davud, Edeb, 158- 159/5239 10) Ahmed, 4, 444. 11) Muslim, Taharet, 111.



Kenan Bahtiri

# Roli i institucionit të Bashkësisë Islame dikur dhe sot

Roli dhe rëndësia që paraqet institucioni i Bashkësisë Islame tek ne, daton që nga koha e Sulltanatit Osman, atëherë kur ekzistonte institucioni i "Shejhul-Islamit" (gjykatësit ose kryeplakut për dispozita juridike islame), pozitë dhe zakon që është mbajtur në mend gjer në ditët e sotme.[1]

Nëse e marrim dhe analizojmë në detaje dhe me kujdes, mund të konkludojmë se që nga kohët e lashta e deri në ditët e sotme, institucioni i Bashkësisë Islame, ka luajtur një rol dhe ka pasur një rëndësi shumë të madhe në organizimin dhe koordinimin e jetës fetare, shoqërore dhe familjare të njerëzve. Të gjitha këto ndodhën në kohën sa trojet tona ishin në kuadër të Shtetit Osman, po, pas largimit të tij, gjendja ka ndryshuar. Nëse sot ndalemi dhe analizojmë rolin e këtij institucioni, do të arrijmë në rezultatin se me të vërtetë përbën një gjenezë së cilës, duhet t'i referohemi. Nëse duam të arrijmë në një përfundim të saktë, në veçanti dhe para së gjithash duhet të analizojmë misionin e BIK-së, historinë e saj ose ekzistimin e saj për disa dekada, duke filluar nga ditët e Sulltanatit Osman e deri sot, për të cilën kuptojmë se ishte një organ zyrtar i përcaktuar dhe koordinuar në departamente dhe sektorë të ndryshëm.[2] Rrethanat e reja të krijuara pas largimit të Shtetit Osman, janë të pafavorshme për institucionin e Bashkësive Islame në trojet shqiptare dhe komunitetet e tyre. Nëse bëjmë një analizë më të thellë, duke udhëtuar nëpër kohë dhe duke analizuar faktorët e ndryshëm, shohim se lidhja në mes Bashkësisë Islame dhe shtetit ka qenë e ndryshme ose ndryshonte prej një kohe në tjetrën. Historianët klasikë fetarë veprat ose aktivitetet fetare dhe institucionet fetare në përgjithësi i marrin si pika të përbashkëta në mes fesë dhe shtetit.[3] Nuk diskutohet se "Bashkësia Islame" e kohëve tona ndryshon shumë nga institucioni i "Shejhul-Islamit" (gjykatësit të mirëfilltë të dispozitave juridike). Prandaj, edhe ky institucion do një qasje dhe një studim më të thellë, në mënyrë që populli të informohet për rëndësinë dhe të dijë më saktë rolin e tij.[4]

Nëse analizojmë rolin dhe rëndësinë e kësaj bash-




kësie nëpër kohë, gjithmonë vërejmë se ai ka qenë një mbështetje dhe ka plotësuar kërkesat e nevojat shpirtërore të popullit. Kjo shihet nga roli dhe pozita e këtij institucioni lidhur me shoqërinë, dhe gjithmonë e shohim se këto ishin lidhja e individit me fenë, por edhe me dispozitat fetare që aplikohen përmes këtij institucioni.[5]

### Dyert e BIK gjithmonë të hapura

Bashkësia Islame e Kosovës, gjithmonë ka luajtur një rol të pazëvendësueshëm në edukimin dhe arsimimin e popullit[6], në këtë rast edhe të popullit shqiptar, meqë mektebet (shkollat), themelin e tyre e kanë brenda suazave të kësaj bashkësie, aty u ndërtuan foletë e para, kur nxënësit dhe nxënëset me çanta në dorë shkonin nëpër mektebe dhe xhami. Të dyja këto institucione bëjnë pjesë në BIK-së, edhe pse këto fusha veprimi tashmë janë transferuar komplet në fusha të tjera, megjithatë asnjëherë nuk duhet harruar roli dhe rëndësia e BIK-së dhe institucioneve brenda saj, për përhapjen e diturisë e edukatës dhe për zhdukjen e analfabetizmit.[7] Megjithatë respekti dhe rëndësia e këtyre institucioneve, edhe pse ndoshta në disa periudha është zbehur për se do të kenë ndikuar shkaqe dhe faktorë të ndryshëm, dhe duke u ballafaquar me një sërë kundërthëniesh dhe kundërshtimesh, populli ushqen sërish një respekt dhe shenjtëri burimore ndaj institucioneve të BIK-së, ndaj xhamisë dhe institucioneve që ajo përmbledh brenda saj. Një respekt dhe autoritet i tillë vazhdon të ushqehet edhe ndaj dijetarëve islamë (ulemave), që në një formë vazhdojnë të njihen edhe më tej si trashëgimtarë të njerëzve të devotshëm,[8] po mbi të gjitha si ftues dhe shpërndarës të Fjalës së shenjtë të Allahut xh.sh. mbi Tokë. Kjo e ka burimin tek fjalët e Resulullahut s.a.v.s., që hoxhallarët e vjetër ia kujtonin vazhdimisht xhematit të tyre nëpër vaze (ligjërata) të ndryshme - faktin se "Dijetarët (ulematë) janë trashëgimtarët e pejgamberëve". Në vitet e fundit, sipas rregulloreve dhe statuteve më të reja, mund të themi se brenda institucioneve të BIK-së janë bërë ndryshime dhe është bërë shumë përparim në fusha të ndryshme, që dikur ishin për t'u ankuar, si p.sh. në sektorin juridik, administrativ dhe ekonomik.[9] Kjo ka bërë të mundur gjithashtu që, në bazë të këtij rregullimi, të ecet edhe më përpara drejt fushës së të drejtave të njeriut, por edhe të të drejtave dhe lirive të besimtarëve muslimanë, në veçanti. Kjo ka ardhur si rezultat i përpjekjeve të shumta të kuadrit që ka vepruar për vite të tëra, qoftë në situata të favorshme, qoftë në situata të pafavorshme, në mënyrë që, me kalimin e viteve të kenë filluar të mënjanohen barrierat dhe mangësitë e ndryshme që kanë qenë pengesë për veprimin e lirë dhe të shëndoshë të këtij institucioni me aspirata të larta. Në fakt, ky institucion tani është hedhur deri diku në binarë, sepse ka arritur të përmbledhë të gjitha xhamitë dhe hallet e besimtarëve, që të kenë një derë orientimi dhe mbështetjeje. Që nga themelimi e gjer në ditët e sotme, Meshihati i Bashkësisë Islame ka luajtur një rol të pazëvendësueshëm edhe në organizimin e shumë simpoziumeve, sesioneve dhe tryezave të rrumbullakëta shkencore, qoftë me karakter fetare ose kombëtar dhe në lëmenj të ndryshëm shkencorë.[10] BIK, në kuadër ose përmes veprimeve të medresesë së mesme "Alauddin" ka qenë vatër strehimi dhe vatër shkencore në periudhën e paraluftës, si dhe gjatë okupimit serb në periudhën e Milosheviçit. Kjo vatër ka qenë gjithashtu edhe një si universitet i dytë pas Universitetit të Prishtinës, ku studentët shqiptarë nga të gjitha viset shqiptare kanë ndjekur ligjëratat në mungesë të objektit të universitetit, dhe ka qenë strehë edhe objekt për vazhdimin e mëtejshëm të studimeve të tyre.[11] Prandaj, si dikur ashtu edhe në ditët e sotme, BIK ka të njëjtin rol dhe gjithmonë i ka dyert të hapura për popullin. Secili udhëheqës që ka kaluar nëpër këtë institucion, karshi obligimeve të tij fetare, asnjëherë nuk ka lënë anash edhe detyrën e tij ndaj kombit të vet.[12] Roli i tij paralel fetar dhe kombëtar është çmuar edhe nga njerëzit që në njëfarë mënyre kishin një qëndrim në distancë ndaj fesë, po në anën tjetër nuk kanë anashkaluar asnjëherë rolin e rëndësinë e këtij institucioni. Kohë pas kohe në



platformat akademike ka pasur debate dhe diskutime rreth laicizmit, por kjo në përmasa të gjera të shoqërisë së popullit nuk ka shkaktuar ndonjë problem, sepse Bashkësia Islame ka qenë e ndarë nga shteti dhe politika, duke ruajtur gjithmonë respektin dhe autoritetin primar në popullatë. Të jesh prijës i BIK-së sot është shumë më e lehtë se dikur, sepse tashmë Kosova ka fituar pavarësinë dhe është bërë shtet ku qeveris vetë për të drejtat themelore të saj. Për këtë arsye, mendojmë se ky institucion tash e tutje do të ketë edhe më shumë përkrahje dhe një funksion më të gjerë në shtetin e Kosovës.[13]

### Institucion i dëshmuar

Asnjëherë nuk duhet harruar se, krahas ekzistimit të rrymave të ndryshme, fjala dhe vepra e Bashkësisë Islame gjithmonë ka qenë përfundimtarja dhe më e drejta, meqë ky institucion ka statutin dhe rregulloren e themeluar dhe të krijuar nga hoxhallarët e dikurshëm, profesorët tanë që praktikimin dhe zbatimin e fesë e kishin mision e asnjëherë si profesion, ku interesi fetar dhe kombëtar dominonte gjithmonë interesat personalë të tyre. Autoriteti dhe fama e BIK ka sjellë bashkimin ose ndikimin dhe përcaktimin e rregullores dhe ligjeve.[14] Në aspektin e ligjeve dhe rregullave fetare, BIK ka qenë gjithmonë e paluhatshme në realizimin e drejtë të ibadeteve dhe parimeve bazë të fesë islame, duke u kujdesur që të bazohet në atë që lejohet (është hallall) por edhe duke mos i prekur në përgjithësi reflekset e popullit. Interpretimet në fe gjithmonë duhen bazuar, analizuar dhe argumentuar sipas mendimit të ulemave (dijetarëve) muslimanë dhe prijësve të caktuar (imamëve) që janë marrë me çështjet e jurisprudencës islame (fikhut) dhe kanë përcaktuar llojet dhe mënyrën e kryerjes së ibadeteve gjatë të gjitha periudhave që nga ardhja e Islamit në trojet iliro-shqiptare nga Shteti Osman. Dhe nuk duhet harruar kurrë se roli dhe ndikimi i Bashkësisë Islame si institucion themelor, asnjëherë nuk ka munguar, atëherë kur fjala e kësaj vatre ishte dhe është përfundimtare, autoritative, dhe të njëjtin një rol do të vazhdojë ta ketë edhe në të ardhmen.[15] Nga të gjitha këto që thamë, mund të nxjerrim përfundimin që Bashkësia Islame është institucion i dëshmuar që mban ekuivalencën dhe balancën në ndjenjat fetare dhe kombëtare të popullit dhe të tejkalojë të gjitha vështirësitë që e prekin atë. Populli shqiptar ka ushqyer dhe vazhdon të ushqejë simpati e respekt, por dhe besim të paluhatshëm, ndaj BIK dhe ndaj udhëheqjes së saj, por gjithashtu nuk duhet harruar se kjo është fryt i mësimit të gjeneratave të mëhershme të hoxhallarëve profesorë dhe njerëzve të devotshëm, që gjeneratat pasuese të ndjekin me dinjitet dhe përsosmëri hapat e tyre .[16] Ky institucion ende është i ndarë nga shteti.[17] Në fakt, ky institucion promovon vlera dhe ide bashkëkohore gjithmonë me hapin dhe në përputhshmëri me kohën, ndikim dhe rol që gjithmonë ka pasur edhe përkrahjen, respektin dhe autoritetin nga paria shtetërore.[18] Ndoshta edhe ky respekt e kjo përkrahje e kanë burimin tek edukata e mëhershme e brezave të shkuar - se gjithçka që është fetare, ndërlidhet me njerëzoren dhe humanizmin, me edukatën dhe besimin, me arsimin dhe të arriturat bashkëkohore, si dhe me përparimin dhe krijimin e gjeneratave të ardhshme, të cilat besimin e tyre do ta kenë sistem jete, lidhje shpirtërore me Zotin e tyre, e asnjëherë rutinë ose bazë sipërfaqësore për përfitimin e interesave në dobi të tyre. Ky institucion ka qenë dhe vazhdon të jetë vatër që edukon breza, që nga nxënësit e deri tek studentët, të cilët, kur të mbarojnë shkollimin dhe edukimin e tyre, japin betimin e tyre se do të ushtrojnë detyrën e tyre me dinjitet si mision larg interesave të kësaj bote.[19]

1) Halil Inalxhik, "Perandoria Osmane", Gjilan, 2002. 2) Dr. Haki Kosumi, Bashkësitë fetare në Kosovë, Prishtinë, 1988. 3)Halil Inalxhik, Ibid. 4) Mexhid Yvejsi, "101 personalitete, fetare-atdhetare, kulturore-letrare", Prishtinë, 2013. 5) Mr. Nuridin Ahmeti, "Krerët fetarë në lëvizjen kombëtare shqiptare në Vilajetin e Kosovës (1878-1912), Prishtinë, 2011. 6) Mr. Nuridin Ahmeti, Ibid. 7) Ali M. Basha, "Rrugëtimi i fesë islame në Shqipëri (1912-1967)", Tiranë, 2011. 8) Bashkësia Fetare e Maqedonis, simpozium shkencor me temë: "Kontributi i ulemave në ngritjen e çështjes kombëtare", Shkup, 2012. 9) Mr. Haki Kasumi, Bashkėsia Fetare Islame nė Kosovė (1929-1941), "Vjetari", i Arkivit tė Kosovės, nr. XVI - XVII, Prishtinė, 1983. 10) Bashkësia Fetare e Maqedonis, Ibid. 11)Bashkësia Islame e Kosovës: "Barbaria serbe ndaj monumenteve islame në Kosovë (Shkurt '98 - Qershor '99), Prishtinë, 2000. 12) Bashkësia Islame e Kosovës. Ibid. 13) Bashkësia Fetare e Maqedonis, Ibid. 14) Bashkësia Fetare e Maqedonis, Ibid. 15) Mr. Haki Kasumi, Ibid. 16) Bashkësia Fetare e Maqedonis, Ibid. 17) Dr. Haki Kasumi, Ibid. 18) Arkivi i Kosovės, Fondi Sresko Vakufsko Mearifsko Poverenstvo - Prizren, k. 7, 1935. 19) Mexhid Yvejsi, Ibid.



Mr. Ajni Sinani

# Opsionet e mundshme për zgjidhjen e çështjes palestineze

Në Lindjen e Mesme konflikti arabo-izraelit ka krijuar një grupim të gjerë anti-izraelit të vendeve arabe, qysh prej themelimi të Izraelit. Ky grupim u përça kur Egjipti (në vitin 1978), OÇP (në vitin 1988) dhe Jordania (në vitet 1993-94) bënë paqe me Izraelin.

Pas dështimeve të njëpasnjëshme, shtetet arabe filluan gradualisht të prapësohen drejt bisedimeve mbi bazën e kufijve të vitit 1967, një gjë që e kishin refuzuar më herët. Rezoluta 242 e KS, e miratuar pas luftës së vitit 1967, dhe Rezoluta 338, e miratuar pas luftës së vitit 1973, kanë shërbyer si mbështetje për bisedimet zyrtare ndërmjet Izraelit dhe fqinjëve të tij arabë, që filluan në vitin 1991 e më pas edhe në mes OÇP-së dhe Izraelit.[1]

Kohët e fundit, cenimi dhe goditja e qyteteve izraelite, qoftë nga Libani, qoftë nga grupet palestineze, ka përshpejtuar kërkimin nga ana e Izraelit të një zgjidhjeje paqësore me fqinjët e tij arabë. Analistët vlerësojnë se zgjidhja afatgjatë dhe e drejtë e çështjes palestineze dhe e Lindjes së Mesme nuk është e lehtë, duke pasur parasysh raportet e sotme ndërkombëtare. Për sa u përket negociatave me Izraelin, arabët janë ndarë në dy grupe:

Grupi i parë mendojnë se palestinezët nuk duhet të pranojnë më pak se kthimin e tërë territorit të Palestinës dhe nuk e pranojnë shtetin e Izraelit. Ata e konsiderojnë Izraelin si projekt kolonialist dhe si një trup të huaj, që është ngulur me forcë në Botën arabe. Sipas tyre, Izraeli është gjurma e fundit e kolonializmit që ka mbetur në Lindjen e Mesme, prandaj ai duhet luftuar deri në largimin e gjurmëve të tij. Çfarëdo negociatash, sipas një pjese të këtij krahu, janë të paligjshme dhe, si të tilla, të palejueshme. Një pjesë e krahut të parë, veçmas Hamasi, ka thënë se mund të hyjë në bisedime me palën izraelite dhe se është i gatshëm që të nënshkruajë a të pranojë një armëpushim me Izraelin, në një periudhë madje edhe 50-vjeçare, por pa e njohur shtetin e Izraelit.

Grupi i dytë bëjnë thirrje për zgjidhjen që bazohet në njohjen e së drejtës së dy popujve dhe për domosdoshmërinë e nevojës së një sistemi për koekzistencë. Ata pranojnë dhe janë të gatshëm që të bëjnë negociata me Izraelin, nëse ai tërhiqet nga tokat e pushtuara palestineze në luftën e vitit 1967 (Rripi i Gazës dhe Bregu Perëndimor). Ata janë të gatshëm të tregojnë mirëkuptim ndaj Izraelit në qoftë se Izraeli i zbaton vendimet e KB. Sipas grupit të dytë, çështja palestineze mund të zgjidhet vetëm pasi Izraeli ta pranojë shtetin e Palestinës apo një autonomi që do të përfundonte me një shtet të Palestinës.

Pala e dytë ka qenë dominuese në shoqërinë palestineze. Në vitin 1988, në kulmin e Intifadës së Parë, është mbajtur takimi i nëntëmbëdhjetë i Këshillit Kombëtar Palestinez, që ka qenë organi më i lartë përfaqësues për të gjitha organizatat palestineze, dhe aty pjesa dërrmuese kanë votuar me 235 vota pro, kundrejt 46 votave kundër, në favor të vendimeve që kanë pranuar ndarjen e Palestinës historike në shtetin e Palestinës dhe shtetin e Izraelit, me kufijtë që ekzistonin para vitit 1967.[2]

Megjithatë, nga vështrimi i palestinezëve, pranimi i idesë së ekzistencës së dy shteteve paraqet një koncesion të madh, sepse një gjë e tillë do të thotë heqje dorë gati nga 80 % e tokës së tyre.

Sipas Brzezinskit, shteti i ardhshëm i Palestinës do të ishte i demilitarizuar, ndoshta me paqeruajtës të NATO-s ose ndërkombëtarë të tjerë, dhe kjo do të pasohej me një njohje të plotë e të qartë të Izraelit nga fqinjët e tij arabë.[3]

### Sistemin kombëtar osman

Martin Buber, qysh më 1921 ka prezantuar "idenë për krijimin e një federate në Lindjen e Afërt", në të cilën do të duhej të merrte pjesë edhe vetë shteti i Izraelit. Kur Gandi i tha Martin Buberit se Palestina u takon arabëve dhe do të ishte e padrejtë dhe johumane që arabëve t'u imponohej pushteti hebraik, Buber iu përgjigj: "Ne nuk dëshirojmë që t'ua marrim pushtetin, po të jetojmë me ta".[4]

Eksperti i njohur i çështjeve të Lindjes së Mesme, Eduard Said, në një intervistë për gazetën izraelite "Ha'aretz" ka rekomanduar "sistemin kombëtar os-



man" në mënyrë që të ndërtohej një paqe e qëndrueshme në Lindjen e Mesme. Ai tha: "Një pakicë çifute mund të jetonte në të njëjtën mënyrë sikurse kishin jetuar në Botën arabe të gjitha pakicat e tjera... nën Perandorinë Osmane, me sistemin e miletit, që kishte funksionuar fare mirë. Ajo që kishin ata atëherë, duket shumë më njerëzore nga kjo që kemi tani".[5]

Pavarësisht prej ideve të ndryshme, mund të thuhet se pothuaj ekziston një konsensus ndërkombëtar se zgjidhja duhet të përfshijë dy shtete, me territore të përkufizuara sipas vijave të vitit 1967. Jerusalemi do të duhej të ndahej në dy pjesë: Jerusalemi Perëndimor do të ishte kryeqytet i Izraelit, kurse Jerusalemi Lindor kryeqytet i Palestinës. Me këtë, kohë të fundit, janë pajtuar edhe Fatahu edhe shtetet arabe.

Bisedimet palestinezo-izraelite duhet të përfshijnë të drejtën për ujë dhe kthimin e refugjatëve palestinezë. Rreth kthimit të refugjatëve nuk ka një qëndrim të qartë nga faktori ndërkombëtar. Ka gjasa që pala palestineze të arrijë të fitojë një të drejtë formale, ku një pjesë e madhe e refugjatëve të vendoseshin në Palestinë në kolonitë e braktisura izraelite.

### Qëndrimi objektiv siguron paqen

E vetmja mënyrë që të sigurohet paqja, është qëndrimi objektiv dhe mbrojtja e të drejtave të atyre që u është bërë padrejtësi. Të dyja palët nuk mund të fajësohen njëlloj, sepse dihet se kujt po i bëhet padrejtësi dhe kujt po i shkelen të drejtat. Para së gjithash, Izraeli duhet të tërhiqet nga territoret e okupuara dhe duhet t'ua kthejë arabëve të gjitha të drejtat që u ka marrë. Prandaj të gjithë faktorët relevantë duhet të përpiqen që kjo kasaphanë dhe kjo gjendje e mjerueshme të përfundojnë sa më parë.

Muslimanët nuk do ta braktisin asnjëherë Jerusalemin dhe nuk do ta pranojnë kurrë këtë qytet të shenjtë si kryeqytet të Izraelit. Zgjidhja për Jerusalemin është që ai të udhëhiqet nga një trup ekzekutiv palestinez, nën direktivat e Këshillit, ku do të përfaqësoheshin anëtarët e të tri feve dhe qyteti të jetë i demilitarizuar dhe i lirë.6 Jerusalemi duhet të jetë i lirë për muslimanët, çifutët dhe të krishterët.

Muslimanët nuk e shohin problemin palestinez si një betejë mes dy besimeve. Zgjidhja e çështjes sipas të tri feve ibrahimite, kërkon një përpjekje për zgjidhje paqësore. Një zgjidhje me të vërtetë paqësore është ajo që mbështetet në drejtësi dhe ndershmëri. Kjo do të ishte garanci për një zgjidhje të qëndrueshme. Një zgjidhje paqësore nuk ka aspak lidhje me një përfundim negociatash mes të fuqishmit dhe të dobëtit. Zgjidhja duhet të jetë pika e bashkimit dhe jo e ndarjes për tri fetë, për të shprehur shpirtin e tolerancës dhe të besimit.[7]

Palestinezët mund të mendojnë për tri zgjidhje të mundshme:

1. Ajo që do të dëshironin ata (që është kthimi në situatën para luftës së 1948-ës, e pse jo edhe para formimit të Izraelit);

2. Zgjidhja që presin pjesa dërrmuese e tyre dhe që mendojnë se ka më shumë gjasa që të arrihet (që është formimi i shtetit palestinez me kufijtë para luftës në 1967). Këtë e përkrah William Quandt që punoi për administratën Karter në vitet '70 dhe ishte i angazhuar në negociatat që çuan në traktatin izraelito-egjiptian të vitit 1979. Ai thotë se zgjidhja me dy shtete është e vetmja shpresë[8]; dhe

3. Zgjidhja e një shteti dy kombësish. Shumë izraelitë dhe palestinezë po vënë tani në pikëpyetje nëse zgjidhja me dy shtete është ende e mundshme. Ali Abu Minnah, autor palestinez, që jeton në Çikago, mbron idenë e krijimit të një shteti, por një shteti dy kombësish. Ai thotë: "Zgjidhja me dy shtete nuk është as e disponueshme, as e qëndrueshme e as e drejtë. Kjo është arsyeja që ne kemi hapur këtë diskutim".[9]

Zgjidhja me një shtet kundërshtohet nga Izraeli, sepse hebrenjtë do të bëheshin pakicë. Sipas qendrave të vendosjes, zgjidhja me dy shtete kthehet në qendër të vëmendjes, sepse nuk ka një alternativë më të mirë nëpërmjet një zgjidhjeje të negociuar. Derisa Izraeli të mos heqë dorë nga dhuna për t'u hapur rrugë përpjekjeve diplomatike, nuk mund të priten rezultate. Nëse Izraeli do të vazhdojë t'i realizojë synimet e tij me anë të dhunës dhe jo me anë të përpjekjeve diplomatike, ajo nuk do të ketë sukses.

Sipas Brzezinskit, paqja arabo-izraelite është një nevojë urgjente për zvogëlimin e armiqësisë musli-

mane ndaj Amerikës. Çështja imediate, sipas tij, është konflikti izraelito-palestinez, zgjidhja e të cilit duhet të jetë synim i afërt. Gjendja në Lindjen e Mesme mund të përmirësohet vetëm përmes një paqeje të zbatueshme, që do të nxiste bashkëpunimin izraelito-palestinez dhe që do të zbuste armiqësinë arabe.[10]

Teologu Xhon Borelli, në Universitetin Xhorxhtaun, që është koordinator kombëtar për Dialogun Ndërfetar në Konferencën Amerikane të Jezuitëve, thotë se konflikti midis palestinezëve dhe Izraelit dhe e ardhmja e Jerusalemit janë ndër problemet më të diskutuara që ndikojnë në marrëdhëniet midis muslimanëve dhe të krishterëve.[11] Shtetet arabe, deri vonë, nuk kanë pranuar kurrfarë dokumenti amerikan rreth bisedimeve me Izraelin, ngase kanë konsideruar se SHBA s'janë asnjanëse. Mirëpo, pa pjesëmarrjen e amerikanëve, është e qartë se nuk mund të arrihet kurrfarë zgjidhjeje.

Zgjidhja e problemit palestinez është e ndikuar nga qëndrimi i Botës arabe ndaj saj, i shteteve të fuqishme dhe superioritetit ushtarak të Izraelit. SHBA është duke u përpjekur për të gjetur një zgjidhje kompromisi të pranueshme nga të dyja palët. Megjithatë, koha do të provojë nëse bisedimet komplekse dhe shpesh me karakter sekret midis dy palëve, do të çojnë drejt një zgjidhjeje paqësore dhe të qëndrueshme midis Izraelit dhe fqinjëve të tij.[12] Më 12 gusht 2008 është njoftuar se kryeministri izraelit, Ehud Olmert, ka thënë se Izraeli është i gatshëm t'u lërë palestinezëve 93% të Bregut Perëndimor të lumit Jordan dhe të këmbejë 5,5% të tjera me territor të vetin, që kufizohet me Rripin e Gazës. Kurse çështja veçanërisht e diskutueshme e Jerusalemit do të lihet fillimisht jashtë diskutimit. Zyra e presidentit palestinez, Mahmud Abas, e ka hedhur poshtë këtë ofertë izraelite. Zëdhënësi i Presidentit palestinez, Mahmud Abas[13] ka thënë se një shtet palestinez duhej të ishte një shtet i pacopëzuar, duke pasur Jerusalemin si kryeqytet, dhe duhej të bazohej në kufijtë që ekzistonin para luftës së Lindjes së Mesme në vitin 1967.

1) Goldstein, Joshua, op. cit., f. 295. 2) Reinhart, Tania, op. cit., f. 27-28. 3) Brzezinski, Zbignjiew, Zgjedhja dominimi global apo udhëheqja globale, op. cit., f. 89. 4) Garaudy, Roger, Rasti Izrael …, op. cit., f. 30. 5) E ka prejardhjen nga një familje e krishterë nga Jerusalemi. Ka ligjëruar në disa universitete amerikane. Shih: Yahya, Harun, Islami i ka sjellë paqe dhe harmoni Lindjes së Mesme gjatë tërë historisë. Shih: www.harunyahya.com(me datë 28. 08. 2008.) 6) Yahya, Harun, Palestina, op. cit., str. 147. 7) Hathout, Hassan, Leximi i Mendjes së Muslimanit, Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam, Tiranë, 2006, f. 20. 8) www.voanews.com/albanian/2009-02-04-voa7.cfm (më 4 shkurt 2009) 9) www.voanews.com(më 4 shkurt 2009) 10) Brezezinski, Zbigniew, op. cit., f. 87. 11) Papa Benedikti dhe marrëdhëniet mes krishterimit dhe muslimanizmit, shih:www.voanews.com (me datë 04. 08. 2008.) 12) Dojç, Karl, op. cit., f. 168. 13) www.bbc.co.ukl(me 12. 08. 2008.)



**Abdurrahim Maxhuni**

# Orientalizmat në leksikun e Vushtrrisë

Popujt, për arsye të ndryshme fqinjësore, ekonomike, kulturore, madje pushtuese kanë bashkëvepruar me popuj të tjerë, qoftë fqinjë apo jofqinjë, në aspektin gjeografik. Gjatë këtij bashkëveprimi popujt kanë huazuar nga njëri-tjetri, kush më pak e kush më shumë. Edhe populli shqiptar gjatë historisë së tij ka huazuar shumë fjalë nga gjuhët e të tjerëve, e në anën tjetër nga ai kanë huazuar më pak.

Ashtu siç është e njohur, leksiku i gjuhës shqipe është i ngarkuar me fjalë të burimit të huaj: orientalizma (turke, perse, arabe etj.), fjalë nga sllavishtja, latinishtja, italishtja, greqishtja e, së fundi, edhe fjalë angleze. Pa dyshim, një vend të madh kanë zënë orientalizmat, kryesisht fjalë turke, por edhe arabe e perse. Në këtë punim mëtojmë të sjellim nivelin e përdorimit të orientalizmave dhe ngulitjen e tyre në leksikun e Vushtrrisë. Gjuha shqipe, për arsye historike, gjatë rrugëtimit të saj është përballur me gjuhë të ndryshme dhe, si pasojë e këtyre marrëdhënieve, në leksikun e saj ajo ka një numër të madh fjalësh me burim nga gjuhët e tjera, me të cilat ka qenë në kontakt. Është e ditur se popujt fqinjë, si dhe ata që kanë marrëdhënie ndërmjet tyre, bashkë me shkëmbimin e elementeve të tjera të kulturës, shkëmbejnë edhe fjalët. Natyrisht, gjuha dominuese jep më shumë fjalë sesa merr. Orientalizmat bëjnë pjesë në shtresën e huazuar të leksikut të shqipes, një dukuri kjo që është ballkanike, sepse dhe gjuhët e tjera të Ballkanit në leksikun e tyre kanë fjalë me burim oriental. Abdullah Shkaliq shënon më se 8000 fjalë e shprehje me prejardhje orientale në të folmen serbokroate.[1] Sa i përket termit turqizëm, që përdoret për fjalët që kanë hyrë në gjuhën shqipe nga gjuhët orientale, qoftë nga turqishtja, arabishtja apo persishtja, sipas studiuesit Feti Mehdiu[2] ky nuk është term adekuat. Sipas tij[3], meqenëse këtu kemi të bëjmë me huazime nga turqishtja, arabishtja dhe persishtja, pa marrë parasysh rrugën dhe mënyrën e depërtimit të tyre, është më mirë të përdoret termi orientalizma, e jo turqizma. Depërtimi i orientalizmave në gjuhën shqipe daton para ardhjes së osmalinjve në trojet shqiptare nga Perandoria Osmane. Studiuesi



Kostallarit[4] argumenton se turqizmat kishin hyrë në gjuhën shqipe përpara se të vendosej qeverisja osmane në Shqipëri, e këtë e argumenton e folmja e arbëreshëve të Italisë. Këto huazime, natyrisht të pakta, janë marrë kryesisht nga fusha e veshmbathjeve dhe e orendive shtëpiake, ose nga terminologjia ushtarake., si, p.sh.: çarçaf, gajtan, penxhere, mejdan, daulle etj.. Me ardhjen në Shqipëri të Perandorisë Osmane, u krijuan kushte të reja që lehtësonin këtë depërtim. Por në shekujt XV-XVI e deri diku edhe në shek. XVII ritmi i hyrjes së turqizmave në shqipen ishte mjaft i ngadalshëm. Këtë e dëshmon numri i vogël i turqizmave në veprat e para shqipe, Meshari - 5 turqizma, Bardhi - 75 etj., edhe pse, sipas studiuesit Kostallarit[5], numri i turqizmave në të folur në këtë periudhë ishte më i madh nga ai që pasqyrohet në veprat dhe tek autorët e kohës.

### Marrëdhëniet midis shqipes e turqishtes

Ndërkaq, në dhjetëvjeçarët e fundit të shekullit XVII e sidomos në shekullin XVIII fillon një periudhë e re në kontaktet e marrëdhëniet midis shqipes e turqishtes. Kostallari[6] mendon se faktori vendimtar që përcaktoi tiparet themelore të këtyre marrëdhënieve në këtë periudhë, ishin, në radhë të parë, ndryshimet e rëndësishme që u bënë në këtë periudhë në jetën ekonomiko-shoqërore, politike e ideologjiko-kulturore.

Po ashtu sipas Kostallarit[7], shumica e fjalëve që hynë në gjuhën shqipe nga turqishtja, janë huazime të shekullit XVIII e të fillimit të shekullit XIX. Këtë e dëshmon qartë sipas tij edhe burimi i tyre: ndër ta turqizma të mirëfilltë rreth 1700, ndërsa rreth 2000 janë arabizma dhe persizma, që kanë hyrë në shqipe nëpërmjet turqishtes.

Faktorët kryesorë që ndihmuan depërtimin e orientalizmave, ishin:

a. vendosja e administratës shtetërore nga osmanët
b. pranimi i Islamit
c. letërsia e bejtexhinjve.

### Një historik i shkurtër i qytetit të Vushtrrisë

Vushtrria është lokalitet antik, që daton qysh nga mesjeta, edhe para Perandorisë Romake, përkatësisht që nga koha e Dardanëve. Vushtrria, në kohën e vjetër është quajtur VICIANUM - VICIANA, një emër ky i lashtë ilir. Se Vushtrria në kohën antike është quajtur VICIANA, dëshmon edhe mbishkrimi i gjetur në rrethin e Kumanovës, që konsiderohet shenjë e kahes së rrugës për në Vicianë.Viciana në fund të shekullit I para l. K. pushtohet nga Perandoria Romake. Gjatë periudhës së pushtimit romak (I-V) Viciana kishte arritur një zhvillim të konsiderueshëm ekonomik dhe kulturor. Më 395, pas shkatërrimit të Perandorisë Romake, Viciana mbeti në kuadër të Bizantit. Ndërkaq fiset turke dhe sllave që erdhën në Ballkan në shekujt VI-VII, shkatërruan këtë gadishull dhe toponimet e vjetra pellazgo - ilire ua përshtatën gjuhëve të tyre. Në mesjetë Viciana shënohej me emrin VIÇITRINA, ndërsa sllavët këtë emër e sllavizuan duke e quajtur «VUÇITRN».Në shekujt II-III në Vicianë dominonte Krishterimi, ndërsa pas ndarjes së tij më 1054 në katolicizëm dhe ortodoksizëm, pjesa më e madhe e popullatës së Vicianës ishte katolike.

Në shekullin XIV Perandoria Osmane erdhi në Ballkan. Në Vushtrri prezenca e osmanëve së pari shënohet në vitin 1439, ndërsa qeverisja filloi nga 1455. Vendosja e administratës osmane në Vushtrri bëri që në këtë qytet të përhapej feja islame dhe të ndërtoheshin xhami, hane, medrese, hamame (banja publike) etj.. Gjatë shekujve XV-XVIII, Vushtrria ishte ndër qytetet më të mëdha në Ballkan dhe në Perandorinë Osmane dhe qendër e sanxhakut më të rëndësishëm të Perandorisë Osmane. Duke u nisur nga ky fakt, depërtimi i orientalizmave në Vushtrri ishte i hershëm. Vendosja e administratës turke dhe përhapja e islamizmit ndikuan në lehtësimin e depërtimit të orientalizmave në këtë qytet.

Depërtimi i orientalizmave u bë dalëngadalë dhe depërtoi në të gjitha sferat e jetës. Këtu mund t'i veçojmë nga jeta shtëpiake, shoqërore, fetare, ushtarake etj..Nga jeta shtëpiake mund t'i veçojmë fjalët: oxhak, hajat, tepsi, sini, temel, bahçe, zinxhir etj.. Në fushën e kuzhinës dhe gjellëtarisë, emërtime gatesash, ëmbëlsirash, pijesh etj.: burani, jahni, meze, paçe, pilaf, qofte, turshi, reçel, ravani, sheqerpare, bozë, pekmez, niseshte, sheqer, tavë, taze etj. Shumica e këtyre fjalëve i përkasin leksikut aktiv, d.m.th. janë fjalë që përdoren gjerësisht;

Në jetën shoqërore mund t'i përmendim: adet, amanet, pishman, sfungjer, qorr, viran, pazar, çarshi, etj.;

Në sferën fetare mund t'i përmendim: Allah, abdes, exhel, gjynah, hafiz, imam, namaz, hoxhë, pejgamber, xhami, teqe, tyrbe, xhenet, xhehenem etj.;

Në sferën ushtarake mund t'i përmendim: bajrak, bori, dylbi, fitil, mejdan, haraç etj..

Përveç këtyre që përmendëm, në leksikun aktiv të Vushtrrisë përdoren fjalë edhe në fusha të tjera: si në administratë, vegla pune, lëndë e parë etj., si: Çoban, tenxhere, kofë, sofra, patlixhan, pis, milet, hamam, amanet, muhabet, muhalif, asgan, faj, komshi,sheqer, vatan, top (p.sh. i futbollit), kese, kajsi, dud (man-i), stomak, bardak, çaj, syrgjyn, tapi-a, mahallë, qeshme, dallavere, topall, tollovi, kallaballëk, çesme, çerek, çelik, çatall, çakmak, kafka (turqisht: kafa), çorapë, inat, fidan, fasulje, teze, dajë, axhë/xhaxhi/turqisht: amxha, kopil, evlad, baba, mangup, manjak,, xhami (p.sh. nga qelqi), samar, filan, damlla, tava, qofte, raki, tefter, daulle, def, sahat, sahadet, sebep, siklet, llaf, jaran, saber, sevda, fukara, lezet, syret, sapun, dilingji, sahan, ibret, insane, ahmak, llokum, pide, kamxhik, kollaj, muhaxher, adet, zakon, haram, pazar, xhenaze, tullusum, jabanxhi, mashallah, peshkirxhahil, katil, oda, sakat, salltanet, suxhuk, sanxhak, selvi, sehir, senduk, sikter, tepsi, tespi, qymyr, ramazan, bajram, adalet, sagllam, sehir, sixhim, sokak, melaqe, shejtan, mashë, ilaç, kaçak, kafaz, etj..

### Përfundimi

Mund të themi se orientalizmat në leksikun e Vushtrrisë janë të shtirë pothuajse në të gjitha fushat e jetës. Shumica e fjalëve i përkasin leksikut aktiv. Kjo për faktin e prezencës së gjatë të osmanëve dhe rëndësisë që ka luajtur qyteti i Vushtrrisë në kohën e Perandorisë Osmane. Pajtohemi me mendimin e studiuesit Naim Berisha se nga faktorët që mund të ndikojnë në heqjen nga përdorimi i orientalizmave të panevojshëm, është vetëdijësimi i popullsisë për përdorimin e fjalëve nga brumi i shqipes, pra përdorimi i drejtë i standardit. Një faktor tjetër që po ndikon është pasojë e globalizimit, ndikimi çdo ditë e më i madh i anglishtes si një gjuhë globale.

1) Mehdiu, Feti, Orientalizmat: Hyrja dhe përdorimi i tyre në gjuhën shqipe, Tiranë, 1989, Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe 3, Tiranë, 1989, f. 407. Vep. e cit. 2) Mehdiu, Feti, Orientalizmat: Hyrja dhe përdorimi i tyre në gjuhën shqipe, Tiranë, 1989, Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe 3, Tiranë, 1989, f. 408 3) Po aty. 4) Kostallari, Androkli, Rreth depërtimit të turqizmave në gjuhën shqipe gjatë shekujve XVII-XVIII, Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe III, Tiranë, 1989, f. 94 5) Po aty. 6). Kostallari, Androkli, Rreth depërtimit të turqizmave në gjuhën shqipe gjatë shekujve XVII-XVIII, Studime mbi leksikun dhe mbi formimin e fjalëve në gjuhën shqipe 3, Tiranë, 1989, f. 97. 7) Po aty.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Drenas**

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

1. Kryeimam në KBI të Drenasit.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizuese të çështjeve fetare,
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6. Të kenë së paku pesë (5) vjet përvojë pune në BIK-së

**Dokumentet e nevojshme:**

Kërkesës për punësim duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

1. Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
2. Certifikata e lindjes;
3. Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet);
4. Certifikata se nuk është nën hetime;
5. Deklaratë me shkrim se do t'i kryej të gjitha shërbimet fetare;
6. Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë);
7. CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

*(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale).*

**Vërejtje**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Drenas.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit**

Shpall:

# KONKURS

Për vendin e punës:

1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Sinan Katibi" në Prizren (5 vakte);

**Kandidati i interesuar duhet t'i plotësojë këto kushte:**

1. Të ketë kryer medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIK-së).
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe Vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit të BI-së të Prizrenit.
3. Të ketë aftësi komunikimi dhe organizimi të jetës fetare.
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht.
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij (nëse ka qenë në punë më parë).

**Kandidati, krahas kërkesës për punësim, duhet të dorëzojë edhe këto dokumente:**

1. Diplomën e Medresesë dhe të Fakultetit;
2. Certifikatën e lindjes;
3. Certifikatën shëndetësore (pasi të pranohet);
4. Certifikatën se nuk është nën hetime;
5. Deklaratën me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare;
6. Vlerësimin e institucionit (nëse paraprakisht ka qenë i punësuar);
7. CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

*(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Prizrenit.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame'.

**Këshillit të Bashkësisë Islame i Malishevës**

Shpall:

# KONKURS

Për vendin e punës:

1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Dragobil.

**Kandidati i interesuar duhet t'i plotësojë këto kushte:**

1. Të ketë kryer Medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIK-së)
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe Vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së KBI-së të Malishevës.
3. Të ketë aftësi komunikimi dhe organizimi të jetës fetare.
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht.
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij (nëse ka qenë në punë më parë).

**Kandidati, krahas kërkesës për punësim, duhet të dorëzojë edhe këto dokumente:**

1. Diplomën e Medresesë dhe të Fakultetit;
2. Certifikatën e lindjes;
3. Certifikatën shëndetësore (pasi të pranohet);
4. Certifikatën se nuk është nën hetime (pasi të pranohet);
5. Deklaratën me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare;
6. Vlerësimin e institucionit (nëse paraprakisht ka qenë i punësuar);
7. CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim professional.

*(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Malishevës.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit**

Shpall:

# KONKURS

Për vendin e punës:

1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Malisheva e Ulët.

**Kandidati i interesuar duhet t'i plotësojë këto kushte:**

1. Të ketë kryer Medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIK-së).
2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe Vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së KBI-së të Gjilanit.
3. Të ketë aftësi komunikimi dhe organizimi të jetës fetare.
4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht.
5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij (nëse ka qenë në punë më parë).

**Kandidati, krahas kërkesës për punësim, duhet të dorëzojë edhe këto dokumente:**

1. Diplomën e Medresesë dhe të Fakultetit;
2. Certifikatën e lindjes;
3. Certifikatën shëndetësore (pasi të pranohet);
4. Certifikata se nuk është nën hetime;
5. Deklaratën me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare;
6. Vlerësimin e institucionit (nëse paraprakisht ka qenë i punësuar);
7. CV- të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim professional.

*(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).*

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Gjilanit.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Podujevës**

Shpall:

# KONKURS

Për vendin e punës:

1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e xhematit Bajçinë/2, KBI-së Podujevë.

2. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e xhematit Katunishtë, KBI-së Podujevë.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1.Të kenë kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);

2.T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;

3.Të kenë aftësi komunikimi;

4.Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;,

5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, (nëse ka qenë në punë më parë).

**Dokumentet e nevojshme:**

* Kërkesa me shkrim;
* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet);
* Certifikata se nuk është nën hetime;
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë;
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare;
* CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

*(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale).*

**Vërejtje**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Podujevës.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Princi i Jordanisë Gazi bin Muhamed, takoi prijësit fetarë, Myftiun Tërnava e Ipeshkvin Gjergji**



*Princi i Jordanisë Gazi bin Muhamed takoi prijësit fetar Myftiun Tërnava e Ipeshkvin Gjergji*

Më 29 maj Princi Gazi bin Muhamed i Mbretërisë Hashemite të Jordanisë, i cili po qëndron për vizitë zyrtare në Kosovë, pas ligjëratës që mbajti sot në Prishtinë për "Dashurinë në Kuran", takoi bashkërisht prijësit fetarë të Kosovës, Myftiun, Mr. Naim Tërnava dhe Ipeshkvin, Dodë Gjergji. Myftiu Tërnava e Ipeshkvi Gjergji falënderuan Princin për vizitën në Kosovë, e posaçërisht për ligjëratën e mbajtur në të cilën përcolli mesazhe paqeje, e dashurie mirëkuptimi. Prijësit fetarë të Kosovës edhe më këtë rast falënderuan Mbretërinë dhe popullin e Jordanisë për përkrahjen e Kosovës në arenën ndërkombëtare. Myftiu Tërnava dhe Ipeshkvi Gjergji, i thanë princit jordanez se populli shqiptar njihet historikisht për kultivimin e tolerancës e mirëkuptimin ndërfetar.

Princi jordanez, Gazi bin Muhamed, dha një pasqyrë të shkurt për traditën e rregullimit të raporteve të komuniteteve fetare në Mbretërinë e Jordanisë. *(R. Sh)*

**Promovim libri**

Java e Tolerancës dhe e Pajtimit vazhdon me Promovimin e Librit të titulluar "Shkatërrimi i trashëgimisë islame në Luftën e Kosovës, 1998-1999"

Më 27 maj në Prishtinë u promovua libri i titulluar "Shkatërrimi i Trashëgimisë Islame në Luftën e Kosovës 1998-1999". Qëllimi i këtij dokumentimi fotografik të shkatërrimit që i është shkaktuar trashëgimisë islame të Kosovës është të dokumentohet e kaluara që t'i shërbejë procesit të pajtimit ndërmjet besimeve të ndryshme. Autor i këtij libri është Sabri Bajgora, Kryeimami i Kosovës, ndërsa është redaktuar nga Robert Elsie, një zë i rëndësishëm në studimin e historisë dhe kulturës shqiptare dhe Petrit Selimi, Zëvendësministër i Jashtëm i Republikës së Kosovës. Libri përmban fotografi shtesë dhe një parathënie nga Andras Riedlmayer nga Programi Aga Khan për Arkitekturë Islame në Universitet të Harvardit. Publikimi i këtij libri



*Promovimi i librit "Shkatërrimi i Trashëgimisë Islame në Luftën e Kosovës 1998-1999*

është mbështetur nga Ministria e Punëve të Jashtme të Kosovës dhe donatorët ndërkombëtarë të përfshirë përmes nismës Interfaith Kosova. Libri hapet me një mesazh të pajtimit nga Kryeministri i Kosovës, Hashim Thaçi, ku mes tjerash thuhet: -Procesi i ripërtëritjes nuk mund të arrihet përmes harresës ose mohimit. Falja nuk mund të jetë asnjëherë kuptimplotë nëse është e bazuar në të harruar. Kjo vlen posaçërisht për trashëgiminë kulturore dhe fetare të një kombi. Edhe në rastet kur manifestimet fizike të kësaj trashëgimie janë shkatërruar, njerëzit nuk duhet të harrojnë atë çfarë kanë pasur dikur". Gjatë promovimit, Kryeimami i Kosovës dhe autori i këtij publikimi, Sabri Bajgora, me këtë rast, tha: "Gatishmëria jonë për të jetuar së bashku, përkrahur nga nismat ndërfetare nga ana e qeverisë, kanë kontribuar në rivendosjen e tolerancës për të cilën ne si kosovarë jemi shquar gjithmonë. Prandaj, unë dua të theksoj se qëllimi ynë nuk është që t'i ringjallim armiqësitë e vjetra. Ajo që ne synojmë është që t'u lëmë brezave të ardhshëm një dokumentim të detajuar për atë se çfarë ka ndodhur, me qëllim që të mos përsëritet më kurrë. Shkatërrimi i shumë perlave të trashëgimisë Islame nuk ishte humbje vetëm për Kosovën, por konsiderohet humbje edhe për kulturën botërore në përgjithësi. Mjafton të përmendim vetëm djegien e Arkivit Qendror të BIK-ut, në të cilin ka pasur dokumente, manuskripte e dorëshkrime të vjetra mbi 6 shekuj. Kjo vërtetë është një humbje e pakompensueshme. Për të parandaluar përsëritjen e së kaluarës, ne kurrë nuk duhet ta harrojmë. Një e ardhme e begatë qëndron përpara popullit të Kosovës, të cilët duhet të gjejnë kurajë për të ecur përpara në rrugën e tyre të integrimit në Bashkimin Evropian". Zv/ministri i Punëve të Jashtme, Petrit Selimi, bashkëredaktor i këtij publikimi, në fjalimin e tij tha: "Kujtimi i së kaluarës është vendimtar në proceset e rindërtimit dhe pajtimit të çdo shoqërie. Dëshmi të dokumentuara të përfshira në këtë publikim duhet të shërbejnë për të edukuar komunitetet vendore dhe audiencën globale rreth shkatërrimit të trashëgimisë kul-

turore dhe fetare në Kosovë. Shkatërrimi i trashëgimisë fetare ka qenë një çështje emocionale për të gjitha komunitetet tona. Ky publikim vë në pah rëndësinë që ne i kushtojmë ruajtjes së vlerave arkitektonike dhe kulturore". Robert Elsie, i cili është bashkëredaktor së bashku me Zëvendësministrin Selimi, tha: "Ky projekt ka filluar realizimin dy vite më parë, në pranverë të vitit 2012, kur Petrit Selimi më kontaktoi dhe më kërkoi nëse do ta ndihmoja në përgatitjen e një katalogu për regjistrimin e dëmeve të tmerrshme që kanë pësuar monumentet kulturore islame në luftën e Kosovës të 1998-1999. Unë e pranova këtë punë sepse e ndjeva që kishte ende shumë për t'u bërë për të vetëdijesuar publikun ndërkombëtar për Kosovën dhe problemet e shumta që ka trashëguar nga e kaluara e zymtë". Përderisa populli i Kosovës e di çfarë ka ndodhur në vendin e tyre në vitet 1998 dhe 1999, shkatërrimi i bërë ndaj trashëgimisë dhe arkitekturës islame ka mbetur kryesisht i panjohur në skenën ndërkombëtare". -tha në fund të fjalës së tij, Robert Elsie. *(R.SH)*

## Myftiu Tërnava priti prof. dr. Nexhib el Farahat dhe prof dr. Izz el Arab Bennani



*Myftiu Tërnava priti prof. dr. Nexhib el Farahat dhe prof dr. Izz el Arab Bennani*

Myftiu Tërnava më 26 maj priti prof. dr. Nexhib el Farahat nga Algjeria dhe prof. dr. Izz el Arab Bennani nga Maroku, të cilët pasi i falënderoi për vizitën që po i bëjnë Kosovës dhe për kontributin e tyre dhënë gjatë Konferencës për dialog ndërfetarë përgjatë aktiviteteve të javës së tolerancës dhe pajtimit të organizuar nga Ministria e Punëve të Jashtme të Kosovës. Myftiu Tërnava i njohu mysafirët për jetën fetare në Kosovë dhe rolin e BIK në kultivimin dhe ruajtjen e bashkëjetesës dhe tolerancës si vlerë e popullit shqiptare si dhe me organizmin dhe sfidat e BIK. Myftiu mes tjerash potencoi edhe dëshirën e vizitës se këtyre dy shteteve prej nga vijnë profesorët për të hapur një faqe të re bashkëpunimi .Profesorët falënderuar Myftiun për pritjen dhe çmuan lartë kontributin e BIK në krijimin e urave të bashkëpunimit dhe dialogut *(R.Sh.)*

## Në Bruksel u mbajt Samiti i Liderëve Fetarë të Këshillit të Lartë Islamik të Evroazisë




*Myftiu Tërnava gjatë Samitit të Liderëve Fetarë të Këshillit të Lartë Islamik të Evroazisë mbajtur në Bruksel*

Në Bruksel nga 13-14 maj u mbajt Samiti i Liderëve Fetarë të Këshillit të Lartë Islamik të Evroazisë me temën "Uniteti në diversitet". Në samit mori pjesë një delegacion nga Bashkësia Islame e Kosovës i kryesuar nga Myftiu, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar edhe nga dekani i FSI-së, Dr. Qazim Qazimi dhe këshilltari i Kryesisë së BIK-së, Vedat Sahiti. Në ditën e parë të konferencës, Myftiu Tërnava, mbajti kumtesën "Bashkëjetesa paqësore në mes feve në Evropë", në të cilën theksoi rëndësinë e dialogut si një nga vlerat dhe mundësitë më të efektshme të njohjes dhe pranimit të tjetrit, me gjithë dallimet e mundshme që mund t'i kemi si shoqëri. Konferenca i zhvilloi punimet në seanca të ndara edhe më 13 e 14 maj, ku u paraqitën liderët me tema të ndryshme që kanë të bëjnë me diversitetin, dialogun, bashkëjetesën dhe tolerancën ndërfetare në Evropë. Në konferencë merrnin pjesë 30 liderë fetarë muslimanë nga Evropa dhe Azia, si dhe shumë personalitete të njohura nga bota akademike. *(R.Sh)*

## Myftiu Tërnava u prit nga Presidenti Nishani

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, më 5 maj u prit nga Presidenti i Shqipërisë, Bujar Nishani, në një takim të ngrohtë e miqë-



*Myftiu Tërnava u prit nga Presidenti Nishani*

sor. Myftiu, pas falënderimit për pritjen, tha: "Kam ardhur për të shprehur konsideratën time për përparimin e Shqipërisë në të gjitha fushat e jetës. BIK ka një bashkëpunim të mirë e korrekt me KMSH-në dhe ne na gëzojnë arritjet e kolegëve tanë këtu në Shqipëri". Më tutje ai theksoi se duhet të ndërtojmë një strategji të përbashkët për promovimin e tolerancës fetare në të gjitha trojet tona, e cila është një perlë shekullore e kombit tonë e përcjellë brez pas brezi.

Ndërkaq, Presidenti Nishani nga ana e tij, shtoi: "Jam i lumtur që ju takoj, përcjell me vëmendje mesazhet e tolerancës dhe bashkëjetesës që u përçoni besimtarëve tuaj, në takimet dhe qëndrimet tuaja. Besimi në Zotin e shoqëroi njeriun që nga lashtësia". *(R.Sh.)*

## Një delegacion nga Dubai vizitoi Kosovën

Me ftesë të Kryesisë së BIK-së, për një vizitë pune në Kosovë qëndroi një delegacion nga EBI, i prirë nga Sekretari i përgjithësim i fondacionit "al- Maktoum", z. Mohammed Obaid al - Marri, që shoqërohej edhe nga z .Mobarak al- Jaberi, zyrtar në Ministrinë e Çështjeve Fetare në Qeverinë e Dubait. Më 28 prill, në selinë e Kryesinë së BIK-së, mysafirët e lartë nga Dubai i priti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët. Pasi u uroi mirëseardhje, Myftiu Tërnava, edhe kësaj radhe në emër të popullit të Kosovës, në emër të BIK-së dhe në emrin e tij falënderoi qeverinë e EBA-s për ndihmën dhe mbështetjen e vazhdueshme për Kosovën. Myftiu me këtë rast u shpreh: "Populli ynë nuk e harron ndihmën që kanë dhënë EBA gjatë luftës për popullin tonë, gjithashtu EBA është shteti i parë nga vendet arabe që ka njohur pavarësinë e Kosovës". Myftiu, po ashtu, falënderoi edhe fondacionin "al- Maktoum" dhe Ministrinë e Çështjeve të Vakëfit për përkrahjen që i kanë dhënë e po i japin BIK-së në krijimin e vakëfeve të reja dhe për ndërtimin e objekteve fetare në Kosovë. "Përkrahja e juaj, qoftë në krijimin e vakëfeve dhe qoftë ndihma në ndërtimin e xhamive e objekteve të tjera për BIK-në, është jetike për ne. Me krijim e vakëfeve të reja ju ndihmoni projektet tona për të siguruar bazën materiale për zhvillimin e jetës fetare te ne" -tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Sekretari i përgjithësim i fondacionit "Al Maktoum", z. Mohammed Obaid al - Marri, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, tha se është këtu për të parë nga afër punën në projektet që janë financuar nga fondacioni i tyre: "Është kjo vizita ime e parë në Kosovë, por jam i bindur që nuk do të jetë e fundit. Ne jemi të interesuar që të përkrahim projektet zhvillimore të BIK-së. Shpresojmë që në të ardhmen do të realizojmë edhe projekte të tjera. Delegacioni i Dubait, i shoqëruar nga vetë Myftiu Tërnava, ditën e hënë qëndroi fillimisht në Fakultetin e Studimeve Islame, ku u prit nga dekani, Prof. Dr. Qazim Qazimi, e më pastaj vizitoi dy vakëfet që janë duke u ndërtuar në Shtime. Këtu mysafirët u pritën edhe nga kryetari i komunës së Shtimes, z. Naim Ismajli. Pas Shtimes, mysafirët vizituan xhaminë në fshatin Kosinë të Ferizajt, që e ka ndihmuar Ministria e Çështjeve Fetare e Dubait, si dhe vakëfin në fshatin Talinoc të Ferizajt, financuar nga fondacioni "al- Maktoum". Pasdite, mysafirët vizituan Malishevën, ku vizituan vakëfin që po ndërtohet në Malishevë pranë xhamisë së këtij qyteti, si dhe xhaminë në fshatin Dragobil. Ndërsa në orët e pasdites, mysafirët nga Dubai, së bashku me Myftiun Tërnava dhe bashkëpunëtorë të tjerë, qëndruan në qytetin e Rahovecit, ku panë nga afër punimet që janë kryer në selinë e Këshillit në këtë qytet. Më pastaj, më 29 prill, mysafirët nga EBA, vizituan M.M. "Alauddin" të Prishtinës, ku u pritën nga drejtori Bahri ef. Simnica, i cili i njohu me historikun e Medresesë, me arritjet dhe rezultatet që ka shënuar ky institucion. Më pas, në shoqëri me Myftiun Tërnava, ata vizituan xhaminë në fshatin Lismir të Fushë- Kosovës, pastaj xhaminë në Grabofc të Obiliqit, vakëfin në Klinë si dhe dy vakëfe në qytetin e Pejës. Në Pejë mysafirët nga Dubai u pritën edhe nga kryetari i komunës, z. Gazmed Muhaxhiri.



*Myftiu Tërnava me Mohammed Obaid al – Marri*



*Al Marri gjatë vizitës së tij në terren*

Ditën e tretë të qëndrimit të tyre në Kosovë, më 30 prill, delegacioni nga Dubai, së bashku me drejtorin e veprimtarisë botuese të Kryesisë së BIK-së, z. Ahmet Sadriun dhe me asistentin e shefit të kabinetit, z. Besim Mehmetin, vizituan vakëfin në Dragash. Në të gjitha lokalitetet ku qëndruan, mysafirët nga Dubai u pritën nga zyrtarët e këshillave vendorë, nga të cilët, përveçqë u falënderuan për përkrahjen financiare të projekteve në këshillat e tyre, ata u informuan nga afër për punët që janë zhvilluar në projektet që i financojnë. *(R.Sh.)*

## Myftiu Tërnava priti delegacionin e Asamblesë Konsultative të Arabisë Saudite



*Myftiu Tërnava priti delegacionin e Asamblesë Konsultative të Arabisë Saudite*

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 7 maj priti një delegacion të Asamblesë Konsultative të Arabisë Saudite, i përfaqësuar nga Komisioni Parlamentar i Miqësisë, Arabi Saudite-Kosovë, kryesuar nga Abdullah Hamoud Al Harbi. Myftiu Tërnava, fillimisht parlamentarëve të Arabisë Saudite u uroi mirëseardhje e pastaj, në emër të popullit të Kosovës, në emër të BIK-së dhe në emrin e tij, falënderoi Mbretërinë e Arabisë Saudite, dhe sidomos Mbretin, për ndihmën, kujdesin dhe mbështetjen e vazhdueshme që ka treguar për Kosovën. Myftiu tha se Mbretëria e Arabisë Saudite, e edhe populli saudit, kanë qenë në vazhdimësi në përkrahje të popullit dhe shtetit të Kosovës. Mbretëria juaj ka dhënë një kontribut të madh edhe në procesin e njohjeve dhe integrimin e Kosovës në institucione ndërkombëtare, kontributi juaj është i madh sidomos në Konferencën Islamike dhe në Ligën Arabe, për se ne ju jemi mirënjohës. Myftiu, po ashtu, i njohu mysafirët edhe me historikun, arritjet dhe sfidat që kanë Bashkësia Islame dhe institucionet e saj: "Arabia Saudite, një kontribut të madhe ka dhënë edhe në rindërtimin e infrastrukturës së BIK-së, që qe shkatërruar gjatë luftës së fundit. Falë donacioneve tuaja, ne sot kemi një numër të konsiderueshëm të objekteve të rindërtuara. BIK ka marrëdhënie e bashkëpunim të mirë me Ministrinë e Çështjeve Fetare të Arabisë Saudite. Bashkëpunimi në mes dy popujve është i hershëm dhe jam i bindur që në të ardhmen do të njohë vetëm rritje në fusha të ndryshme" -tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Kryesuesi i delegacionit arab, Abdullah Hamoud Al Harbi, pasi falënderoi Myftiun për mikpritjen, u shpreh se janë të kënaqur me arritjet që ka shënuar Kosova në shtetndërtim, si dhe shprehën gatishmërinë e Asamblesë për të përkrahur Kosovën dhe për të thelluar bashkëpunimin me Kuvendin e Kosovës, e po ashtu edhe me institucione të tjera të vendit. Mysafirët arabë u interesuan për funksionimin e BIK-së e institucioneve të saj, për raportet e BIK-së me bashkësitë e tjera fetare dhe me institucionet e vendit, për se morën përgjigje nga Myftiu. *(R.Sh)*

## Myftiu, Naim Tërnava inspekton punimet në objektet fetare të Komunës së Deçanit



*Myftiu Naim Tërnava mbajti hydben e xhumasë në Junik*

Gajtë vizitës në komunën e Deçanit, më 2 maj, Myftiu Tërnava u prit nga kryetari i këshillit Besim Halilaj me bashkëpunëtorët. Me këtë rast Myftiu inspektoi punimet në xhaminë e Strellcit si dhe në finalizimin e punimeve të selisë së KBI-së. Më pastaj, Myftiu mbajti hytben e xhumasë, dhe nga minberi i xhamisë së qendrës në Junik, iu drejtua xhematit me përshëndetje dhe lutje drejtuar Allahut, për mirëqenien e tyre dhe të gjithë të tjerëve që kontribuuan që Islami të jetojë edhe sot pas 600 vjetësh në këto troje, duke u bërë ballë sfidave të ndryshme të kohës, nëpër të cilat ka kaluar popullata e këtyre anëve. Myftiu Tërnava porositi edhe të rinjtë që asnjëherë, për asnjë moment dhe për asnjë çmim, të mos bien pre e shërbimeve të huaja për të punuar kundër këtij vendi dhe kundër fesë. Gjithashtu të mos i harrojnë e t'i lënë anash zakonet dhe traditat e vjetra shekullore shqiptare, që janë të mira dhe që nuk bien ndesh me parimet islame. Ai gjithashtu i porositi ata që të jenë të kujdesshëm në zbatimin e fesë, e të mos e teprojnë. Të jenë të butë e të sjellshëm me familjet e tyre, me rrethin e ngushtë dhe me të gjithë shoqërinë, sepse këto janë porositë e Allahut dhe të dërguarit të Tij. Në fe nuk ka dhunë. Në fe nuk ka terror, në fe nuk ka ekstremizëm. Islami, në raport me dhunën, terrorin, agresivitetin, ekstremizmin - janë në dy kahe plotësisht të kundërta me njëri-tjetrin. Ai porositi që të jenë të kujdesshëm edhe në edukimin e brezave që vijnë pas nesh. -T'i japim domethënie jetës në këtë dynja. Dhuratë më të çmuar në këtë botë nuk ka, sesa të të begatojë Allahu me fëmijë. Ndaj tyre duhet të kemi shumë kujdes. Të bëhemi shkaktarë që ne t'u hapim shtegun që ta njohin dhe ta madhërojnë Allahun. Islami është fe e paqes, e cila e shoqëroi njeriun e parë që erdhi në këtë jetë. Është fe e shpallur tek të gjithë pejgamberët e Allahut xh.sh.. Islam do të thotë paqe. Islami e ka thirrur njeriun, e thërret dhe do ta thërrasë deri në ditën e Kiametit që ai të jetojë në paqe. Në paqe me Allahun, me njerëzit, me porositë e të Madhit Zot. Të gjithë ne e dimë se kush jemi, nga kemi ardhur, çfarë kërkojmë në këtë jetë, dhe çfarë do të bëhet me ne.

Jeta ka kuptim dhe vlerë vetëm atëherë kur në mendjen dhe shpirtin e njeriut, kalitet bindja në Zotin dhe porositë e Tij. Allahu xh.sh., siç shprehet në Kuran, krijoi vdekjen dhe jetën që të na sprovojë ne, se cili prej nesh është më vepërmirë. Kjo botë është vetëm një rrugë nëpërmes së cilës, me punë dhe veprime të hajrit, synojmë botën tjetër", - tha, ndër të tjera, Myftiu. Pas faljes së namazit të xhumasë, Myftiu Tërnava vizitoi edhe xhaminë e vjetër Çok në Junik, e ndërtuar më 1580, ku u njoh nga afër me gjendjen e saj, dhe konfirmoi se së shpejti do të fillojë restaurimi dhe konservimi i kësaj xhamie, ndër më të vjetrat në Kosovë. *(R.Sh.)*

### Kryesia e BIK-së miratoi Rregulloren për Mësimbesim dhe atë për Shërbimet e Varrimit

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ,në mbledhjen e mbajtur më 17 maj 2014, të kryesuar nga Myftiu Naim Tërnava, pas shqyrtimit, miratoi Rregulloren për Mësimbesim, me të cilën rregullohet çështja e mësimit fetar nëpër xhamitë dhe mektebet në Kosovë.



*Kryesia e BIK miratoi Rregulloren për Mësimbesim dhe atë për Shërbimet e Varrimit*

Kryesia, po ashtu, në këtë mbledhje, pas shqyrtimit hollësisht, miratoi Rregulloren për Shërbimet e Varrimit. Me këtë akt rregullohet shërbimi për të vdekurit nga ana e këshillave vendorë si dhe menaxhimi i varrezave. Në mbledhje Kryesia shqyrtoi edhe disa lëndë në përputhje me kompetencat e saj kushtetuese. *(R.Sh)*

### Myftiu Tërnava me kursistët e trajnimit "Ne Besojmë në Unitet së Bashku!"

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 16 maj ka pritur në selinë e kryesisë së BIK-së një grup të rinjsh nga 9 vende të BE-së, që po ndjekin në Prishtinë trajnimin "Ne Besojmë në Unitet së Bashku!", të organizuar nga organizata joqeveritare "Ligo Lex legis". Pasi u uroi mirëseardhjen në kryesinë e BIK-së, Myftiu Tërnava theksoi se është i nderuar që sot takon të rinjtë nga vendet e ndryshme të Evropës.

"Prania juaj në BIK për ne është e një rëndësie të veçantë, ngase ju keni rastin të njiheni nga afër me mënyrën e funksionimit të BIK-së dhe ne kemi rastin të dëgjojmë vizionin tuaj. Me ka lënë mbresë motoja juaj, mirëpo duhet ta keni parasysh që ne jemi të urdhëruar nga Zoti që të jetojmë së bashku. Ne si popull, mund të merremi model për kultivimin e paqes e mirëbesimit ndërfetar, historia e populli ynë nuk ka shënuar probleme e konfliktet me motive fetare" - u shpreh Myftiu Tërnava.



*Myftiu Tërnava me kursistët e trajnimit "Ne Besojmë në Unitet së Bashku!"*

Më tutje Myftiu tha se feja islame mëson e thërret për paqen, tolerancën, respektin e mirëkuptimin. Feja islame s'ka të bëjë asgjë me dhunën, mosdurimin e intolerancën. Ndërsa, duke folur për kontributin për angazhimin e BIK-së, Myftiu tha: "Bashkësia Islame e Kosovës në vazhdimësi ka kontribuar në kultivimin e paqes e tolerancës ndërfetare e ndërnanacionale. Ne si bashkësi kemi marrëdhënie të shkëlqyera me Kishën Katolike, kurse marrëdhënie relativisht të mira edhe me Kishën Ortodokse" . Në fund të bashkëbisedimit me të rinjtë nga vendet e BE-së dhe rajonit, Myfti theksoi dhe: "Kosova është pjesë e Evropës, kosovarët si popull janë të orientuar për BE, e ardhmja jonë e afërt është integrimi në BE". *(R.Sh.)*

### Kryesia e BIK-së organizon ligjëratë për imamët

Në sallën e Fakultetit të Studimeve Islame (FSI), më 19 maj, mbajti një ligjëratë Prof. dr. Xhasir Al Aude, njëherazi anëtar i Unionit Botëror të Dijetarëve Muslimanë, mbajti ligjëratë para një auditori të gjerë të imamëve. Në këtë ligjëratë fetare mernin pjesë imamë, kryetarë të këshillave të BIK-së dhe profesorë fushash e lëndësh mësimore të ndryshme. Në emër të Kryesisë së BIK-së, mysafirit mirëseardhje i uroi anëtari i Kryesisë së BIK-së, njëherazi drejtor për shtyp dhe veprimtari botuese, Ahmet ef. Sadriu, i cili prezantoi ligjëruesin dhe theksoi nevojën e rëndësinë e ligjëratës për jetën dhe sfidat me të cilat ballafaqohen muslimanët në këtë kohë. Në ligjëratën e tij me titull "Mekasid esh-sheria" Prof. Al Aude theksoi se tema ka një rëndësi tejet të veçantë, pasi po shtjellojmë peshën e qëllimit të Sheriatit mbi ixhtihadin dhe jetën bashkëkohore, edhe pse kjo është një temë e gjatë dhe e gjerë, për të cilën kanë kontribuar shumë dijetarë përgjatë historisë. Qëllimet e Sheriatit duhet të kuptohen në kuadër të shpjegimeve dhe realiteteve të reja që janë krijuar në kohën tonë, por gjithsesi duke u mbështetur në trashëgiminë dhe historinë islame, si model. Tashmë kjo është bërë lëndë që mësohet në fakultetet islame në përgjithësi mbi mendimin islam. Kjo shkencë, sipas tij, ndahet në disa pjesë, si shkalla e domosdoshmërive, e nevojave dhe komoditeteve



*Prof. Dr. Xhasir Al Aude gjatë ligjëratës*

(ose gjërave plotësuese), kurse domosdoshmëritë prapë ndahen në pesë aspekte kryesore: fenë, jetën, nderin, mendjen dhe pasurinë. Në fund, pjesëmarrësit shtruan disa pyetje, të cilave iu përgjigj Prof. Xhasir Al Aude dhe të gjithë atyre të rinjve që mbarojnë shkollat në vendet arabe, u drejtoi porosinë që të mos formojnë opinion ndaj botës në përgjithësi prej atje ku kanë mbaruar studimet, sepse secili vend ka specifikat e veta. Mendimi islam në Kosovë duhet të jetë nga prijësit dhe hoxhallarët vendorë dhe reformimi duhet të jetë nga brenda e jo me ide të importuara nga jashtë. "Këtu dua të theksoj" tha ai - se BIK si institucion ka kuadro që ndihmojnë dhe bartin misionin dhe perspektivën islame në këtë vend. Jo çdo mendim gjen zbatim në Evropë, sepse unë kam shëtitur pothuaj çdo vend të Evropës e Amerikës dhe pakicat islame këtu s'kanë nevojë kurrsesi për mendime të ngurta, të cilat neve si vende islame na kanë shkaktuar probleme dhe kokëçarje të mëdha". (R.Suma)

### Cikli i pestë i ligjëratave nga DG-ja

Duke filluar nga data 24. 04. 2014 deri më 28. 04. 2014, Departamenti i Gruas i BIK-së vazhdoi ligjëratat e rregullta nëpër xhamitë e Prishtinës. Në xhaminë e Emshirit u mbajt ligjërata me temën: "Vlera e leximit të Kuranit", nga Kadrie Dragusha-Ademi. Po atë ditë u mbajt ligjëratë edhe në xhaminë "Ebu Bekr es-Siddik" nga Aishe Gashi, e cila shtjelloi temën: "Hallalli dhe Harami" në xhaminë "Jusuf Qelebi" ligjëroi Vaxhide Podvorica - Bunjaku në temën: "Besimi në Kadanë dhe Kaderin". Në xhaminë e Fushës së Pajtimit ligjëratën e mbajti Besa Kçiku, e cila shtjelloi temën: "Frika dhe Shpresa", në xhaminë "Pavarësia" në temën "Përkushtimi ndaj prindërve" foli Fitore Dervishi, kurse në xhaminë "Kaderije" Sala Mehmeti mbajti ligjëratë në temën "Durimin". *(Hanife Kastrati)*



*Cikli i pestë i ligjëratave nga DG-ja*

## Telegram ngushëllimi

*Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, më 15 maj i ka dërguar një telegram ngushëllimi Kryeministrit të Republikës së Turqisë, Rexhep Tajib Erdogan, me rastin e tragjedisë në minierën Manisa. Më poshtë jepet telegrami i plotë i Myftiut Tërnava për Kryeministrin turk Erdogan.*

*Kryeministrit të Republikës së Turqisë*
*Ekselencës së tij Rexhep Tajib Erdogan*
*Ankara*
*TELEGRAM NGUSHËLLIMI*

*I nderuari Kryeministër, Erdogan!*
*Me dhimbje morëm lajmin tragjik për eksplodimin në minierën Manisa (Turqi Perëndimore), ku humbën jetën minatorët në krye të detyrës.*
*Në emër të Kryesisë së Bashkërisë Islame të Kosovës, organeve dhe institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, i nderuar Kryeministër, dëshiroj t'ju shpreh ngushëllimet tona më të sinqerta Juve, familjeve të viktimave dhe popullit mik të Turqisë.*
*Në këto momente të dhimbjes dhe pikëllimit në vendin Tuaj, dëshiroj të shpreh solidaritetin me Ju dhe popullin tuaj duke lutur Zotin që t'ju japë sabër e gajret, ndërsa viktimat t'i shpërblejë me Xhenet.*

*Me respekt,*
*K R Y E T A R I,*
*Myftiu, Mr. Naim Tërnava*

### DEKLARATË PËR OPINION

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, në mbledhjen e vet të rregullt, të mbajtur më 31 maj 2014, përveç tjerash debatoi edhe për tendencën e implikimit të disa të punësuarve të saj në fushatën elektorale për zgjedhjet e 8 qershorit.

Kryesia e BIK-ut edhe njëherë njofton opinionin e gjerë, se nuk përkrah, nuk mbështet e as nuk favorizon asnjë subjekt politik, koalicion, nismë qytetare apo kandidat për zgjedhjet nacionale. Për ne të gjitha subjektet politike janë të barabarta, ndërsa populli duke u bazuar në ndërgjegjen e tij, është ai që vendos përmes votës së lirë. Ndërkaq, implikimi i disa të punësuarve tanë në fushatë përmes mediave (Tv lokale) e rrjete sociale, në favor të një subjekti, liste a kandidati që tashmë janë në garë për Kuvendin e Kosovës, nuk paraqet qëndrimin zyrtar të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të saj. Veprimet e tilla konsiderohen shkelje e akteve normative të BI-së dhe si të tilla janë të sanksionueshme. Po ashtu, edhe njëherë ftojmë subjektet politikë për garë ferr, të qetë e të ndershme, por pa e politizuar fenë dhe objektet fetare për qëllime elektorale

### 14 nxënës nga Begraca bënë hatme

Janë 14 nxënës të cilët më 1 qershor (2014) përfunduan hatmen e Kur'anit tek hoxha Abedin ef.Osmani në fshatin Begrac të Kaçanikut. Në këtë solemnitet merrnin pjesë përfaqësues nga Kryesia e BIK-së, anëtar të Kuvendit të BIK-së, KBI të Kaçanikut, KBI të Ferizajt dhe shumë hoxhallarë e xhe-



*Nga manifestimi i hatmes së Kur'anit në Begrac të Kaçanikut*

matlinj nga rajoni. Në fjalën e tij si nikoqir imami Abedin Osmani tha se ndjehet shumë i lumtur që nxënësit me të cilit ka punuar sistematikisht po arrijmë që sot ta kurorëzojmë me sukses, duke mos veçuar edhe prindërit të cilët e kanë përkrahur në realizimin e këtij qëllimi. Në emër të Kryesisë së BIK-së një fjalë rasti mbajti mr. Rexhep ef.Suma i cili përcolli përshëndetjet e Myftiut të Republikës së Kosovës mr. Naim ef Tërnava i cili vazhdimisht ka përkrahur dhe mbështet mësim besimin në xhamitë anekënd Kosovës sepse vetëm kështu do të mund të kontribuojmë në ndërtimin dhe udhëzimin e gjeneratave të reja duke u mësuar fjalën e Allahut xh.sh. Në emër të KBI të Kaçanikut të pranishmit i përshëndeti Florim ef. Neziraj i cili shprehu përkrahjen dhe mbështetjen e KBI në Kaçanik që mësim leximi i Kur'anit të gjallërohet dhe të vazhdohet në çdo xhami. Një fjalë përshëndetëse mbajti edhe kryetari i KBI të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti dhe Fahri Shehu, kryetar i fshatit. Menduh ef. Rexha me zërin e tij karakteristik dhe të bukur përmbylli këtë eveniment kurse duan e hatmes e bëri Ali ef.Shehu. Në fund të gjithë të pranishmëve iu dhurua nga një certifikatë në shenj mirënjohje. Nxënësit që bënë hatme janë: Bleona Shehu, Edita Luzha, Iliriana Gashi, Arbenita Gashi, Blerta Gashi, Edona Gashi, Rina Gashi, Mergime Luzha, Nehat Shehu, Edona Luzha, Miran Shehu, Blerona Gashi, Hatixhe Zenuni dhe Fitore Hasaj. *(R.Suma)*

### Turniri në futboll i organizuar nga Departamenti i të Rinjve-BIK

Më 24.05.2014 Departamenti i të Rinjve i BIK-së organizoi turnir në futboll me Këshillat e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës.

Në këtë turnir morën pjesë njëzet ekipe.

KBI-Podujevë, KBI-Viti, KBI-Gjilan, KBI-Malishevë, KBI-Rahovec, KBI-Ferizaj, KBI-Mitrovicë, KBI-Lipjan, KBI-Kaçanik, KBI-Vushtrri, Medreseja "Alaudin" Prishtinë, KBI-Prizren, KBI-Shtime, KBI-Pejë, KBI-Obiliq, KBI-Skënderaj, KBI-Drenas, KBI-Prishtinë, KBI-Fushë Kosovë, dhe Kryesia e Bashkësisë Islame.

Pas zhvillimit të ndeshjeve në një atmosferë shumë vëllazërore vendi i parë i Takoi KBI të Prizrenit, vendi i dytë KBI të Malishevës dhe vendi i tretë KBI të Lipjanit. Golashënuesi më i mirë në këtë turnir u shpall Ali Berisha nga KBI-Prizren, ndërsa lojtari më fair play Sead Bahtiri Organizatorët e këtij turniri kishin paraparë edhe shpërblime për tri vendet e para, për golashënuesin më të mirë, si dhe për lojtarin më fair play. Shpërblimet ishin si në vijim:Golashënuesi më i mirë: Top të Futbollit,Lojtari më fair play: Pipi i referit

Vendi i parë: Medalje të arta, kupa e turnirit dhe 200 €, vendi i dytë medalje të argjendta dhe 150€ dhe vendi i tretë medalje të bronzta dhe 100€. Turniri filloi në ora 09:00 dhe u mbajt në fushën e sportit në M. M. "Alaudin" në Prishtinë. Ndeshjet i referoi profesori i edukatës fizike Njazi Ukshini. *(Fejsal Spahiu)*



*Kupa e turnirit*

### Fushatë kundër islamofobisë në Londër



Në hijen e shtimit të fushatave raciste dhe islamofobe, organizata "Bashkohuni kundër fashizmit" ka organizuar një konferencë në qendrën islame në Londër, ku merrnin pjesë personalitete fetare islame, të krishtera, hebraike dhe një numër politikanësh e përfaqësuesish të unioneve ndërkombëtare etj Pjesëmarrësit folën rreth fenomenit të rritjes së agresivitetit ndaj Islamit e muslimanëve dhe kërkuan që fushatat kundër racizmit dhe islamofobisë të zgjerohen. Në Londër është themeluar dhe një lob i ri, që mban emrin "Aleanca Mjaft" dhe që përkrah organizata islame dhe joislame, synimi i të cilave është përballja me ekstremizmin e djathtë dhe islamofobinë.

### Islami feja e dytë në Itali

Në Universitetin Niccolò Cusano në kryeqytetin Italian Romë, u mbajt një konferencë me titull: "Muslimanët në Itali", ku u diskutua për situatën e muslimanëve dhe marrëdhëniet e tyre me shtetin. Gjatë konferencës, imami i qytetit të Florences si dhe kryetari i Unionit të Bashkësive Islame në Itali, Izzedin Elzir, deklaroi se numri i muslimanëve ka arritur në një milion e shtatëqind mijë, gjithnjë sipas Qendrës Italiane të Statistikave Kombëtare (ISTAT). Ai deklaroi se muslimanët janë duke kontribuar në të ardhurat kombëtare të Italisë me 4-5%. Ata përfaqësojnë një kulturë civilizuese në shoqërinë italiane, mirëpo atyre u mungon një memorandum mirëkuptimi ligjor i pranuar nga shteti, edhe pse ligji dhe Kushtetuta parashikojnë lirinë e pakicave fetare.



Agostino Cilardo, ekspert i ligjit islamik në Institutin e Lartë për Studime Orientale në Napoli, deklaroi: "Kërkesa për një memorandum mirëkuptimi kërkon një përfaqësues të vetëm ligjor për të gjitha komunitetet islame, në mënyrë që të bëhet nënshkrimi me të si një palë e dytë e njohur nga të gjithë muslimanët, dhe kjo është që u mungon muslimanëve tani, prandaj ata duhet të angazhohen në këtë drejtim". Imami Izzedin Elzir tha: "Ne jemi pjesë e këtij vendi, sepse jemi italianë, mirëpo kemi besimin islam. Ne angazhohemi seriozisht për t'u integruar në vend, që të arrijmë sigurinë, gjë që do të ndikojë në sigurinë e muslimanëve në mënyrë implicite".

### Parulla naziste në xhaminë e shqiptarëve në ndërtim



Në kantierin ku është duke u ndërtuar një qendër e besimtarëve muslimanë shqiptarë në Payerne të Zvicrës janë shkruar parulla neonaziste dhe kryqe të thyera, simbole të nazizmit. "Ky është vetëm fillimi" mund të lexohet në njërën nga parullat, ndërsa në tjetrën bëhet fjalë edhe për "Natën e kristaleve", referim ky për aksionin nazist kundër hebrenjve në vitet '30 në Gjermani. Kryetarja e komunës së Payerne-s, Christelle Luisier, e ka dënuar ashpër këtë akt vandal. Ndërkohë pronarët e ndërtimit janë duke shqyrtuar mundësinë për të bërë kallëzim penal ndaj personave të panjohur. Edhe kryetarja e komunës i ka trimëruar ata për ta bërë këtë hap, pasi, skur ka thënë ajo, vandalizmi është veprim që gjykohet. Qendra e besimtarëve muslimanë ishte planifikuar të hapet gjatë kësaj vere, shkruan gazeta "La Libertè". Në kuadrin e saj është edhe një dhomë për lutje, që ka hapësirë për gjithsej rreth pesëdhjetë persona.

### Holand hap ekspozitën e Haxhit në Paris



Nën kujdesin e vetë Presidentit të Francës, Fransua Holand, dhe në praninë e tij, bashkë me një sërë intelektualësh arabë dhe të huaj, është hapur ekspozita e Haxhit në Institutin e Botës Arabe në Paris. Instituti në fjalë është themeluar në vitin 1980 dhe ka ardhur si fryt i bashkëpunimit në mes Francës dhe 22 vendeve arabe. Ekspozita është hapur me qëllim që të prezantojë të gjitha ritualet e Haxhit në vendet e shenjta. Aty ofrohen foto dhe video të vjetra të vendeve të shenjta, dorëshkrime, punime në baltë, mbulesa e Qabesë etj Ekspozita është hapur sot (e martë) dhe do të jetë e hapur deri në muajin gusht të këtij viti. Ajo konsiderohet si ekspozita e parë e këtij lloji në Paris.

## Hulumtim: Nxënësit fetarë janë më të zotët dhe më zemërgjerë

Një hulumtim i ri në Universitetin Shtetëror Gjerman ka rezultuar që fëmijët që besojnë në Zot, u japin më shpesh nevojtarëve diçka nga kuleta e tyre dhe, gjatë grindjeve në oborrin e shkollës, marrin qëndrim paqedashës. Hulumtimi rezultoi se 43% e fëmijëve që besojnë në Zot, me vetëbesim u japin nga kuleta e tyre nevojtarëve, kurse fëmijët që nuk besojnë në Zotë 26%. 72% e fëmijëve që besojnë në Zot, nuk e shohin një veprim në rregull bezdisjen dhe blasfemimin e një fëmije, kurse nga të tjerët afër 65%. Rreth 81% e fëmijëve që besojnë në Zot, nuk do të ishin të gatshëm në asnjë moment që në formë loje të godisnin ndonjë fëmijë tjetër, kurse nga ata që nuk besojnë, vetëm 76%.

## Bibla e vjetër: Krishti nuk ishte biri i Zotit, nuk është kryqëzuar

Bibla që mendohet të jetë e vjetër nga 1500 deri në 2000 vjet, e gjetur në Muzeun Etnografik në Ankara, thotë "Jezu Krishti nuk është kryqëzuar dhe nuk ka qenë i Biri i Zotit". Në këtë libër, që përmban Ungjillin e Bernabës, thuhet se në kryq ishte vënë Juda Eskariot, kurse Jezu Krishti ishte Profet dhe është dërguar i gjallë në Parajsë. Sipas një raporti në "National Turk", kjo Bibël është gjetur tek një grup trafikantësh, gjatë një bastisjeje në zonën e Mediteranit. Bazuar në raportet, ekspertët dhe njohësit e religjionit në Teheran, thonë se ky libër është origjinal. E shkruar me shkronja ari mbi lëkurë, në këtë Bibël, përmendet edhe ardhja e Profetit Muhamed, gjë që ndodhi 700 vjet më vonë. Bibla është e shkruar edhe në Ungjij të tjerë, si në ata të Lukës, Mateut, Markut dhe Gjonit, por duket se ky version po e shqetëson më së shumti Vatikanin. Çfarë do të ndodhë me të krishterët, që besojnë në faktet e dhëna më parë për "Birin e Shenjtë"? Autoritetet nga Vatikani kanë kontaktuar me ato turke, që ta marrin këtë Bibël për ta ekzaminuar në Kishë, mirëpo nuk kanë marrë ende ndonjë përgjigje.



## Të rinjtë britanikë përqafojnë Islamin

Një studim britanik i kohëve të fundit, tregoi një rritje të theksuar të numrit të muslimanëve në Mbretërinë e Bashkuar përgjatë gjashtë viteve të shkuara, kur muslimanët janë rritur me 37%, ndërkohë që numri i xhamive ka mbërritur në 1500. Instituti britanik Gatestone thekson se konvertimi në Islam në UK bëhet në mënyrë të rregullt; për çdo muaj në muslimanë konvertohen me qindra anglezë. Si në burgje, ashtu dhe në shkolla, konvertimi në muslimano është shndërruar në një fenomen. Gjatë një vizite të një ekipi nga Alxhazira nëpër xhamitë dhe qendrat islame në UK, u vu re prania e një numri të madh fëmijësh dhe të rinjsh anglezë të konvertuar në muslimanë. Gazetarët u takuan me vajzën e Loren Both, motrën e bashkëshortes të ish-Kryeministrit Blair, e cila ka përqafuar Islamin. Aleksandra është 12 vjeçe dhe ka përqafuar Islamin gjatë Ramazanit të shkuar. Ajo tregon se falet dhe lutet me mamin e saj, duke shtuar se e ëma ndihet më e qetë që kur ka përqafuar Islamin. Aleksandra thotë se e ëma e merr me vete në konferenca dhe seminare të ndryshme rreth Islamit dhe kjo gjë e ka ndihmuar që të njohë më thellë këtë fe dhe vetë muslimanët. Ajo shprehet se ka mësuar dashurinë për Zotin dhe se shqiptimi i Shehadetit ka qenë një moment magjik për të, dhe kjo gjë e ka bërë të ndihet e qetë. Ajo shton se, kur e ka shqiptuar shehadetin, ka marrë frymë thellë dhe i është dukur sikur fluturonte. "Yes, I did it, I did it!" - thotë Aleksandra. Katërmbëdhjetëvjeçari Xhorxh Rendef, me origjinë në Suedia, tregon se i dëgjonte debatet rreth Islamit, por nuk u kishte kushtuar kurrë vëmendje. Ai tregon se më parë i pëlqenin minaret dhe se interesimi për Islamin i kishte lindur pasi i ati kishte kaluar me punë në Abu-Dabi (Abu Dhabi). Ai thotë se jeta e tij kishte ndryshuar që kur kishte vënë re lidhjet e forta në mes familjeve dhe respektin që tregohej për farefisin. "Kam qenë i dhënë pas fotografimit dhe më pëlqente të fotografoja edhe minaret. Kur e kam dëgjuar për herë të parë ezanin, më pushtoi një ndjesi e çuditshme. E pyeta babanë për këtë dhe ai më tha se është diçka momentale, por që nuk e shoi kureshtjen time. Pyeta kolegun tim në klasë, Abdullahun, dhe ai më ndihmoi që të kuptoja më shumë rreth Islamit, duke kërkuar të dy në internet. Vendosa të përqafoj Islamin dhe këtë ua thashë dhe prindërve, të cilët nuk më kundërshtuan, por më kërkuan që thjesht të thellohem pak më shumë. Një muaj më parë pranova Islamin në Londër". Shela 15 vjeçe tregon se Islami është dashuria e vërtetë dhe se ai "Nuk është një gotë që ngrihet me fund, as një moment pasioni i shthurur dhe as një qese drogë që shitet rrugëve". *(R. Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | FEJA JONË | KRYETARI I BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, TERNAVA (SHQ.) | SABËRLI | DHOMA TRADIC-IONALE E BURRAVE | NATIONAL INTERNET REGISTRY | MORALI | Z.E. | 1 ROMAK | BESË-LIDHËS | | AKTORI, KËNGËTARI, MUZIKTARI, PIKTORI, SHKRIMTARI | SHTËPIZA E BARINJVE NË MAL | SHTETI ME MË SË SHUMTI BANORË | KOPJIMET |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| SHTETI ME MË SË SHUMTI MUSLIMANË | | | | | | | | | | LLOJ RRIPI QË LIDHET NË KRAHË / KLIMA, MJEDISI | | | | |
| BANORE E NJË SHTETI ISLAM | | | | | | | | LARTËSIM / SH.N.S. | | | | | | |
| AI QË LUAN ME LIRË (VEGËL MUZIKORE) | | | | | | | DJALLI / GRUP DJAKU | | | | | | | |
| SHOK (FR.) | | | | ZEMËRATA | LLOJ ZOGU KËNGËTAR (SH.SHQ.) / KELVINI | | | | | | | | | |
| LËVIZJET E PJESËVE TË FYTYRËS | | | | | | | KRIJOI ATY PËR ATY | | | | | | ZANORE / FOTO (AI QË THËRRET EZANIN) | |
| ENERGJIA | | TUNIZIA / MUAJI I AGJËRIMIT | | | | | | | | TEMPI | | 2000 ROMAK / NDIKIM NË FORMIM | | |
| | ROBOT ALCHEMIC DRIVE / PARADAT | | | | | | | | | | SY (ANG.) / EMËR MASHKULLI ISLAM | | | |
| UDHËHEQJE | | | | | | | | | | ZAKON | | | | |
| AMERICI | | | NJ / SEKTET E VEÇANTA | | | | | | | BUS UPGRADE ZONES | | | | SHENJË PIKËSIMI |
| KËSTI MUJOR I PAGESËS | | | | | | | | | | KLUB | | | | |
| PA FRE I SHPENGUAR | | | | | | | | | | FEJA | | | | |
| KALË ME QIME TË ZEZE | | | | | | | | | | PËREMËR PRONOR | | | KALIUMI / PERIUDHA E FUNDIT E KOHËS SË GURIT | |
| MIRË, OK | | | | VARIANT I EMRIT YMER (SHQ.) | PUNË ME LIMË | INDUKSIONI | | EMËR MASHKULLI | E MADHE (HUAJ.) | ZOTI / NJËSI E VJETËR PESHE | | NATRIUMI / PËRPUTHJA E VARGJEVE | | |
| LITRI | | SHTET AMERIKANO-JOGUR / NËNË | | | | | DUA (LAT.) / FEDERATION TRADE UNITS | | | | NOTË MUZIKORE / SEKONDA | | | LUMI MË I GJATË NË BOTË |
| KRYEHOXHA | | | | | | GRUP I NDARË NJERËZISH / KALI I SHALËS | | | | | | | | |
| SHKENCË EKZAKTE | | | | | | | | | | | 1051 ROMAK / ZOTËRON | | | |
| E DREJTË | | | | | | | | | | GATI TË BINDEM / TONI | | | | |
| TAKSA | | | | | | | VLERËSIMI SHIFROR I NXËNËSIT | | | | | TITANI | | |

